Teksti i librit:

NJË FUND DHE NJË FILLIM
Vëzhgime mbi letërsinë dhe kulturën shqiptare bashkëkohore

nga
Robert ELSIE
(Përktheu nga anglishtja Abdyrrahim Myftiu)

botuar nga
shtëpia botuese Globus R, Tiranë 1995
shtëpia botuese Buzuku, Prishtinë 1995

PASQYRA E LËNDËS

Rrahman Dedaj
*Poezi* (Tiranë 1989)
Neshat Tozaj
*Thikat* (Tiranë 1989)
Sabri Hamiti
*Vetëdija letrare* (Prishtinë 1989)
Adem Demaçi
*Gjarpinjtë e gjakut* (Prishtinë 1990)
Natasha Lako
*Natyrë e qetë* (Tiranë 1990)
Agim Vinca
*Orët e poezisë* (Prishtinë 1990)
Ismail Kadare
*Broken April* [= Prilli i thyer] (New York 1990)
Dritëro Agolli
*Splendeur et décadence du camerade Zulo* [= Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo]
(Paris 1990)
Ismail Kadare
*Dosja H* (Tiranë 1990)
Martin Camaj
*Selected Poetry* [= Poezi e zgjedhur] (New York 1990)
Ismail Kadare
*The General of the dead army* [= Gjenerali i ushtrisë së vdekur] (New York 1991)
Migjeni
*Chroniques d'une ville du Nord, précédé de: L'irruption de Migjeni dans la littérature albanaise par Ismaïl Kadaré* [= Kronikat e qytetit të Veriut, bashkë me: Ardhja e Migjenit në letërsinë shqipe] (Paris 1990)
Ismail Kadare
*Ftesë në studio* (Tiranë 1990),
*Printemps albanais. Chronique, lettres, réflexion*s. [= Pranvera shqiptare. Kronikë, këmbim letrash, përsiatje] (Paris 1991),
*Nga një dhjetor në tjetrin. Kronikë, këmbim letrash, përsiatje* (Paris 1991)
Rexhep Ismajli (red.)
*Poezia e sotme arbëreshe* (Prishtinë 1990)
Ismail Kadare
*Përbindëshi* (Tiranë 1991),
*Le monstre* [= Përbindëshi] (Paris 1991)
Ismail Kadare
*Pesha e kryqit* (Paris 1991),
*Invitation à l'atelier de l'écrivain suivi de Le Poids de la croix* [= Ftesë në studion e shkrimtarit, bashkë me Pesha e kryqit] (Paris 1991)
Xhevahir Spahiu
*Kohë e krisur* (Tiranë 1991)
Shaip Beqiri
*Sfida e gjeniut. Kadare, ekzili, Kosova* (Prishtinë 1991)
Arshi Pipa
*Contemporary Albanian literature* [= Letërsia bashkëkohore shqiptare] (Boulder 1991)
Kasëm Trebeshina

*Stina e stinëve* (Prishtinë 1991)
Gjergj Fishta
*Lahuta e malsisë* (Romë 1991)
Pal Duka-Gjini
*Jeta dhe veprat e Gjergj Fishtës* (Romë 1992)
Besnik Mustafaj
*Un été sans retour* [= Vera pa kthim] (Arles 1992)
Ismaïl Kadaré
*La Pyramide* [= Piramida] (Paris 1992)
Ferdinand Laholli
*Mjaft ky paradoks i hidhur* (Tiranë 1992)
Fatos Arapi
*Ne, pikëllimi i dritave* (Tiranë 1993)
Ali Podrimja
*Buzëqeshja në kafaz. Das Lächeln im Käfig* (Klagenfurt 1993)
Visar Zhiti
*Kujtesa e ajrit* (Tiranë 1993)
Zejnullah Rrahmani
*Udhëtimi arbdhetar* (Prishtinë 1992)
Jorgo Bllaci
*Zërat e natës* (Tiranë 1993)
Ismaïl Kadaré
*Clair de lune* [= Natë me hënë] (Paris 1993),
*La Grande Muraille, suivi de Le Firman aveugle* [= Muri i Madh, bashkë me Qorrfermani] (Paris 1993)
Lazër & Josef Radi
*Muret e muzgut* (Tiranë 1993)
Dritëro Agolli
*Pelegrini i vonuar* (Tiranë 1993)
Rexhep Qosja
*La mort me vient de ces yeux-là* [= Vdekja më vjen prej syve të tillë] (Paris 1994)

4. Në Kosovë: kryeqyteti dhe letërsia

- Një ditë në Prishtinë. Rrëfim i një mysafiri (1991).
- Një kulturë - dy realitete. Rëndësia e letërsisë kosovare për Shqipërinë (1993).

5. Shënime për autorin

# PARATHËNIE

*Izolimi shumëvjeçar i Shqipërisë dhe veçanërisht sundimi surrealist gjysmëshekullor i Partisë së Punës së Shqipërisë gjithmonë vigjilente, pati pasoja shumë negative për këmbimet intelektuale e kulturore. Në Shqipëri, këto vite të gjatë e të errët krijuan një mungesë të madhe njohjesh objektive për botën e jashtme, ndërsa në botën perëndimore ato krijuan një mungesë po aq të madhe informacioni për Shqipërinë, një vend i cili për shumicën e njerëzve kishte pushuar se ekzistuari, deri sa dhjetra mijëra refugjatë papritur dolën në brigjet e Italisë jugore në 1991.*

*Ky vëllim përmban një përzgjedhje punimesh kritike kushtuar letërsisë dhe kulturës bashkëkohore shqiptare, që megjithëse e parë nga unë në distancë, shpresoj të jetë e qartë. Shumica e tyre u botuan për herë të parë në periodikun letrar amerikan 'World Literature Today' (Letërsia Botërore Sot). Kjo revistë me influencë, fillimisht e titulluar 'Books Abroad' (Librat në Botë), u themelua në Sh.B.A. në 1927. Ajo botohet katër herë në vit nga Universiteti i Oklahomës, dhe sot konsiderohet si periodiku kryesor për reçensat e letërsisë bashkëkohore, që përmban 'belles lettres' në tërë gjuhët kryesore të botës, si dhe në shumë gjuhë të tjera.*

*Anthony Klançar (1942), Anton Logoreci (1956) dhe Arshi Pipa (1970) ishin të parët që botuan në 'World Literature Today' artikuj të shkurtër për letërsinë shqiptare, por materiali i tyre dhe reçensat herë pas here për librat nuk ishin të mjaftueshme sa për të informuar lexuesin e huaj rreth zhvillimeve aktuale në kulturën e shkruar shqiptare. Qëllimi kryesor i ndihmesës sime ka qenë që nëpërmjet këtij periodiku të jepja njohuri mbi letërsinë dhe kulturën shqiptare në arenën ndërkombëtare.*

*Duhet të theksohet që në fillim se artikujt dhe reçensat e përfshira në këtë vëllim nuk janë shkruar për shqiptarët, por për lexuesin e huaj pa asnjë njohje mbi Shqipërinë dhe kulturën e saj. Kështu që për lexuesin shqiptar, libri mund të ketë dhe një sasi informacioni të tepërt e përsëritje ndoshta të panevojshme. Unë preferova t'i le artikujt dhe reçensat në formën e tyre origjinale, të shkruara në një periudhë prej dhjetë vjetesh nga 1985 deri në 1994, dhe këto jo për të provuar durimin e lexuesit shqiptar.*

*Ndonëse shumë nga këto punime qarkulluan midis shkrimtarëve dhe intelektualëve shqiptarë kur u botuan, vetëm pak prej tyre u ribotuan në kohën e diktaturës dhe ato që u përkthyen e u botuan te 'Drita' ishin 'të shkurtuara' për arsye të njohura.*

*Duke vezhguar përmbledhjen e tanishme të reçensave letrare, lexuesi shqiptar mund të pyesë se pse janë zgjedhur këto vepra dhe jo të tjera. Unë nuk mund të jap një përgjigje të kënaqshme. Një kusht i caktuar nga vetë periodiku thotë se mund të reçensohen vetëm punime aktuale të botuara brenda vitit. Kjo është dhe arsyeja që shumë vepra, p.sh. romane të Ismail Kadaresë, janë paraqitur vetëm si përkthime. Përgjithësisht, unë gjithmonë jam përpjekur t'i paraqes lexuesve perëndimore vepra të letërsisë shqiptare, të cilat mund të përfaqësojnë vetë kulturën shqiptare. Megjithatë, librat e reçensuara këtu janë vetëm një përzgjedhje ndër shumë të tjera që mund të merreshin.*

*Me përmbysjen e komunizmit në Evropë, 'World Literature Today' ia kushtoi numrin e saj të pranverës 1991 temës: 'Letërsia dhe revolucioni në Evropën lindore'. Përveç artikujve mbi zhvillimin e letërsisë në Estoni, Letoni, Lituani, Poloni, Çekosllovaki, Hungari, Rumani, Bullgari, Jugosllavi dhe Gjermaninë Lindore, ishte përfshirë dhe një artikull për letërsinë shqiptare. Ky artikull, i titulluar 'Evolucioni dhe revolucioni në letërsinë e sotme shqiptare' ofron të parin vështrim më të zgjeruar të letërsisë shqiptare të botuar në anglisht, që prej Luftës së Dytë Botërore.*

*Përveç artikullit hyrës dhe pesëdhjetë e dy reçensave letrare, kam përfshirë edhe dy shkrime të shkurtra, ndoshta me karakter subjektiv, mbi gjendjen në Kosovë, një tragjedi që na bren shpirtin të gjithëve.*

*Si përfundim, do të doja të falënderoja ata që më kanë ndihmuar gjatë viteve të*

*shkuara në përpjekjet e mia për t'i paraqitur mbarë botës anglishtfolëse letërsinë dhe kulturën shqiptare. Veçanërisht, do të falënderoj Flutura Grevën, muzën shpirtmirë të Lidhjes së Shkrimtarëve në Tiranë, e cila më ndihmoi vazhdimisht të siguroj librat dhe materiale të tjera. Po kështu do të përmend ndihmën konkrete për përgatitjen e dorëshkrimit të Petraq Marangos, Rudolf Markut dhe Visar Zhitit.*

Robert Elsie
Pranverë 1994

Evolucioni dhe revolucioni
në letërsinë e sotme shqiptare

*Tehut të shpatës kemi ecur rrufe*
*Pastaj shpata ka ecur mbi ne*

Xhevahir Spahiu

Formimi i një kulturë letrare në Shqipëri kurrë nuk ka qenë një punë e lehtë, megjithëse nuk kanë munguar përpjekjet artistike apo shtysat krijuese. Rrjedha, shpesh e turbullt e historisë shqiptare, ka bërë që sythet e letërsisë shqiptare të ngrijnë e të mos çelin lule, dhe fidanët e kulturës intelektuale të priten që në rrënjë.

Letërsia e vjetër shqipe e shekujve të gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë, e përqëndruar kryesisht në tema biblike, përkthime fetare dhe tekste lutjesh (me fillesë *Meshari* i Gjon Buzukut më 1555), mund të kishte shërbyer si themel për krijimtari letrare në periudhën e Kundër-Reformacionit nën patronazhin disi të dyshimtë të Kishës Katolike, po të mos ngriheshin flamujt e fesë Islame në horizontin lindor. Kolonizimi osman i Shqipërisë, i nisur qysh më 1385, e ndau vendin në tri sfera kulture, në të vërtetë të pavarura prej njëra-tjetrës: 1) traditat kozmopolite të Orientit Islam, që përdornin si mjet shprehjeje në fillim turqishten, persishten e arabishten dhe më pas shqipen në një letërsi *Aljamiado* të stilizuar, në formën e poezisë së ashtuquajtur të *Bejtexhinjve*; 2) trashëgimia e zgjatur bizantine e Ortodoksisë greke në Shqipërinë e Jugut, që krijoi një numër veprash fetare e didaktike me alfabetin grek në shekullin tetëmbëdhjetë; 3) zgjimi i kulturës dhe i letërsisë së Arbëreshëve në Italinë e Jugut, i ushqyer nga një klimë më e favorshme shoqërore, politike dhe ekonomike dhe nga trualli pjellor intelektual i qytetërimit italian.

Themelet e qëndrueshme të një letërsie kombëtare shqipe u hodhën përfundimisht në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë me lindjen e lëvizjes kombëtare, e cila luftonte për mëvehtësinë e Shqipërisë nga Perandoria e kalbur osmane. Letërsia e kësaj periudhe të zgjimit kombëtar, të quajtur *Rilindje*, ishte një letërsi e nacionalizmit romantik dhe ajo na jep një çelës të shkëlqyer për të kuptuar mendësinë shqiptare, madje, edhe të ditëve të sotme. Sikundër ka ndodhur shpesh në historinë e letërsisë shqiptare, shkrimi në shqip, vetëvetiu ka përbërë një akt sfide kundër atyre fuqive të huaja që e sundonin vendin ose mbizotëronin në kulturën e tij. Porta e Lartë e shihte pjesën më të madhe të veprimtarisë kulturore e arsimore shqiptare si veprimtari subversive, ndoshta me të drejtën, dhe prandaj e pa të arsyeshme të mos lejojë shkolla në gjuhë shqipe dhe botime librash e organesh shtypi në shqip. Duke mos patur mundësi për t'u shkolluar në gjuhën amtare, vetëm një numër i pakët shqiptarësh patën mundësi për të kapërcyer pengesat për krijimtari letrare dhe veprimtari intelektuale.

Në fillim të shekullit të njëzetë institucionet arsimore katolike të ngritura nga Françeskanët dhe Jezuitët në Shkodër, nën kujdesin e *Kultusprotektorat*-it austro-hungarez, çanë rrugën për krijimin e një elite intelektuale në Shqipëri, e cila, hodhi farën e një letërsie më të kultivuar, kryesisht në poezi. Pikën kulmore të letërsisë shqiptare para Luftës së Dytë Botërore e gjejmë në veprat e Atit të talentuar françeskan Gjergj Fishta (1871-1940), dikur u ngritur lart si poet kombëtar i Shqipërisë, edhe pse nga viti 1945 deri në vitin 1990, për arsye më fort politike se sa letrare, u la jashtë Parnasit shqiptar.

Është fakt se mbarë letërsia e Shqipërisë së paraluftës u fshi nga revolucioni politik që u krye në këtë vend gjatë dhe pas Luftës së Dytë Botërore, për t'u zëvendësuar nga një letërsi thellësisht socialiste e proletare, që mbeti gjithmonë në hapat e para të fëminisë. Megjithatë, ministri i parë i arsimit dhe kulturës në Shqipërinë 'e Re', Sejfulla Malëshova (1901-1971), i vetëquajtur 'poet rebel', me pseudonimin Lame Kodra, ndoqi një rrugë relativisht liberale, me qëllim që të nxiste bashkimin e shkrimtarëve e të forcave jokomuniste me strukturat e reja të

pushtetit. Por suksesi i tij qe i kufizuar, pasi pas pak kohe ai pësoi katastrofën e 'oportunistit' dhe u eliminua nga Enver Hoxha (1908-1985) në luftë për pushtet më 1946. Malëshova, për çudi, mbeti gjallë pas rënies. Ky idealist i majtë, që dikur kishte qenë anëtar i Komintern-it, e kaloi pjesën e mbetur të jetës në internim si magazinjer i thjeshtë në qytetin e Fierit, ku, për vite me radhë, as edhe një banor i vetëm nuk guxoi të flasë me të. Nuk pati kontakt tjetër shoqëror, përveç lojës së futbollit me fëmijët. Kur ndokush afrohej, ai mbyllte buzët me gishtërinj, se ishte betuar që të mos fliste tërë jetën, për të mbetur gjallë. Malëshova vdiq nga apendisiti në vetmi të plotë.

Një fat të tillë ose edhe më të keq patën shumë nga ata shkrimtarë dhe intelektualë që nuk kishin mundur të largoheshin nga vendi më 1944. Shkrimtarët katolikë nga Veriu ishin, natyrisht, të parët që u eliminuan nga regjimi i ri: poeti Lazër Shantoja (1892-1945) u pushkatua në pranverë të vitit 1945; poeti Bernardin Palaj (1894-1947) vdiq në burg në Shkodër aty nga viti 1947; Vinçenc Prennushi (1885-1949), poet, folklorist dhe Arqipeshkop i Durrësit, u keqtrajtua në burgun e Durrësit ku vdiq në mars 1949; Ndoc Nikaj (1864-1951), shpesh i quajtur si babai i prozës shqipe të shekullit të njëzetë, u arrestua më 1946 në moshën tetëdhjetedy vjeçare me akuzën absurde se gjoja ishte përpjekur 'që të rrëzonte pushtetin me dhunë' dhe vdiq në burgun e Shkodrës pesë vjet më pas. Por shtypjes nuk iu nënshtruan vetëm katolikët. Dramaturgu Kristo Floqi (1873-1951) vdiq më 1951 pas disa vjetësh burgimi. Shkrimtari i talentuar i prozës së shkurtër Mitrush Kuteli (1907-1967), emri i vërtetë i të cilit ishte Dhimitër Pasko, u dënua me pesëmbëdhjetë vjet burg dhe kaloi të paktën tre vjet në burgun e Tiranës e pastaj u dërgua me punë të detyrueshme në kënetën famëkeqe të Maliqit afër qytetit të Korçës. Me të në Tiranë ishte Andrea Varfi (l. 1914), që më vonë u shpall si autor klasik i fillimeve të realizmit socialist. Romancieri dhe veterani i Luftës Civile të Spanjes Petro Marko (1913-1991) qëndroi në burgun e Tiranës nga viti 1947 deri më 1950, ku shpesh dhe e mbajtën varur për hekurash.

Enver Hoxha i shihte me dyshim të thellë shkrimtarët dhe intelektualët dhe kështu mbeti deri në fund të jetës. Ajo liri intelektuale, që për ironi të fatit, kishte ekzistuar para lufte gjatë diktaturës së Zogut dhe gjatë pushtimit italian, mori fund plotësisht. Partia kërkonte një nënshtrim absolut ndaj saj. Mjeti më i thjeshtë për të eliminuar shkrimtarët e dyshimtë ishte heqja e të drejtës dhe e mundësisë së botimit. Për rrjedhojë, shumë pena të talentuara iu kthyen nga halli përkthimit. Për poetin panteist Lasgush Poradeci (1899-1987), klasik i shekullit të njëzetë, thuhet se më fort ishte gati të thyente lapsin e ta bënte copë e çikë, se sa të shkruante "si duan ata". Në vend të saj ai përktheu Bërnsin, Pushkinin, Ljermontovin, Gëten, Hajnen dhe Brehtin deri sa vdiq në varfëri të plotë. I nderuari Petro Zheji (l. 1929), baba shpirtëror i një brezi të tërë intelektualësh shqiptarë, është përkthyes i admiruar i Aragonit, Servantesit, Asturiasit, Gonçarovit dhe Shashas, por atij nuk iu dha kurrë mundësia e botimit për krijimet e veta të përshkuara nga fryma e simbolizmit. Jusuf Vrioni, përkthyesi i talentuar i Kadaresë në frëngjisht, për shkak të origjinës së tij aristokratike kaloi mbi dhjetë vjet në burg para se të lejohej për të punuar.

Një numër i vogël shkrimtarësh të paraluftës arritën të përshtateshin. Sterjo Spasse (1914-1989), nga fshatrat e Liqenit të Prespës, fillimisht doli me romanet *Pse?!* (1935) ku ndihet theksi thellësisht nihilist dhe *Afërdita* (1944) me dilemën e intelektualit të ri në një shoqëri të prapambetur fshatare. Ai shkroi më tej prozë në frymën e realizmit socialist, por kurrë nuk botoi diçka bindëse për të. E njëjta mund të thuhet edhe për satirikun Nonda Bulka (1906-1972).

Përndjekja e intelektualëve - sidomos e atyre që kishin qenë jashtë vendit para vitit 1944 - dhe shkëputja nga mbarë tradita e njëmendët kulturore krijuan në Shqipëri një zbraztësi letrare e kulturore, që zgjati deri në vitet gjashtëdhjetë, rrjedhojat e së cilës mund të ndjehen ende sot. Askush nuk do ta dijë me saktësi se sa shkrimtarë dhe artistë të talentuar u dërguan për të bërë punë të rëndomta fizike në degët e rënda të industrisë ose u syrgjynosën përgjithmonë nëpër provinca, në fshatra të thella malore, pa kurrfarë shpresë për t'u kthyer.

Gjatë viteve pesëdhjetë, me hyrjen e Shqipërisë në bllokun sovjetik filluan të hyjnë e të imitohen me servilizëm modelet letrare sovjetike. Në fakt, poezia, tregimet e shkurtër dhe romanet e krijuar nga brezi i parë i shkrimtarëve shqiptarë të pasluftës, në pjesën më të madhe, nuk ishin fare botime letrare. Për nga natyra ato ishin shtysa politike dhe edukative të rregjimit, shpesh deri aty sa tingëllonin didaktike. Patriotizmi dhe bindjet 'e drejta' politike çmoheshin shumë më tepër se niveli letrar. *Lumi i vdekur* (Tiranë 1965) i Jakov Xoxës (1923-1979) nga Fieri, një nga veprat e rralla me meritë letrare të kësaj periudhe, pati marrë si model romanin rus *Doni i Qetë* (rusisht *Tihij Don*, 1928) të Mihail Shollohovit (1905-1984), kurse romani i tij *Juga e Bardhë* (Tiranë 1971) romanin *Tokat e çara* (rusisht *Podnjataja celina*, 1932) të po të njëjtit autor rus. *Një vjeshtë me stuhi* (Tiranë 1959) i Ali Abdihoxhës (l. 1923) ishte tej e tej një imitim i romanit *Garda e re* (rusisht *Malladaja Gvardija*, 1946) të Aleksandër Aleksandroviç Fadejevit (1901-1956). Ndër shkrimtarët e tjerë përfaqësues të kësaj periudhe të letërsisë shqiptare ishin Dhimitër S. Shuteriqi (l. 1915) nga Elbasani, tani historian i njohur i letërsisë; Shefqet Musaraj (1914-1986) nga krahina e Vlorës; Fatmir Gjata (1922-1989) nga Korça; si dhe poetët Aleks Çaçi (1916-1989), Mark Gurakuqi (1922-1977), Luan Qafëzezi (l. 1922) dhe Llazar Siliqi (l. 1924), por asnjëri prej tyre nuk arriti të dëshmojë talent të veçantë, qoftë për mungesën e tij, qoftë si pasojë e sugjerimeve të vazhdueshme të kuadrove partiake.

Shkrimtarët e viteve pesëdhjetë dhe fillimit të viteve gjashtëdhjetë e filluan punën nga hiçi. Ata gjetën frymëzim, në se u frymëzuan ndonjëherë, nga patosi revolucionar dhe nga ndjenja se ishin pikërisht ata brezi i parë i një letërsie të re dhe i një Shqipërie të re. Lidhja midis kësaj letërsie dhe politikës marksiste tani u çimentua fort. Besnikëria politike ishte me rëndësi thelbësore për ata që donin të mbijetonin. Shkrimtarët nxiteshin për t'i përqëndruar gjithë energjitë e tyre krijuese në tema të veçantë si 'Lufta Nacionalçlirimtare', heroizmi në rindërtimin e vendit dhe hapat e sigurta në ndërtimin e socializmit. Temat pa ndonjë vlerë praktike edukative në kuptimin marksist u konsideruan të huaja e tabu. Ky qëndrim vazhdoi i tillë deri në fund të diktaturës. 'L'art pour l'art' as që mund të mendohej në Shqipëri. Realizmi socialist u dha shkrimtarëve mjetet për të krijuar, por duke u absolutizuar si vlerë, ai nuk u lejonte rrugë të tjera. Për rrjedhojë, një pjesë e madhe e shkrimeve që vërshuan në vitet pesëdhjetë dolën përgjithësisht shterpë dhe jashtëzakonisht konformiste. Temat dhe subjektet e kësaj kohe erdhën duke u përsëritur, kurse përherë e më shpesh lexuesi po ushqehej me një lugë të madhe tekstesh të papërpunuar e pa kurrfarë stili. Më të rëndësishme se vlerat estetike konsideroheshin edukimi politik dhe ndezja e ndjenjave patriotike të masave. Madje, ranë në shkallën më të ulët edhe elemente të tillë formal të kritikës si larmia dhe pasuria e leksikut dhe e strukturës së tekstit për t'i dhënë përparësi patriotizmit dhe idesë politike.

Një farë kthese u shënua në vitin e stuhishëm 1961, kthesë që, nga njëra anë, shënoi shkëputjen politike nga Bashkimi Sovjetik - e kësisoj edhe nga ndikimi letrar sovjetik - dhe, nga ana tjetër, dëshmoi botimin e një numri vëllimesh që përvijuan një prirje të re, sidomos në poezi: *Shekulli im* nga Ismail Kadare; *Hapat e mija në asfalt* nga Dritëro Agolli dhe, një vit më pas, *Shtigje poetike* nga Fatos Arapi. Është ironike që ndërsa Shqipëria ishte shkëputur nga Bashkimi Sovjetik gjoja për të shpëtuar socializmin, shkrimtarët kryesorë shqiptarë, të shkolluar në vendet e bllokut lindor, përfituan nga kjo shkëputje për t'u ndarë jo vetëm nga modelet sovjetike, por edhe nga vetë realizmi socialist. Përpjekja për të zgjeruar horizontin dhe gamën e letërsisë në kërkim të së resë shpuri vetëvetiu në një debat të fortë letrar dhe natyrisht politik deri në mbledhjen e Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë më 11 korrik 1961. Ky debat, që u drejtua jo vetëm nga shkrimtarë, por edhe nga figura udhëheqëse të partisë e të shtetit, u pasqyrua dhe u botua në gazetën letrare *Drita* dhe tërhoqi vëmendjen e publikut të gjerë pas Kongresit të katërt të Partisë, që u mbajt në fillim të vitit. Në debat u kritikuan shkrimtarë të brezit të vjetër, si Andrea Varfi, Luan Qafëzezi dhe Mark Gurakuqi, të cilët ishin vënë në përkrahje të standardeve të ngurta poetike dhe traditave të ngulitura të letërsisë socialiste shqiptare dhe ishin ngritur kundër elementeve të rinj sikundër

ishte vargu i lirë, duke e quajtur atë joshqiptar. Po kështu ata kundërshtuan brezin e ri, të udhëhequr nga Ismail Kadare, Dritëro Agolli e Fatos Arapi, të cilët ishin për rinimin e letërsisë dhe zgjerimin e gamës tematike e stilistike të saj. Kësaj rruge i hapi dritën jeshile vetë Enver Hoxha, i cili e kuptoi se situata ishte bërë e papërmbajtshme.

Edhe pse ky kurs nuk shënoi kurrfarë ndërrim rrënjësor, kurrfarë 'shkrirje të akujve' në kuptimin politik si në Bashkimin Sovjetik, viti 1961 çeli kapitullin e një çerek shekulli vështirësish e gabimesh, që tani ka çuar zhvillimin e letërsisë shqiptare në një shkallë më të lartë. Temat dhe stilet u bënë më të larmishme, kurse kritereve letrare dhe çështjes së individualitetit artistik iu kushtua vëmendje më e madhe.

Përpjekja e parë për të liberalizuar disi kulturën dhe letërsinë e ngurtë të Shqipërisë arriti një farë kulmi në fillim të viteve shtatëdhjetë pas Revolucionit Kulturor në Kinë, jehona e të cilit ishte ndjerë në letrat shqipe. Në krye të së ashtuquajturës lëvizje liberale u cilësuan Todi Lubonja (l. 1923), drejtor i Radiotelevizionit, dhe dramaturgu Fadil Paçrami (l. 1922), sekretar i komitetit të partisë të Tiranës për çështjet ideologjike. Ata nxitën prirjet liberale dhe lejuan që disa ide e ndikime perëndimore të depërtonin në kulturën shqiptare (lejuan pjesë teatrale më tërheqëse, transmetime të muzikës perëndimore, italiane e të Bitëllsve në radio). Festivali XI i Këngës në RTV më 25 dhjetor 1972 shërbeu si sebep, kur në të vërtetë ai vetë qe një hap i pafajshëm, për të frenuar shkrimtarët e artistët, e për rrjedhojë edhe mbarë vendin të lidhur e të nënshtruar. Në Plenumin e 4-t të Komitetit Qendror më 26-28 qershor 1973, Enver Hoxha u hodh në sulm dhe paraqiti një raport, që tani duhet parë si dëshmi prove në analet e obskurantizmit evropian: *Të thellojmë luftën ideologjike kundër shfaqjeve të huaja e qëndrimeve liberale ndaj tyre*. Lëvizja liberale u dërrmua menjëherë, kurse dy figurat e saj kryesore u dënuan pa mëshirë për mëkatet e tyre si devijues nga vija dhe armiq të popullit. Todi Lubonja u lirua nga burgu në qershor 1987, ndërsa Fadil Paçrami doli përfundimish nga burgu i Kosovës së Madhe afër Elbasanit më 17 mars 1991, dy javë para zgjedhjeve të para shumëpartiake në Shqipëri.

Ajo çka ngjau nga viti 1973 deri më 1975, ishte një sundim i vërtetë terrori mbi shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë, që mund të krahasohet për nga thelbi e fryma të paktën, me spastrimet staliniste të viteve '30. Këto vite përbëjnë kthimin më të madh prapa në zhvillimin e letërsisë e të kulturës shqiptare. Poetë e prozatorë filluan kush e kush të shpallë më fort zellin e vet revolucionar e kush e kush të dalë në ballë kundër ndikimeve të huaja e liberale. Ata që ishin më pak të vendosur ose botimet e të cilëve kishin ngjyrime liberale u dërguan në provinca, në 'gjirin e popullit' për t'u edukuar, ose u mbyllën në burg. Ata më fatlumët humbën vetëm të drejtën për të botuar. Thuajse të gjithë autorët kryesorë e patën nga një vepër të hequr nga qarkullimi ose 'të dërguar për karton'. Mësimi i gjuhëve të huaja në të vërtetë u ndalua, kurse ata që kishin fatkeqësinë të dinin frëngjisht ose italisht e ndjenin veten në rrezik. Piktorë si Maks Velo (l. 1935), Edison Gjergo (l. 1938), dhe Ali Oseku (l. 1944) 'u demaskuan' në Plenumin e 4-t dhe u dërguan në burgje apo në kampe përqëndrimi të tillë, si miniera famëkeqë e bakrit në Spaç, për agjitacion e propagandë - domethënë, pse kishin shprehur një farë interesimi për Pablo Pikason, Salvador Dalinë, apo Maks Ernstin.

Me vitin 1978 ky vrull tërbimi pati rënë mjaft, por deri me vdekjen e Enver Hoxhës (11 prill 1985) kurrfarë shmangieje nga vija ideologjike e caktuar nga partia nuk u lejua. Me përjashtim të rastit të dukshëm e që ia vlen të përmendet, të Ismail Kadaresë, asnjë shkrimtar shqiptar nuk u lejua të shprehë ndonjë pikëpamje jokonformiste apo të udhëtonte jashtë shtetit. Në prill 1986 prozatori Koço Kosta (l. 1944) shkaktoi një tronditje të vogël kur botoi pjesën e parë të një tregimi realist, *Ata të dy e të tjerë*, në revistën *Nëntori* të Tiranës, tregim që përmbante një kritikë të tërthortë për sistemin. Për pasojë, këtë shkrimtar e mënjanuan, e syrgjynosën në fshatin e vogël Greshicë afër Fierit, i mohuan për tre vjet të drejtën për të botuar 'pour encourager les autres'. Pjesa e dytë e tregimit e planifikuar për botim për numrin e majit 1986 të revistës *Nëntori* u hoq nga shtypi në çastin e fundit dhe u zëvendësua me diçka më të pranueshme. Syri vigjilent i partisë vazhdoi të kanalizojë mbarë krijimtarinë

letrare në 'rrugën e drejtë' deri në dhjetor 1990, kur më në fund u bënë orvatjet dhe hapat e parë drejt pluralizmit dhe demokratizimit në Shqipëri.

Me gjithë kufizimet e shtërngesat e realizmit socialist, të diktaturës partiake dhe korrupsionit në të gjitha shkallët e shoqërisë, letërsia shqiptare pati përparim të konsiderueshëm në vitet shtatëdhjetë e tetëdhjetë. Shembulli më i mirë i krijimtarisë dhe i origjinalitetit artistik në letrat e sotme shqipe është Ismail Kadareja (l. 1936), edhe sot e kësaj dite i vetmi shkrimtar shqiptar me emër e famë të gjerë botërore. Gjatë tri dekadave të fundit, forca novatore e talentit të Kadaresë, si poet e si prozator, nuk ka humbur e nuk është dobësuar aspak, kurse guximi i tij për t'u ngritur kundër mediokritetit letrar brenda sistemit ekzistues solli një shkallë të caktuar fleksibiliteti në realizmin socialist, çka i dha mundësi të mbijetojë.

Lindur dhe rritur në qytetin muze të Gjirokastrës, Kadare studioi në Fakultetin e Historisë dhe Filologjisë të Universitetit të Tiranës dhe, më pas, ndoqi Institutin Gorki të Letërsisë Botërore në Moskë deri më 1960, kur marrëdhëniet midis Shqipërisë dhe Bashkimit Sovjetik erdhën e u bënë të ndera. Që në fillim, Kadare gëzoi një qëndrim të privilegjuar nga ana e Enver Hoxhës, edhe ky nga Gjirokastra, gjë që i dha mundësi të ndiqte synimet e veta letrare e personale, për çka shkrimtarë të tjerë me siguri do të përfundonin në internime apo burgje. Karrierën letrare ai e kishte filluar në vitet pesëdhjetë si poet me përmbledhjet poetike *Frymëzimet djaloshare* (Tiranë 1954), *Ëndërrimet* (Tiranë 1957) dhe *Shekulli im* (Tiranë 1961), që dëshmonin jo vetëm për frymëzimin e tij rinor, por edhe për talent e origjinalitet poetik në frymën e poetëve rusë Jevgenij Jevtushenko (l. 1933) dhe Andrej Voznjesenskij (l. 1933). Poezia e Kadaresë ishte më pak bombastike se poezia e mëparshme dhe prekte në mënyrë më të drejtpërdrejtë zemrat e lexuesve, të cilët shihnin tek ai frymën e kohës dhe çmonin larminë e temave.

Fama botërore e Kadaresë deri tani mbështetet tërësisht në prozën e tij, sidomos në romanet dhe tregimet me temë historike. Vepra e tij e parë në prozë, ndofta edhe sot e kësaj dite më e njohura, *Gjenerali i ushtrisë së vdekur* (Tiranë 1963) merrej me vitet e para të pasluftës, të kundruara me syrin e një gjenerali italian të shoqëruar nga një prift gjatë një misioni në Shqipëri për të çvarrosur dhe riatdhesuar kockat e ushtarëve të tyre të rënë në luftë. Ky roman u botua i ripunuar më 1967, dhe pas suksesit që pati në botimin në frëngjisht (Paris 1970), u përkthye në shumë gjuhë (anglisht, gjermanisht, italisht, rumanisht, spanjisht, portugalisht, në gjuhën daneze, në suedisht, polonisht, çekisht, në gjuhën hungareze, në rusisht, greqisht etj.) dhe hapi rrugën famës së merituar të Kadaresë jashtë vendit.

Veprat e Kadaresë janë refleks i përipecive të jetës politike shqiptare. Në vitet shtatëdhjetë ai iu drejtua përherë e më tepër prozës me temë historike, liman ky më i sigurt për të, dhe u bë mjeshtër i pashoq i këtij zhanri. *Kështjella* (Tiranë 1970), vepër që të kujton *Shkretëtira e Tartarëve* (italisht *Il deserto dei Tartari*, 1940) të Dino Buzati-t (1906-1972), na shpie thellë në shekullin e pesëmbëdhjetë, në epokën e heroit kombëtar të Shqipërisë, Skënderbeu (1405-1468). Me detaje të imta e kompozicion solid, kjo vepër pasqyron rrethimin e një kështjelle mesjetare shqiptare - simbolike për vetë Shqipërinë - nga turqit gjatë njërës prej ekspeditave ndëshkuese për të nënshtruar Shqipërinë. Aludimi për ngjarjet politike të viteve gjashtëdhjetë, i vërejtur nga shumë kritikë, nuk ishte i paqëllimtë. Më 1961, Shqipëria kishte këputur vendosmërisht lidhjet me Bashkimin e fuqishëm Sovjetik, dhe pas pushtimit të Çekosllovakisë më 1968, ajo ndjente mundësi reale për një pushtim që do ta përfshinte përsëri në vathën e vjetër. Mund të themi se nuk kishte lexues shqiptar që të mos e ndjente analogjinë midis Portës së Lartë dhe Kremlinit.

Më pas erdhi *Kronikë në gur* (Tiranë 1971), një roman i fuqishëm me ngjarje të vendosura në qytetin e lindjes, në Gjirokastër. *Nëntori i një kryeqyteti* (Tiranë 1973) me ngjarje në Tiranë gjatë pushtimit gjerman më 1944, ashtu si edhe *Dasma* (Tiranë 1968) përpara, pati më pak sukses dhe ishte refleks i spastrimeve politike. *Dimri i madh* (Tiranë 1977) përbën një përpunim letrar të këputjes traumatike të lidhjeve me Bashkimin Sovjetik.

Në *Ura me tri harqe* (Tiranë 1978), Kadareja u kthehet fillesave mitike të historisë së përhitur të Shqipërisë për t'i dhënë jetë njërit prej motiveve më mahitës të korpusit legjendar ballkanik, atij të murimit. Kjo vepër është interpretuar si reagim shqiptar ndaj romanit të nobelistit serb Ivo Andriq (1892-1975): *Ura mbi Drin* (serbisht *Na Drini uprija*, 1948). Kadare arrin pikën e tij më të lartë pikërisht në temat ballkanike.

Tregimet dhe romanet e shkurtër vijues të Kadaresë u botuan në tri përmbledhje: *Emblema e dikurshme* (Tiranë 1977), *Gjakftohtësia* (Tiranë 1980) dhe *Koha e shkrimeve* (Tiranë 1986), këto dy të fundit thellësisht jokonformiste sipas normave shqiptare. Për arsye botimi, romanet e shkurtër u përfshinë në formë tregimesh. Ndër prozat më të bukura të përfshira në këto përmbledhje ishin: *Kush e solli Doruntinën?*, në të cilën ai ringjallte përsëri të kaluarën legjendare të vendit të vet; *Sjellësi i fatkeqësisë - Islamo nox*; *Viti i mbrapshtë*, me ngjarje të vitit të turbullt e ogurzi 1914 që është një aludim i matur për Shqipërinë komuniste; *Krushqit janë të ngrirë*, një përshkrim prekës e emocionues për tragjedinë e Kosovës e përjetuar nga një kirurge në Prishtinë; vepra e shkëlqyer *Nëpunësi i pallatit të ëndrrave*; dhe *Prilli i thyer*. Në kontrast me këto tregime e romane të shkurtër ishte romani 700-faqesh *Koncert në fund të dimrit* (Tiranë 1988), një pasqyrë monumentale e shkëputjes së Shqipërisë nga Kina e pas-Maos më 1978, me një kritikë të hapur kundër depersonalizimit të individit në socializëm. Ky roman u kthehej përpjestimeve epike të *Dimrit të Madh*, me të cilin ka shumë ngjasime.

Ismail Kadareja, falë talentit dhe privilegjimit nga Enver Hoxha, bëri ç'është e mundur për të emancipuar letërsinë shqiptare, mbi të cilën ai mbretëroi si monark absolut në vitet shtatëdhjetë dhe tetëdhjetë. Largimi i tij i papritur nga Shqipëria dhe kërkesa për strehim politik në Francë në tetor 1990 i bëri shumë njerëz të shtangen, por pa dyshim ai do të kthehet në atdhe në një kohë të volitshme.

Kryet e vendit që Kadareja zë në letërsinë e sotme shqiptare, bashkë me famën e tij ndërkombëtare, ka lënë një disi në plan të dytë e në hije mbarë shkrimtarët e tjerë të sotëm shqiptarë. Një nga ata që ka patur në rrugën e letërsisë së sotme një ndikim të konsiderueshëm është Dritëro Agolli (l. 1931), Kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë që me spastrimin e Lubonjes dhe Paçramit më 1973 deri më 1990. Ashtu si Kadareja, ai në fillim bëri emër si poet para se t'i kthehej prozës, dhe sot është i admiruar edhe në prozë, edhe në poezi. Përmbledhjet e tij të para në vargje, *Në rrugë dola* (Tiranë 1958), *Hapat e mija në asfalt* (Tiranë 1961) dhe *Shtigje malesh dhe trotuare* (Tiranë 1965), e paraqitën atë në sytë e lexuesve si poet lirik të çiltër të tokës dhe dëshmuan për mjeshtri në vargun poetik. Në këtë poezi të hershme ndjehet ndikimi i shkollimit në Bashkimin Sovjetik, sidomos fryma e Eduard Bagricki-t (1895-1934) dhe Dmitri Kedrin-it (1907-1945). Lidhja e ngushtë me prejardhjen e tij fshatare dhe dashuria për fshatin, erdhën e u bënë themel i kredos poetike të Dritëro Agollit, sidomos në poemën *Devoll, Devoll* (Tiranë 1964), e cila fillon kështu:

*Po, Devoll,*
*i tillë qenkam unë,*
*Paskam marrë baltën tënde arave*
*Në një trastë leshi*
*ndënë gunë*
*Për t'ia sjellë*
*Lidhjes së Shkrimtarëve*

Por me poemën *Baballarët* (Tiranë 1969) vargu i Agollit humbi mjaft nga spontaneiteti i vet dhe rrëshqiti drejt një poezie 'zyrtare' në shërbim të ideologjisë. Shembulli më i kuptimplotë i një panegjiriku të tillë partiak, që gëzoi publicitet të gjerë dhe propagandim zyrtar ishte *Nënë Shqipëri* (Tiranë 1974). Ndërkohë që u bë anëtar i Komitetit

Qendror dhe Kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve, talenti i Agollit si poet erdhi duke rënë.

Në vitet shtatëdhjetë, Agolli, si dhe Kadareja, iu kthye përherë e më shumë prozës. Forca e tij qëndron më tepër në tregimin e shkurtër se sa në roman, ndonëse përjashtim mund të bëhët për romanin e tij satirik *Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo* (Tiranë 1973), që tani është përkthyer bullgarisht (Sofia 1975), frëngjisht (Paris 1990), gjermanisht (Kiel 1991), dhe rusisht (Moskë 1991?). Zylo është prototip i atij burokrati në shoqërinë socialiste, që shfrytëzon postin për të fituar influencë e për të shpëtuar lëkurën. Me një mprehtësi të hollë e shpesh me humor popullor, Agolli ndjek hap pas hapi veprimtaritë e përditshme të shokut Zylo dhe të shoqëruesit të tij Demkë, në tërë absurditetin e tyre. Një përmbledhje e mëparshme tregimesh, *Zhurma e erërave të dikurshme* (Tiranë 1964) pati 'nderin' të ndalohet e të kthehet në karton.

Ndër prozatorët e sotëm më kryesorë janë: Petro Marko nga Dhërmiu i bregdetit të Himarës, që e kemi zënë në gojë edhe më parë, që pati çarë rrugën drejt prozës moderne para Kadaresë, e që tani po rizbulohet; romancieri i temës historike Sabri Godo (l. 1924) nga Delvina; tregimtari Naum Prifti (l. 1932) nga Rehova e Kolonjes; romancieri Dhimitër Xhuvani (l. 1934), lindur në qytetin e Pogradecit buzë liqenit të Ohrit; Skënder Drini (l. 1935) nga Voskopoja, me ndikime stili nga Kadareja; Teodor Laço (l. 1936) nga Dardha e Korçës; Kiço Blushi (l. 1943) nga Korça; Neshat Tozaj (l. 1943) nga Vlora; Fatos Kongoli (l. 1944) nga Elbasani; Koço Kosta (l. 1944), që e përmendëm edhe me parë, nga krahina e Lunxhërisë; Nasi Lera (l. 1944) nga krahina e Korçës, i shquar si stilist; Zija Çela (l. 1946) nga Shkodra; Betim Muço (l. 1947) nga Tirana; Roland Gjoza (l. 1950) nga Tirana; Valter File (l. 1954) nga Erseka; Preç Zogaj (l. 1957) nga Lezha; Besnik Mustafaj (l. 1958) nga Bajram Curri; Teodor Keko (l. 1958); si dhe tregimtarja Elena Kadare (l. 1943); romancierja Diana Çuli (l. 1951) nga Tirana; dhe Mimoza Ahmeti (l. 1963) nga Kruja, pa dyshim më të njohurat midis grave shkrimtare që lëvrojnë prozën.

Edhe në poezinë bashkëkohore vihet re ai përpunim shkallë-shkallë i stilit dhe larmia më e madhe e temave që u vu re në prozën shqiptare. Shprehja estetike në gjuhën poetike, liria relative e shprehjes që ofron vargu i poezisë, mundësia për t'u hedhur në flatrat e fantazisë në një shoqëri të kapulluar e të mbërthyer nga ideja e prodhimit industrial, nga statistikat e nga ndërtimi i digave, vazhdojnë të joshin një numër të mirë shkrimtarësh shqiptarë më fort drejt poezisë se sa prozës.

Ndër poetët e sotëm më të mirënjohur të Shqipërisë, që ka zgjidhur dilemën e poetit me një mision të paracaktuar, është Fatos Arapi (l. 1930) nga krahina e Vlorës, autor vargjesh me frymë filosofike, lirikash dashurie dhe elegjish tepër prekëse për vdekjen. Dy përmbledhjet e tij të para: *Shtigje poetike* (Tiranë 1962) dhe *Poema dhe vjersha* (Tiranë 1966), dëshmuan për një formë më moderne të vargut se sa ai i bashkëkohësve të tij. I lindur nga bregu i Jonit, Arapi në çdo çast ka ndjerë e vazhdon të ndjejë parreshtur magjepsjen nga ujërat lëbyrës të detit, shijen e ajrit të njelmët dhe diellin e fortë të Mesdheut, të cilat të gjitha së bashku vijnë e derdhen në vargun e tij. Në të vërtetë, përtej patosit jehues të një pjese të madhe të krijimtarisë së tij poetike me tema politike e të prodhimit industrial në vëllimet e mëvonshëm, vokacioni i tij i vërtetë poetik mund të vëzhgohet në krijimin e një barazpeshe midis harmonisë së valëve të detit dhe rrahjeve ritmike të qenies së tij. I kritikuar gjatë spastrimeve të vitit 1973 për vëllimin *Më jepni një emër* (Tiranë 1973), i cili gjithashtu 'u kthye në karton', ai u tërhoq dhe ra disi në heshtje si poet deri më 1989.

Ndër poetet e tjerë të mirënjohur janë: Koçi Petriti (l. 1941) nga Korça; Adem Istrefi (l. 1942) i lindur në Kosovë, poezia e të cilit më fort tradicionale është e gatuar me traditat epike të poezisë gojore të Kosovës; Ndoc Gjetja (l. 1944) poet lirik i kthjelltë nga Lezha; Ndoc Papleka (l. 1945) nga Tropoja; poeti energjik Xhevahir Spahiu (l. 1945) nga Skrapari; Natasha Lako (l. 1948) nga Korça; Bardhyl Londo (l. 1948) nga Lipa afër Përmetit; arkeologu Moikom Zeqo (l. 1949) nga Durrësi, vargu tepër intelektual e metaforik i të cilit

është i frymëzuar në një pjesë të madhe nga madhështia e humbur e Dyrrahiumit të lashtë; Preç Zogaj (l. 1956) nga Lezha; dhe Rudolf Marku (l. 1950) nga Lezha, përmbledhja e fundit e të cilit *Udhëtim për në vendin e gjërave që njohim* (Tiranë 1989) u prit mirë. Nga poetët më të rinj, që janë paraqitur me një fillim premtues, mund të përmendim Mimoza Ahmetin (l. 1963) nga Kruja, *enfant terrible* i kulturës shqiptare; Erind Pajon (l. 1972); dhe Ervin Hatibin (l. 1974), të dy nga Tirana.

Por historia e vetë Shqipërisë është vetëm gjysma e historisë së letërsisë shqiptare. Në Jugosllavi, shqipja flitet nga më shumë se dy milion vetë (përkundrejt tre milionë në Shqipëri), dhe atje kjo gjuhë është e dyta pas asaj serbo-kroate. Zona e popullsisë shqiptare është Krahina e vuajtur Autonome Socialiste e Kosovës, ku shqiptarët, me ritmet jashtëzakonisht të larta të lindjeve, përbëjnë mbi 90 për qind të popullsisë. Prishtina, kryeqytet i Kosovës, deri tani ka qenë e aftë për të konkuruar me Tiranën pothuajse në çdo drejtim si qendër për veprimtari kulturore e letrare shqiptare dhe si qendër botuese për letërsinë shqiptare. Por e ardhmja e kulturës shqiptare në Jugosllavi është e pasigurt.

Letërsia shqiptare në Kosovë zuri të zhvillohej vonë. Ishte revista letrare *Jeta e re*, themeluar më 1949, që e bëri brezin e ri të shkrimtarëve shqiptarë në Jugosllavi t'i dëgjohej zëri e që shërbeu si forum fillestar për botime letrare. Ndonëse në vitet pesëdhjetë ishin botuar disa monografi, vetëm në mesin e viteve gjashtëdhjetë letërsia e krijuar në Shqipëri e në Kosovë filloi të botohet në Jugosllavi në një shkallë të konsiderueshme. Divergjencat e skajshme politike midis Jugosllavisë dhe Shqipërisë që shpërthyen më 1948, e bënë që në fillim të qartë për shqiptarët e Kosovës se për kulturën dhe arsimin nuk mund të prisnin gjë nga Tirana, veçse mbështetje morale. Ruajtja dhe zhvillimi i kulturës shqiptare në Jugosllavi, nën kushte shpesh armiqësore për ta, vetëvetiu do të ishte problem për t'u zgjidhur nga vetë shqiptarët e Jugosllavisë. Problemet e vështira të analfabetizmit në shkallë të gjerë e të mjerimit të tmerrshëm të shqiptarëve në Kosovë, ashtu si dhe në Shqipëri, u shoqëruan për vite me radhë me mungesën e vullnetit të mirë të autoriteteve serbë të Beogradit për t'u dhënë mundësi shqiptarëve për shkollim e për kulturë në gjuhën amtare. Autonomia e plotë kulturore u bë e mundur për herë të parë e me shumë vonesë me Kushtetutën e vitit 1974, edhe pse vetëm në territorin e Kosovës. Por më 1989-1990, Kosova e humbi *de facto* këtë autonomi e liri të kufizuar dhe u vu nën pushtimin e drejtpërdrejtë ushtarak të Serbisë. Menjëherë pas shpërndarjes së parlamentit të Kosovës në verë të vitit 1990, u ndaluan gazeta e vetme e përditshme në gjuhën shqipe, si edhe radio dhe televizioni shqip në Kosovë. Në mënyrë të veçantë situata u bë e rëndë për shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë të atjeshëm. Tani ata përbëjnë kërcënimin më të madh për sundimin serb në këtë krahinë, që udhëheqet nga lideri populist Sllobodan Milloseviq, i cili ka treguar vetëm përbuzje e mospërfillje për kërkesat e popullatës shqiptare për barazi e të drejtat e njeriut.

Me synimin për të çarë izolimin kulturor nga i cili vuan dhe që është shtuar në mënyrë dramatike që nga koha e shtypjes së revoltave të viteve 1981 dhe 1989, brezi i sotëm i shkrimtarëve të rinj të Kosovës e pranon me dëshirë ndikimin e jashtëm për t'u ushqyer me rrymat e mendimit bashkëkohor evropian, të cilat u hodhën poshtë me mospërfillje në Tiranë. Në të njëjtën kohë, është për t'u habitur që kjo letërsi mjaft eklektike pak ka humbur nga fryma e vet tradicionale shqiptare. Forca dhe dinamizmi i saj rrjedhin drejtpërdrejt nga nevoja që shqiptarët e Kosovës ndjejnë për të mbrojtur vlerat e tyre kulturore në një krahinë të trazuar nga konflikte etnike, turbullira politike dhe kolaps ekonomik. Me gjithë këto probleme tepër të rënda, shqiptarët e Kosovës kanë gëzuar liri intelektuale dhe liri shprehjeje në rrafshin kulturor dhe e kanë shfrytëzuar këtë liri plotësisht, gjë që i ka dhënë mundësi kulturës shqiptare në Kosovë të zhvillohet, në këta dy dhjetëvjeçarët e fundit, me një vrull më të shpejtë e më lirisht se në vetë Shqipërinë.

Ndër shkrimtarët 'klasike' të prozës të brezit të parë kanë qenë humoristi Sitki Imami (1912-1983) nga Gjakova; Hivzi Sulejmani (1912-1975) nga Mitrovica, të cilët kanë dhënë ndihmesë për ta nxjerrë letërsinë e hershme të Kosovës jashtë karakterit krahinor e provincial

të saj; Ramiz Kelmendi (l. 1930) nga Peja; dhe shkrimtari e disidenti Adem Demaçi (l. 1936) nga Prishtina, i liruar më në fund në prill të 1990 pas njëzetetetë vjetësh në burgjet serbe.

Një nga prozatorët kryesorë të sotëm në Kosovë është Rexhep Qosja (l. 1936), i cili nuk është vetëm një nga kritikët letrarë më të shquar e prodhimtarë në Ballkan, akademik, ish-drejtor i Institutit Albanologjik të Prishtinës, por edhe redaktor antologjish dhe autor i një numri të madh monografish shkencore, përfshirë një histori tre vëllimshe të letërsisë shqiptare të periudhës së romantizmit. Qosja ka botuar një nga romanet më shumë të pëlqyer e më shumë të përkthyer të viteve të fundit, *Vdekja më vjen prej syve të tillë* (Prishtinë 1974). Kjo është një vepër me një kompozicion dhe teknikë narrative origjinale, "trembëdhjetë tregime që mund të bënin një roman". Protagonisti, Xhezairi Gjika, është një shkrimtar profesionist i mbërthyer në një rrjetë të tmerrshme intrigash politike, polici e fshehtë, hetimesh e torturash, një bote me aludime të holla politike për dëshpërimin gjer në palcë që ndjejnë intelektualët e sotëm shqiptarë në Kosovë.

Ndër prozatorët e tjerë me talent janë: hermetiku Anton Pashku (l. 1938) nga Grazhdaniku; Nazmi Rrahmani (l. 1941) nga Ballovci afër Podujevës, romancier prodhimtar e i njohur gjerësisht nga lexuesi për jetën e fshatit në Kosovë; Teki Dërvishi (l. 1943) nga Gjakova, që ashtu si Pashku, me romane e tregime të shkurtër, ka depërtuar në psikikën e njeriut të sotëm; Mehmet Kraja (l. 1952) nga Kështenja e krahinës bregdetare të Krajës në Mal të Zi; Musa Ramadani (l. 1944) nga Gjilani; humorist Arif Demolli (l. 1949) nga Gllogovica, i cili, që nga burgosja disavjeçare pas revoltës së vitit 1981, nuk ka mundur të botojë gjë të madhe nga proza e tij për jetën e Kosovës; Zejnullah Rrahmani (l. 1952) nga Ballovci, romani i të cilit *Sheshi i Unazës* (Prishtinë 1978) ka në qendër aspiratën e thellë të Kosovës për liri dhe ringjallje; Jusuf Buxhovi (l. 1946) nga Peja, romani i të cilit *Shënimet e Gjon Nikollë Kazazit* (Prishtinë 1982) i bën jehonë figurës së dijetarit gjakovar të shekullit të tetëmbëdhjetë, i cili pat zbuluar të vetmen kopje të mbetur gjallë të librit të parë në shqip, *Meshari* të Gjon Buzukut (1555). Megjithatë, motivi kryesor i kësaj vepre të Buxhovit nuk është jeta e Kazazit, por përhapja dramatike e murtajës në Gjakovën e shekullit të tetëmbëdhjetë, një rrëfim i ngjashëm me *Murtajën* e Albert Kamy (frëngjisht *La Peste* 1947).

Poezia gjithmonë ka qenë në pararojë të letërsisë në Kosovë dhe ka gëzuar popullaritet më të gjerë se sa proza ndër shkrimtarët dhe lexuesit. Shkrimtari Esad Mekuli (l. 1916), që quhet nga një pjesë e madhe e popullsisë, babai i poezisë së sotme shqipe në Jugosllavi, nuk ka lindur brenda Kosovës, por në fshatin legjendar të Plavës në Mal të Zi, në kufirin me Shqipërinë, ku edhe sot traditat kombëtare janë të forta. Mekuli, themelues i revistës letrare *Jeta e re*, që e kemi zënë në gojë edhe më sipër, e kryeredaktor i saj deri në vitin 1971, është një poet i angazhuar me vetëdije shoqërore, dhe goditja e rreptë që ai u bën padrejtësisë shoqërore, dhunës, genocidit, dhe mjerimit reflekton ato të poezisë pararevolucionare të Migjenit (1911-1938) nga Shkodra. Ndër 'klasikët' e tjerë të poezisë së sotme në Kosovë janë: poeti meditativ Enver Gjerqeku (l. 1928) nga Gjakova; Din Mehmeti (l. 1932) nga Gjocaj i Junikut afër Gjakovës; poeti i hollë lirik Adem Gajtani (1935-1982) nga Podujeva; Fahrudin Gunga (l. 1936) nga Mitrovica; Azem Shkreli (l. 1938) nga malet e Rugovës afër Pejës, drejtor i Kinostudios së Kosovës në Prishtinë; Rrahman Dedaj (l. 1939) nga Podujeva; Ali Podrimja (l. 1942) nga Gjakova; Eqrem Basha (l. 1948) nga Dibra; si dhe kritikët Sabri Hamiti (l. 1950) dhe Agim Vinca (l. 1947), ky i dyti nga Veleshta afër Strugës në Maqedoni, vokacioni popullor i të cilit është i lidhur fort me tokën e vendlindjes.

Në Jugosllavi, ku situata tani është jashtëzakonisht e pasigurt për vetë ekzistencën e kulturës shqiptare, shkrimtarët dhe intelektualët kanë dalë në ballë, ashtu si edhe vendet e tjera të Evropës Lindore. Kritiku letrar Ibrahim Rugova (l. 1945) drejton tani Lidhjen për Demokraci e të Drejta Njerëzore të Kosovës, alternativë e sapolindur ndaj shtetit policor serb, kurse Rexhep Qosja, dashur pa dashur, është bërë figurë atërore dhe zëdhënës i kombit të vet. Këto dhjetë vjetët e fundit që nga revolta e vitit 1981, ndaj shkrimtarëve dhe intelektualëve shqiptarë në Jugosllavi janë bërë në mënyrë sistematike kërcënime, fyerje, keqtrajtime fizike

dhe burgime, me gjyq apo pa gjyq. Nëse në Kosovë do të bëhen ndonjëherë zgjedhje shumëpartiake e do të vijë një qeveri demokratike, çka tani për tani është ca e dyshimtë, këta dy shkrimtarë do të ishin edhe një dëshmi tjetër për mbizotërimin e veprimtarisë kulturore dhe letrare në procesin e demokratizimit e të përtëritjes në Evropën Lindore.

Në vetë Shqipërinë, të cilën shtypi shpesh e ka cilësuar si "kështjellë të fundit të stalinizmit", ndryshimet politike më 1990 qenë po aq dramatike sa edhe në vendet e tjera të Evropës Lindore një vit më parë. Dhjetori i vitit 1990 përjetoi vendosjen e pluralizmit politik në vend dhe orvatjet e hapat e para drejt demokracisë pas disa dekadash izolimi e 'diktature proletariati' .

A ka patur ndonjëherë disidencë, mendim të kundërt, në letërsinë e sotme shqiptare? Edhe po, edhe jo. Në një *pro memoria* dërguar Enver Hoxhës, shkrimtari Kasëm Trebeshina (l. 1926) paralajmëronte udhëheqësin shqiptar qysh më 5 tetor 1953 se politika e tij kulturore po e çonte vendin poshtë e teposhtë drejt katastrofës. Pas shtatëmbëdhjetë vjetësh burgimi (dënim ky relativisht i lehtë, siç e quan ai vetë) dhe pas njëzet vjetësh heshtjeje, Trebeshina doli përsëri në sipërfaqe bashkë me një numër shkrimtarësh dhe artistësh të tjerë - ndër të cilët janë Lazër Radi (l. 1916), Kapllan Resuli (l. 1935), Frederik Reshpja (l. 1941), Fatos Lubonja (l. 1951), Visar Zhiti (l. 1952) dhe Bashkim Shehu (l. 1955) - duke e parë se si profecia e tij doli e vërtetë. Mendim të kundërt pati, ndonëse në formën e tërheqjes pasive e të mendimeve të pashprehura, të fshehura në thellësi të mendjes e të zemrës së çdo intelektuali. Po opozitë a kishte? Jo! Në një intervistë dhënë *Zërit të Amerikës* në shkurt 1991, Dritëro Agolli deklaroi se të gjithë shkrimtarët shqiptarë kishin qenë konformistë. Në një kuptim, ai ka të drejtë dhe kjo kuptohet më mirë po të mbajmë parasysh shkallën e kontrolli politik mbi veprimet, e madje mbi mendimet e të gjithë intelektualëve, një kontroll të pashoq në Evropë dhe ndoshta në të gjithë globin. Çdo vëllim poetik kalonte para botimit nëpër duart e dhjetë-pesëmbëdhjetë recensorëve politikisht vigjilentë, kurse çdo dramë nëpër duart e të paktën tridhjetë vetëve (çka na ndihmon për të shpjeguar mungesën e një teatri të mirë shqiptar). Kurrë nuk ka patur ndonjë *samizdat* shqiptar ose ndonjë shtëpi botuese në mërgim. Lidhjet me botën e jashtme ishin zvogëluar nga partia në shkallën e një minimumi absolut dhe shumë rrallë u lejohej shkrimtarëve shqiptarë të shkonin jashtë shtetit. Për dyzetepesë vjet me radhë Shqipëria ishte një planet krejt tjetër, i shkëputur nga bota që ne njohim. Një ishullim i shkëlqyer? Kurrsesi! Mbetet shumë për të bërë nga ato që nuk u bënë. E ardhmja është akoma plot paqartësi. Por një gjë mund të thuhet me siguri: periudha më interesante në historinë e letërsisë shqiptare sapo ka filluar.

botuar në *World Literature Today* (Letërsia Botërore Sot) 65.2.
Pranverë 1991. f. 256-263.

Dhimitër S. Shuteriqi (red.)
*Historia e letërsisë shqiptare.*
Tiranë. Akademia e Shkencave e RPS të Shqipërisë. 1983. 629 faqe.

Nevoja për një histori të besueshme e mbarëpërfshirëse të letërsisë shqiptare ka qenë e ngutshme. Plotësimit të kësaj nevoje i është afruar me një hap vendimtar - libri *Historia e letërsisë shqiptare*, i shkruar nga një ekip studiuesish të Institutit të Gjuhësisë dhe Letërsisë pranë Akademisë së Shkencave të Shqipërisë, nën drejtimin e dijetarit të njohur Dhimitër S. Shuteriqi. Kjo histori e re e letërsisë, që gëzon bekimin e autoriteteve drejtuese të shtetit e të partisë, është një variant i përmirësuar dhe mjaft i zgjeruar i librit *Historia e letërsisë shqipe* (Tiranë 1959, 1965) në dy vëllime, e cila jo vetëm ishte vjetëruar, por, ta themi hapur, ishte dhe e pabesueshme, ashtu sikundër janë në fakt të gjitha burimet sekondare të letërsisë shqiptare deri tani. Vëllimi i ri i historisë së letërsisë shqiptare ndahet në tri pjesë: 1) Letërsia e vjetër shqiptare, 2) Letërsia shqiptare e Rilindjes kombëtare dhe 3) Letërsia shqiptare e periudhës 1912-1939. Secila pjesë ka një kapitull hyrës për kushtet kulturore dhe historike të zhvillimit të letërsisë së periudhës përkatëse.

Pjesa për letërsinë e vjetër shqiptare trajton jo vetëm shkrimtarët e vjetër kristianë të Shqipërisë së Veriut, si Gjon Buzuku, Pjetër Budi, Frang Bardhi dhe Pjetër Bogdani, si dhe poetët e shekullit të tetëmbëdhjetë të traditës myslimane, por jep dhe një studim për humanistët latinë me origjinë shqiptare, po ashtu edhe për krijimtarinë aspak për t'u nënvlefësuar të shkrimtarëve arbëreshë të Italisë së Jugut. Por vendi më i madh e më i gjerë i është dhënë pjesës së dytë të letërsisë të quajtur periudhë e Rilindjes, ku vihet theksi më fort në atdhetarizmin e shkrimtarëve të kësaj periudhe se sa në meritat e tyre letrare. Ky qëndrim është mbajtur me vetëdije dhe kuptohet se ai përputhet me qëndrimin e partisë për letërsinë si mjet në shërbim të masave. Në Shqipëri, çdo krijim letrar me vlerë duhet t'i shërbejë çështjes së pavarësisë kombëtare dhe afirmimit të kombit. Edhe pse mund të thuhet se dijetarët e Shqipërisë socialiste kanë një prirje për të idealizuar ndjenjën e zjarrtë të atdhetarizmit të shkrimtarëve të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe të mos përfillin evoluimin objektiv të krijimtarisë së tyre letrare, prapëseprapë nuk mund të mohohet se elementi kombëtar ishte mbizotërues në krijimet letrare të atyre që luftonin për pavarësi nga Perandoria e plakur osmane. Vetë fakti që një poet pëlqente të krijonte e të shkruante në gjuhën shqipe në atë kohë përbënte në vetëvete një akt sfide politike kundër dekretit të Portës së Lartë për të ndaluar librat dhe shkollimin në gjuhën shqipe. Prandaj nuk është për t'u habitur, që edhe sot kritikët shqiptarë vazhdojnë të theksojnë patriotizmin si kriter të meritës letrare, nocion ky krejtësisht i huaj për letërsinë perëndimore.

E re është pjesa e tretë për letërsinë e periudhës deri në Luftën e Dytë Botërore, që përfshin për herë të parë poetin e lënë në heshtje prej kohësh Lasgush Poradecin, një nga më të mëdhenjtë e Parnasit shqiptar, poezia panteiste e të cilit shënon një nga kulmet e letërsisë shqiptare të shekullit të njëzetë. Synimi i tij estetik i *l'art pour l'art* është në kontrast të dukshëm me ndjenjen e zjarrtë kombëtare të Fan Nolit ose me frymën e revoltës pararevolucionare të Migjenit, për të mos përmendur uniformitetin shpesh të mërzitshëm të krijimtarisë letrare në vitet pesëdhjetë e gjashtëdhjetë. Ndryshe nga botimi i mëparshëm, zihen në gojë jo aq përciptas - ndonëse me frymë polemike - disa shkrimtarë katolikë të periudhës së paraluftës, në veçanti Gjergj Fishta, të cilin dikur e kishin shpallur poet kombëtar të Shqipërisë, por që "klerikalizmi" dhe "prirjet profashiste" të tij e bënë të lihet në harresë.

Indeksi i autorëve dhe i veprave, si dhe bibliografia selektive ndihmojne që ky libër të

jetë një histori e re përfundimtare e letërsisë shqiptare, gjithmonë nga pikëpamja marksiste-leniniste, dhe baza e domosdoshme e referimit për çdo albanolog.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 59.3
Verë 1985

Alexandre Zotos (red.)
*Anthologie de la poésie albanaise* [= Antologji e poezisë shqiptare]. Përkth. Jusuf Vrioni. Tiranë. 8 Nëntori. 1983. 417 faqe.

Poezia ka qenë kurdoherë flaka jetike që i ka dhënë shtytje të brendshme zhvillimit të letërsisë shqiptare. Proza shqipe është një zhanër më i ri, kurse drama, me disa pak përjashtime të një cilësie të dyshimtë, në të vërtetë nuk njihej para shekullit të njëzetë.

Kjo antologji e poezisë shqiptare, që plotëson vargun e antologjive të prozës (*Anthologie de la prose albanaise* [Antologji e prozës shqiptare] 1983) e të tregimit (*Anthologie du récit albanais* [Antologji e tregimit shqiptar] 1982), është hartuar dhe përkthyer në Shqipëri për lexuesin perëndimor. Ajo përfshin 230 vjersha të dyzet poetëve që nga shekulli i shtatëmbëdhjetë deri më sot dhe është pajisur me shënime të shkurtra biografike për të gjithë shkrimtarët, ndonëse me shumë pasaktësira në imtësira që hasen në revistën letrare shqiptare *Les Lettres Albanaises*, ku janë botuar pjesa më e madhe e këtyre poezive në përkthimin frëngjisht.

Lexuesit francezë, të interesuar për letërsinë shqiptare kanë patur vërtetë fat më të mirë se sa lexuesit anglezë, spanjollë apo gjermanë. Jo vetëm se përkthime në frëngjisht të shumë veprave në prozë e në poezi kanë dalë në revistën e sipërmendur dhe në libra të veçantë të botuar në Shqipëri, por në Francë janë botuar edhe të paktën tetë vepra kryesore në prozë të Ismail Kadaresë.

Në librin *Anthologie de la poésie albanaise* janë përfshirë poezi popullore, fragmente vargjesh të shkrimtarëve fetarë të shekullit të shtatëmbëdhjetë, krijime përfaqësuese për çdo poet klasik të shekullit të nëntëmbëdhjetë të traditës së gjatë të nacionalizmit romantik, si dhe një përzgjedhje e mirë përfaqësuese e poetëve të sotëm të Shqipërisë socialiste. Ndër këta të fundit janë Llazar Siliqi, Fatos Arapi, Dritëro Agolli (kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë) dhe Kadareja, i vetmi autor shqiptar që ka fituar njohje të gjerë ndërkombëtare. Bien në sy edhe dy poetë nga minoriteti grek, Pano Çuka dhe Niko Kacalidha, si dhe dy nga brezi i parë i poeteshave shqiptare, Natasha Lako dhe Zhuljana Jorganxhi. Për të përftuar një ide të plotë për poezinë e sotme shqiptare, e cila përbën dy të tretat e antologjisë, lipsej të ishin përfshirë edhe poetët më me fantazi dhe më eksperimentalë të Kosovës, krahinë shqipfolëse në Jugosllavinë e Jugut, për krijimtarinë e të cilëve mund të themi se ka një gamë më të gjerë se sa të poetëve nga vetë Shqipëria, si dhe shkrimtarët e minoritetit shqipfolës në Italinë e Jugut.

Poezia është një punë me karakter thellësisht individual dhe shpesh ajo e ka të vështirë të pajtohet me shoqërinë e ngurtë komuniste. Në të duhet patjetër që qëndrimi i poetit të përputhet me detyrat që i vë pushteti. Kritiku Dalan Shapllo, në parathënien e tij, përkufizon misionin e poetit duke thënë se ai duhet t'u shërbejë masave, t'i ushqejë shpirtërisht e t'u japë kënaqësi emocionale. Ky qëllim ndjehet gjithandej në letërsinë shqiptare të Pasluftës, ndonëse, për fat të mirë, me individualitet të mjaftueshëm për të mos e lënë poezinë shqiptare të bjerë në atë panegjirik shterpë që aq shpesh e dëshirojnë dogmatikët. Dilema e poetit, të cilit i kanë vënë përpara mision për të përmbushur, është zgjidhur e kapërcyer me mjaft diplomaci në krijimtari. Shumica e poetëve të sotëm shqiptarë ia kanë dalë mbanë të paraqiten militantë, kombëtarë e njëherazi individualë. Ky vëllim i ofron lexuesit perëndimor një mundësi të drejtpërdrejtë për t'u njohur me shpirtin dhe mendjen e njerëzve më të mirënjohur shqiptarë të penës.

Nebil Duraku (red.)
*Shkrimtarët e Kosovës '43 - '83*.
Prishtinë. Rilindja. 1984. 424 faqe.

A janë të nevojshme paqa, qetësia sociale dhe një vilë përballë Liqenit të Gjenevës për të patur një prodhim letrar të dendur? Me sa duket, letërsia palestineze dhe ajo veri-irlandeze e kohëve të fundit flet për të kundërtën. Ka më shumë të ngjarë që Muza të marrë rrugën për atje ku ka konflikte civile, gjendje të nderë etnike dhe vuajtje, - nëqoftëse krijuesit më të mirë arrijnë të mbesin gjallë.

Krahina e Kosovës në Jugosllavinë jugore është një zonë e tillë nga ku presim shumë në të ardhmen. Skena është ngritur. Shqiptarët etnikë, të cilët tani përbëjnë 78 për qind të popullsisë dhe kanë një ritëm lindjesh që do t'i trulloste madje edhe irlandezët, janë në konflikt me federatën jugosllave. Për herë të parë arsimi i përgjithshëm ka dhënë frytet e veta në një krahinë që deri vonë i ngjante më shumë Botës së Tretë se sa Evropës, kurse radha e të papunësve, që kanë mbaruar shkollat e lartë po bëhët mjaft e gjatë dhe shqetësuese. A nuk ishte ushqimi i keq në mensat universitare të Prishtinës që ndezi kryengritjen e përgjithshme më 1981, pas së cilës erdhi vendosja e shtetrrethimit në këtë krahinë? Autoritetet e Beogradit po i përndjekin dhe i ruajnë me vigjilencë bashkëvendasit shqiptarë. Është pikërisht kjo atmosferë e nderë politike në Kosovë, që e bëri aq të dukshme mungesën e çdo referimi ndaj politikës aktuale dhe nacionalizmit në këtë vëllim.

Libri *Shkrimtarët e Kosovës '43 - '83* shënon dyzetvjetorin e botimeve në Kosovë dhe përbën veprën më voluminoze të prozës bashkëkohore, që ka dalë deri tani në këtë krahinë. Ai është hartuar e redaktuar nga Shoqata e Shkrimtarëve të Kosovës nën drejtimin e Nebil Durakut, edhe vetë romancier i njohur. Duraku thotë se ky libër nuk është antologji në kuptimin e zakonshëm të fjalës, e përmbledhur sipas kriteresh specifike, por është më fort një paraqitje e një numri sa më të madh autorësh nga Kosova. Bashkë me materialin biografik dhe bibliografik, ai përmban fragmente veprash nga 198 shkrimtarë të Kosovës: 149 shqiptarë, 38 serbë dhe 11 turq, pasqyrim i rreptë ky i raporteve zyrtare etnike të krahinës. Pas këtij botimi, ky libër do të pasohet edhe nga botimet në gjuhët serbo-kroate e turke.

Janë përfaqësuar në këtë libër jo vetëm klasikët e poezisë së sotme në Kosovë, si Enver Gjerqeku, Din Mehmeti e Esad Mekuli, dhe romancierë me emër si Nazmi Rrahmani e Hivzi Sulejmani, por edhe një numër i madh nga brezi i shkrimtarëve të rinj të shqetësuar që po lind, por që nga nevoja apolitike, shumica e të cilëve janë anëtarë të Shoqatës së Shkrimtarëve të Kosovës. Pjesët e zgjedhura janë të shkurtra, por të mjaftueshme për të treguar se sa vendosmërisht letërsia shqiptare në Kosovë është shkëputur nga nacionalizmi romantik i së kaluarës dhe është hedhur drejt një të ardhmeje të pasigurt.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 60.1
Dimër 1986

Ismaïl Kadaré
*Qui a ramené Doruntine?* [= Kush e solli Doruntinën?]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1986. 175 faqe.

Edhe një herë tjetër Ismail Kadare hidhet në të kaluarën legjendare të Shqipërisë, legjendare në kuptimin më të zhveshur të fjalës. Historia e Konstandinit dhe e së motrës Doruntinë, e njohur ndryshe si Garentinë, është një nga më të mirënjohurat e folkorit shqiptar dhe sikundër duket, me mundësi të gjera interpretimi.

Një plakë kishte nëntë djem e një vajzë. Kur erdhi koha që vajza të martohej me një dhëndër të largët, të tetë djemtë kishin vdekur. Meqë e ëma e moshuar nuk e dha me qef pëlqimin për këtë martesë e po humbte vajzën në atë dhé të largët e nuk do ta shikonte më me sy, djali i vetëm që i kishte mbetur, Konstandini i vogël, i dha *besën* së jëmës se do t'ia sillte të motrën sa herë që e ëma të dëshironte. Kohët kaluan, por nga njerëzit e fisit të mbetur gjallë, pikërisht Konstandini vdiq i pari. Plaka, mbetur e vetme, u pendua për çka kishte bërë, po digjej nga malli për të bijën, dhe mallkoi Konstandinin e vdekur që kishte shkelur *besën*. Prandaj Konstandini, edhe i vdekur besnik ndaj fjalës së dhënë, ngrihet nga varri, i hipën kalit dhe niset natën për të gjetur të motrën e ia sjell së jëmës që po vdiste.

E tillë është kjo legjendë ballkanike që Kadareja e ka shndërruar me mjeshtri në 'thriller-in' e kohës, *Kush e solli Doruntinën?* Veprimi sillet rreth kapitenit Stres, nëpunës i ulët në Shqipërinë mesjetare, i ngarkuar me hetimin dhe mbledhjen e të dhënave për këtë rast, e që përgatit një raport të tillë: mbërritja e papritur e bijës nga Bohemia e largët në një natë tetori me mjegull, vdekja e menjëhershme e nënes dhe e së bijës, thashethemet pa pushim për një marrëdhënie incesti si një dëshirë kaq e fuqishme sa që mposht edhe vetë vdekjen, kapaku i varrit i hapur, përpjekja e tërthortë për të mbyllur skandalin që po rritej, për të mbrojtur interesat e kishës e të shtetit, dhe, më në fund, një kapje. Por, kush e solli Doruntinën, atëherë? Ata që kanë shijuar *Il nome della rosa* [Emri i trëndafilit] të Umberto Ekos nuk do të zhgënjehen nga ajo atmosferë intrigash mesjetare që na ofron Kadareja.

Përkthimi nga Jusuf Vrioni i një udhëtimi tjetër të Kadaresë nëpër mitet dhe mjegullat e së kaluarës së vendit të tij eshtë jashtëzakonisht i këndshëm, po ta krahasojmë me shumë përkthime të bëra në Tiranë, që më fort e zhgënjejnë lexuesin e huaj të interesuar dhe e largojnë njëherë e përgjithmonë nga kënaqësitë e zhytjes thellë në letërsinë shqiptare. Lipset shpresuar se jo vetëm Ismail Kadare, por edhe romancierë e poetë të tjerë të sotëm shqiptarë do të kenë së shpejti vendin e tyre të merituar në raftet e librave në gjuhën angleze. Tani për tani, përveç *Gjeneralit të ushtrisë së vdekur* në anglisht, lexuesit në Perëndim mbetet të mjaftohen vetëm me përkthimet në gjuhën frënge.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 61.2
Pranverë 1987

Ismail Kadare
*Koha e shkrimeve. Tregime, novela, përshkrime.*
Tiranë. Naim Frashëri. 1986. 408 faqe.

Një radhë periudhash krejt të ndryshme nga njëra-tjetra të 'historisë së përhitur' të Shqipërisë janë shtjelluar në librin e Ismail Kadaresë *Koha e shkrimeve*, një përmbledhje me dy romane të shkurtër, tetë tregime dhe tri përshkrime nga udhëtimet e tij të fundit.

Romani i parë i shkurtër *Krushqit janë të ngrirë* pasqyron ngjarjet shpërthyese të kryengritjes së shqiptarëve të mars-prill 1981 në krahinën e Kosovës në Jugosllavinë e jugut. Kërkesa e shqiptarëve për statusin e Republikës brenda federatës jugosllave ndeshi me një radhë masash shtypëse si dhe në vendosjen e shtetrrethimit nga autoritetet serbe të Beogradit. Tensionimi midis shqiptarëve dhe serbëve, që për shekuj kanë jetuar së bashku në pllajat e Kosovës, arriti atë vit edhe një kulm tjetër tragjik kur të dy popujt u vunë kundër njëri-tjetrit, në vend që të bashkoheshin në një bashkëjetesë të harmonishme. Pikërisht për këtë bashkim, që rrethanat e bënë të pamundur, e hedh fjalën titulli i romanit. Sipas legjendës, orat e mitologjisë shqiptare, e ktheu në akull një karvan dasmorësh para se të mbërrinte në shtëpinë e nuses, me qëllim që të pengohej ajo çka nuk ishte thënë për t'u bërë.

Alegoria e Kadaresë qëndron përmbi një realitet të pakëndshëm. Në ato ngjarje të përgjakshme, lexuesi ndjek dy ditë nga jeta e Teuta Shkrelit, kirurge në një spital të Prishtinës, e cila e sheh veten të zënë në një rrjetë intrigash e akuzash. Kush e mban përgjegjësinë për ata shtretër që u shtuan në pavion *natën para* kryengritjes? Kush i hoqi nga regjistrat e spitalit listën e të mjekuarve? Kush u jepte ndihmë mjekësore armiqve të shtetit? Dhe, a sterilizoheshin serbët prej mjekëve shqiptarë apo anasjelltas? Teuta, e cila e ndjen fort mirë shtypjen që po vinte, ndjen edhe se lidhja e saj shpirtërore me popullin e vet dhe profesionin ishte më e madhe se besnikëria pasive ndaj shtetit.

Kadareja mban haptazi një qëndrim tendencioz në këtë roman, sidomos në përshkrimin e katilëve të dehur serbë që ëndërrojnë kohën e bukur të dikurshme të Rankoviqit, shef i UDB-së jugosllave, përgjegjës për përndjekjet sistematike të popullsisë shqiptare deri në shkarkimin e tij në korrik 1966. Por nuk e prisnim që një shkrimtar shqiptar i lartësisë së Kadaresë të mbetej indiferent ndaj kësaj tragjedie që ka ndodhur në një kohë aq të afërt me tonën, së cilës i ka mbetur për t'u shkruar akti i fundit.

*Viti i mbrapshtë* na shpie në vitin 1914, një faqe e errët kjo jo vetëm në analet e historisë evropiane, por edhe një vit kaotik e vendimtar në luftën e shtetit të sapolindur shqiptar për të mbijetuar. Ç'të zeza parathoshte kometa që përshoi qiejt shqiptarë? Nuk mbretëronte princi gjerman Vilhelm Vidi, i caktuar nga fuqitë evropiane, i cili me shumë vonesë zbarkoi në portin e Durrësit në mars 1914 për të pranuar kurorën e mbretërisë së tij të vockël e të panjohur, por mbretëronte anarkia. Qeveria e tij me Turhan Pashën në krye, e përbërë kryesisht nga çifligarë feudalë rivalë me njëri-tjetrin, kishte në dorë vetëm një pjesë të vogël të vendit, kurse Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit, që ishte caktuar, nuk ishte në gjendje ta përballojë atë mori interesash të kundërta, jo thjesht brenda për brenda vetë shqiptarëve, por edhe brenda për brenda 'këshilltarëve ushtarakë' francezë, britanikë, hollandezë, si dhe shteteve fqinjë gjithmonë me oreks për të zhvatur territore.

Mes një kaosi të tillë, thashethemet përhapen si flakë zjarri. A duhet që vetë Princ Vilhelmi të bëhet synet, si një gjest vullneti të mirë ndaj bashkësisë myslimane në shumicë? Apo, mos tashmë ishte bërë synet? E kush e dinte përveç së shoqes... dhe ndofta Sara Stringës

së bukur, mbrëmjet dhe pritjet e së cilës ishin qendra e jetës shoqërore për ajkën mjaft të pakët të kryeqytetit të ri shqiptar? Ndërsa komandantët ushtarakë vazhdonin luftën për pushtet në male, e ndërsa trupat e Malit të Zi, të Serbisë e të Greqisë sulmonin këtë vend për të marrë copat e prera të tij, ata të trupit diplomatik të vendosur në këtë vend, merreshin me arsyetime se ç'kuptim kishte tepsia e bakllavasë që konsulli turk i pati dërguar misionit britanik. Pas gjashtë muajsh sundimi të palavdishëm, princi që pat ardhur me qëllime të mira u shtrëngua të niset me det nga Durrësi, duke lënë një këshill regjence për të përballuar punët e shtetit, kurse kometa misterioze pak nga pak humbet përtej horizontit.

Ndër tregimet është *Sjellësi i fatkeqësisë* që zë e merret përsëri me temën e individit të mbërthyer për ironi në kthetrat e mekanizmit të intrigave politike, duke e dhënë se si Haxhi Mileti, një tregtar shetitës i Perandorisë Osmane, dërgon ferexhet e tij në ato krahina të Ballkanit ku nuk mbajnë ferexhe. Në fund të librit vijnë përshkrime nga udhëtimet e kohëve të fundit të Kadaresë në qytetin e tij të lindjes, Gjirokastër, në Greqinë fqinjë dhe në Paris, nga ku, midis të tjerash, ai ka hedhur mbresat nga takimet me aktorët Marçelo Mastrojani e Mishel Pikoli.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 61.4
Vjeshtë 1987

Ismail Kadare
*Chronicle in stone* [= Kronikë në gur].
London. Serpent's Tail. 1987. 288 faqe.

Më 1971, viti i botimit në anglisht të romanit *Gjenerali i ushtrisë së vdekur*, e para vepër e tij madhore e përkthyer në këtë gjuhë, Ismail Kadare botoi shqip romanin *Kronikë në gur*. Kjo kronikë është kronika e qytetit të bukur jugor të Gjirokastrës, i pushtuar gjatë viteve të Luftës së Dytë Botërore. Ky qytet përrallor me mure, kulla e shtëpia kështjellore prej guri, që ngjiten e zbresin anës shpatit të malit e deri në rrugicat e ngushta të shtruara me kalldrëm, këmbeu disa pushtime, ashtu si një pjesë e mirë e Shqipërisë së asaj periudhe, nga grekët, italianët dhe gjermanët.

*Kronikë në gur* nuk është aq përshkrim i ngjarjeve historike të rënda në këtë qytet të pushtuar, se sa një përzierje e natyrshme e vrojtimeve, mbresave dhe fantazisë fëminore të një djali gjirokastrit. Le të theksojmë se vetë Ismail Kadareja pat lindur në Gjirokastër më 1936, sikundër kishte lindur atje edhe enigmatiku Enver Hoxha, një brez para tij. Autobiografik për nga frymëzimi, e pakta që mund të thuhet, romani ndjek personazhin e mitur nëpër rrugët e qytetit të pushtuar dhe nëpër flatrat e fantazisë së tij ai shikon se ç'bëhët rreth e rrotull dhe përgjon apo interpreton në mënyrën e vet ato copa thashethemesh, bisedash dhe bestytnish: një fqinjë i duket atij si Ledi Makbeth, një kokë lakre në pazar i duket si kokë e prerë. Ushtarët që kalojnë në rrugë i duken si kryqëtarë, deri sa vijmë te çasti kur Isai dhe shoku i tij Javer shkojnë partizanë, dhe bota e fantazisë fëminore i le më në fund vendin pjekurisë sonë shpesh të ashpër.

Mbetet për t'u parë nëse realiteti mitik dhe legjendar i Ismail Kadaresë do të mundë të tërheqë vëmendjen e lexuesve të anglishtes, sikundër ndodhi me atë të bestseller-it kolumbian Gabriel Garsia Markes, me të cilin kohët e fundit Kadareja është krahasuar njëfarësoj, një krahasim ky komod, por ndofta jo aq i gjetur.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 61.4
Vjeshtë 1987

Lasgush Poradeci
*Vdekja e nositit.* Red. Sabri Hamiti.
Prishtinë. Rilindja. 1986. 278 faqe.

Nga fundi i vitit 1987, ne moshën tetëdhjeteshtatëvjeçare ndërroi jetë klasiku i fundit i madh i poezisë shqiptare të shekullit të njëzetë, Lasgush Poradeci. Vitet e fundit ai i pati kaluar në qytetin e tij të shtrenjtë, Pogradec buzë Liqenit të Ohrit, jo larg kufirit me Jugosllavinë, duke u përkujdesur për kopshtin e shtëpisë së tij *à la Candide* e duke soditur pamjen përherë në lëvizje të liqenit. Rrahjet ritmike e të lehta të valëve kishin qenë gjithmonë burim themelor i poezisë së tij panteiste.

Poradeci lindi në Pogradec më 1899, vetëm tre-katër ditë përpara se të hynte shekulli i njëzetë, siç pati thënë një herë ai vetë. Ndoqi një shkollë në gjuhën rumune në Manastir (Bitola) në Maqedoni, një lice katolik francez në Athinë, dhe Akademinë e Arteve të Bukura në Bukuresht, ku kishte një ngulim jo të pakët mërgimtarësh shqiptarë. Periudha e qëndrimit në Bukuresht do të ishte me ndikim vendimtar për të ardhmen e tij letrare. Pikërisht atje ai u njoh dhe u miqësua me poetin romantik shqiptar Asdreni (1872-1947), filloi të botojë vjersha në periodikët e ndryshëm që dilnin në gjuhën shqipe (midis të tjerash në *Shqipëri e re* të Konstancës dhe *Dielli* të Bostonit), duke treguar një farë afërie teosofike me poetin lirik rumun Mihai Eminesku. Një bursë e dhënë prej qeverisë së Fan Nolit më 1924 i dha mundësinë të vazhdojë studimet për filologji romane dhe gjermane në Grac të Austrisë. Nga viti 1934 deri në fund të luftës ishte mësues në një shkollë të mesme në Tiranë dhe më pas punoi në shtëpinë botuese shtetërore Naim Frashëri, deri sa doli në pension. Dy përmbledhjet e tij kryesore me poezi, *Vallja e yjve* dhe *Ylli i zemrës* u botuan në Rumani, përkatësisht më 1933 dhe 1937.

Edhe pse i ngritur lart nga shumë vetë si kritik e si njohës me shije, ky estet romantik, pa ato vlerat ideologjike të nevojshme, nuk pati kurrë miratim të plotë nga dogmatikët marksistë të Pasluftës. Pinjoll eklektik i epokës së vet, Poradeci ishte dhe mbeti një nga ato paradokset e shumta të letërsisë evropiane juglindore. Kritiku kosovar Rexhep Qosja e ka karakterizuar saktë dhe bukur: "ai ndien si romantik, mendon si klasiçist, asht i vetmuem dhe i hermetizuem shpirtnisht si simbolist dhe i kujdesshëm e fanatik ndaj formës së vargut si parnasist". Finesa e tij stilistike ishte me të vërtetë vendimtare në pasurimin dhe larushinë e metrikës poetike shqiptare.

Vendi i Poradecit në letërsinë shqiptare kurrë nuk është përcaktuar me saktësi. Ai pati pak gjëra të përbashkëta me bashkëkohësit e vet, si me romantikun Asdreni, me politikun Fan Noli, me mesianikun Migjeni, dhe futi e mbrujti në letërsinë shqiptare një element ekzotik misticizmi panteist, duke i dhënë asaj atë çka ai e quante metafizikë të harmonisë krijuese. E kush është ai poet tjetër shqiptar i kësaj periudhe që do t'i kushtonte kaq shumë mund studimit të sanskritishtes për të kuptuar Vedat?

*Vdekja e nositit* është deri tani botimi i parë i rëndësishëm i veprës së Poradecit, që tingëllon tamam si një testament. Por redaktori i saj, poeti dhe kritiku kosovar Sabri Hamiti, ankohet e qahet se kjo nuk është ende vepra e plotë e Poradecit. Për një arsye apo për një tjetër, disa periodikë shqiptarë të viteve '40, ku ai pati botuar, nuk qe e mundur të shfletohen, kurse një pjesë e krijimtarisë së tij më të fundit është lënë zakonisht jashtë, meqënëse thuhet se nuk është në nivelin e botimeve të Rumanisë. Megjithatë, ky vëllim na jep për herë të parë një përmbledhje të tillë: 106 vjersha, një vështrim mbi shkrimet kritike, shënime nga një intervistë me poetin e moshuar më 1980 dhe një bibliografi.

Ismail Kadaré
*Der große Winter* [= Dimri i madh].
Kiel. Neuer Malik. 1987. 444 faqe.

Dimri i ashpër 1960-1961 ishte vërtetë serioz e me rëndësi në historinë shqiptare të pasluftës. Ai vit shënoi prishjen midis Nikita Hrushovit dhe Enver Hoxhës dhe dëshmoi tërheqjen e Shqipërisë nga blloku Lindor. Hoxha, pas disa manovrimesh tinzake në një luftë të brendshme për pushtet në vitet pesëdhjetë, e pati lidhur fatin e popullit të vet me Bashkimin Sovjetik dhe Traktatin e Varshavës për t'iu kundërvënë ndikimit kërcënues të Titos mbi këtë vend të vogël të Ballkanit. Shqipëria nuk ishte parathënë të bëhej republikë e federatës jugosllave, dhe Bashkimi Sovjetik ishte gati që të luante për atë një *deus ex machina*.

Por në botën komuniste filluan të fryjnë erërat e ndryshimeve. Kur Hrushovi, më 1960, ndërpreu furnizimet me drithë për të treguar pakënaqësinë e tij për aleancën shqiptaro-kineze, Hoxha iu kundërvu kryelartë: "Edhe bar do hamë, por nuk gjunjëzohemi". Poshtërimi për shqiptarët krenarë, por të varfër u bë sidomos i dukshëm me atë thënie, tani të njohur, që Hrushovi kishte lëshuar më parë gjatë një vizite në Shqipëri se aq drithë sa prodhonte Shqipëria e hanin minjtë nëpër depot e Bashkimit Sovjetik. Shqiptarëve iu desh përsëri të mbroheshin, kësaj radhe duke e ditur fort mirë se nuk kishin aleatë të tjerë të drejtpërdrejtë përveç kinezëve të largët. Situata e nderë arriti kulmin kur Enver Hoxha e akuzoi haptazi Bashimin Sovjetik se po bënte politikë kolonialiste.

*Dimri i madh* pasqyron këto ngjarje emocionante në dy rrafshe: në atë politik e në atë personal, që nga tryeza e bisedimeve në Kremlin e deri te shtëpitë e njerëzve të thjeshtë në Tiranë. Personazhi kryesor i romanit është Besnik Struga, një gazetar nga Tirana, që caktohet si përkthyes në përbërjen e delegacionit shqiptar dhe niset për në Moskë në një kohë kur nëpër vendet e Evropës Lindore po zbresin dëborërat e para të dimrit të madh. Atje ai merr pjesë në bisedimet, pritjet dhe bisedat e fshehta në nivel të lartë, duke përjetuar e dëshmuar drejtpërdrejt intrigat politike. Me mjeshtri Kadareja ka rindërtuar mjaft nga dialogu i zhvilluar, dhe këtë e ka bërë pasi ka shfletuar protokollet e bisedimeve dhe kujtimet e Enver Hoxhës, duke na hapur kështu një dritare unikale për të parë disi mekanizmin e botës komuniste të asaj periudhe. Besniku është aq shumë i tronditur nga ditët e tij në Moskë sa që marrëdhëniet e tij me Zanën, të fejuarën që e pret në Tiranë, nuk mund të vazhdojnë më dhe ndërpriten.

Besniku nuk është tjetër veçse një prej atyre shumë vetëve që i preku politika. Kadareja sjell këtu edhe një numër të madh figurash dytësore, që nga fshesaxhinjtë e rrugës e deri te krerët e dikurshëm të borgjezisë që befasohen nga ngjarjet e këtij dimri të madh. Studentët shqiptarë të universiteteve të Moskës e të Leningradit janë të detyruar të ndërpresin në mes studimet e të kthehen në atdhe. Bashkimi Sovjetik tërheq gjithë këshilltarët e vet dhe pas bisedimeve të ndera pranon të braktisë bazën e tij strategjike e jetike të nëndetëseve në Pasha Liman pranë Vlorës. Marrëdhëniet politike e ekonomike prishen përfundimisht. Dhe vërtetë, asgjë nuk ka lënë më shumë gjurmë te shqiptarët gjatë këtyre tridhjetë vjetëve të fundit se sa shkëputja nga ai përqafim mbizotërues e mbrojtës i Nënës së Shenjtë Rusi. Romani përfundon:

> "*Në fillim të marsit, pas një ere të stuhishme, furia e së cilës ua kalonte gjithë sqotave dimërore, mijëra njerëz hipën mbi çatira dhe tarraca për të rregulluar përveç të tjerash, antenat e TV-ve, të shtrembëruara ose të rrëzuara prej saj. Qysh nga shtatori*

*i vitit që shkoi, një erë e tillë s'mbahej mend. Me jakat e ngritura për t'u mbrojtur nga thëllimi, njerëzit vështronin me vëmendje hekurat e zhveshur të antenave, sikur të kërkonin në to gjurmët e një lodhjeje të madhe.*

*Asnjëherë gjatë jetës së tyre ata nuk kishin dëgjuar kaq shumë lajme sa këtë stinë dimri. Dhe ditë pas ditësh e net pas netësh, pa kuptuar as vetë se si, atyre u qe krijuar përshtypja se pas gjithë atyre lajmeve, që antenat i kishin mbledhur midis sqotës, pjalmit dhe kujës së erërave, hekurat e tyre do të ishin prishur e shtrembëruar prej kohësh.*

*Mirëpo antenat, vetë çatitë, ashtu sikurse gjithë peizazhi i gjerë përreth, kishin mbetur po ato. Ndoshta për këtë arsye, ndërsa bëheshin gati për të zbritur, njerëzit tundnin kokat sikur të thoshin: 'megjithatë ç'dimër që ishte'"*

Përkthimi në gjermanisht i këtij eposi politik të Kadaresë është i pëlqyeshëm. Ndërkaq nuk është në të mirë të gjendjes së artit të përkthimit po të themi se në këtë rast përkthyesi, i cili pa dyshim ka derdhur aq mund për ta sjellë romanin në një gjermanishte të rrjedhshme sa edhe Kadareja për ta shkruar në gjuhën e vet, nuk është përmendur me emër. Po kështu ka ndodhur edhe me botimin e kohëve të fundit në anglisht të romanit *Kronikë në gur*. Shënimi shkurt e prerë "*nga shqipja*" kurrsesi nuk mjafton për të patur atë besim që nevojitet. Një kritikë e vogël i duhet bërë këtij botimi, përndryshe të arrirë, për atë shenjë të theksit të vënë mbi emrin e autorit, i cili përdoret dhe është i përshtatshëm në frëngjisht, por që është i tepërt në gjermanisht dhe anglisht, kurse në shqip nuk ekziston, e që i jep shkrimtarit ballkanik Kadare për fat të keq një ngjyrim Levantin.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 62.3
Verë 1988

Ali Podrimja
*Fund i gëzuar*.
Prishtinë. Rilindja. 1988. 72 faqe.

Poeti shqiptar Ali Podrimja u lind më 1942 e u rrit në Gjakovë, një qytet oriental i pluhurosur në krahinën autonome të Kosovës në Jugosllavinë e jugut rrëzë vargmaleve të Alpeve të Shqipërisë veriore, një qytet i bukur i njohur për artizanët dhe për pastërtinë e shqipes së vet. Autor i më se dhjetë vëllimeve me poezi që nga viti 1961, ai tani e ka zënë vendin e vet mes letrarëve të afirmuar në Kosovë duke u bërë i njohur në këtë krahinë dhe në Shqipëri si një poet novator i radhës së parë. Përmbledhja e tij e vitit 1982, *Lum Lumi*, veçanërisht, konsiderohet nga disa si një pikë kthese në poezinë e sotme në Kosovë.

*Fund i gëzuar* përbën një shpërthim tjetër të obsesionit Sizifian të Podrimjes për fatin e njerëzimit, përpjekjen e tij të vazhdueshme e ironike për të kapur fillin e ekzistencës në një grumbull dikotomish alegorike ku spikat e kaluara përkundër së tashmës, periferikja përkundër thelbit, miti përkundër realitetit, e veçanta përkundër së përgjithshmes. Ky vëllim - që pa dyshim synon të plotësojë këtë kërkesë, por pa e arritur deri në fund - përmban pesëdhjetekatër vjersha të ndara në pesë cikle.

Cikli i parë, *A ju kujtohet*, evokon elemente të historisë dhe mitologjisë shqiptare dhe, së këndejmi, edhe protagonistët e tyre. Sikundër ndodh shpesh, këtu rezistenca ndaj tiranisë së huaj dhe mbrojtja e lirisë hyjnë në sferat e alegorikes. Figura e Skënderbeut, heroi kombëtar i Shqipërisë (1405-1468), i cili pati marrë guximin t'u bëjë ballë turqve në shekullin e pesëmbëdhjetë, nuk e ka humbur aspak forcën e saj jetësore si burim frymëzimi në letërisinë shqiptare.

Ciklet 2 dhe 3, *A ju dëgjon harrimi* dhe *Rekuiem për pyllin e prerë*, që përbëjnë bërthamën e vëllimit, hulumtojnë hijet e shprishura të diasporës shqiptare në Itali dhe Greqi. Poeti, që u ka kënduar simboleve të rezistencës dhe kulturës tradicionale fshatare, e ndjen në palcën e vet tani se traditat e arbëreshëve në Kalabri e Sicili dhe e arvanitasve të Epirit e të Moresë janë shpëlarë e fshirë tani mes mjetesh globale komunikimi dhe teknologjisë së sofistikuar, përballë të cilave rezistenca shihet nga shumë vetë, por vetëm për ta thënë butë, si një përpjekje e hidhur dhe e kotë. Të rrallë janë poetët e sotëm shqiptarë, me përjashtim të vetë shkrimtarëve arbëreshë si Vorea Ujko, që kanë mundur të shprehin përvojën kulturore e historike të arbëreshëve me një thellësi të tillë.

Ciklet e katërt dhe të pestë, *Këngë shendi* dhe *Hija ime*, japin krizën sociale, ekonomike, politike e morale të shoqërisë së sotme me një larmi të gjerë temash, duke hedhur shpesh një vështrim ironik mbi goditjet e fatit, mbi mallin, vuajtjen dhe Utopinë.

Ali Podrimja është poet i kursyer. Vargu i tij është kompakt në strukturë, kurse figuracioni i tij është i drejtpërdrejtë, i saktë dhe pa fjalomani artificiale. Çdo fjalë ka funksion. Ajo që e magjeps lexuesin shqiptar është mjeshtëria e fuqishme për t'i dhënë bukuri peizazhit të kursyer shkëmbor, që të kujton mjeshtërinë e folklorit shqiptar, me metafora të pazakonta, me struktura sintaktike të befta dhe me rima të holla. Metaforat janë me bollëk në veprën e tij. Dritëro Agolli, kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve në Tiranë, ka thënë një herë për Podrimjen se ai i hedh metaforat ashtu si hidhet sheqeri mbi një tepsi me bakllava.

Forma dhe struktura kanë qenë kurdoherë në evoluim të vazhdueshëm në veprën e Ali

Podrimjes, por janë kryesisht sjellja dhe trajtimi i temave të reja, edhe pse të ngulura fort brenda obsesionit të tij klasik, të cilat bëjnë që libri *Fund i gëzuar* të tingëllojë fort si një fillim i ri i poezisë së sotme shqiptare në fushat e pluhurosur e të trazuara të Kosovës.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 62.4
Dimër 1988

Ismail Kadare
*Die Schleierkarawane. Erzählungen* [= Karvani i ferexheve. Rrëfime]. Përkth. Oda Buchholz, Wilfried Fiedler.
Berlin. Volk und Welt. 1987. 183 faqe.

*Die Schleierkarawane* përmban tre rrëfime me temë historike në gjermanisht, të shkrimtarit të njohur shqiptar Ismail Kadare, të cilat kanë të tria në qendër Shqipërinë nën zgjedhën e Perandorisë Osmane.

"Jam i lumtur të lajmëroj sot sulltanin sovran, mëkëmbësin e profetit mbi dhé, se gjithë gratë dhe vajzat e perandorisë më të madhe të botës janë nën ferexhe."

Kjo është pika kulmore e tregimit me titull në shqip *Sjellësi i fatkeqësisë - Islamo nox*. Ishte vullneti i Sulltanit që të gjitha femrat e perandorisë, këndej e andej Bosforit, të mbulonin fytyrën me ferexhe. Por gratë e Ballkanit, e sidomos vajzat syzeza të malësisë së thellë të Shqipërisë, myslimane vetëm nga emri, nuk po e kuptonin ende se sa e pahijshme ishte sjellja e tyre, prandaj dhe Porta e Lartë u detyrua të veprojë. Duke punuar me ngulm gjatë gjithë verës, rrobaqepëset e dhjetë qyteteve turke përgatitën gjysëm milioni ferexhe për evropianet kokëforta. Pasi ishin dërguar në depon qendrore të Stambollit, ferexhet u paketuan me kujdes në dengje dhe u ngarkuan në mushqet e Haxhi Miletit. Pikërisht këtu e nis rrëfimin autori. Më pas ne ndjekim karvanin e Haxhi Miletit në udhëtimin e tij të gjatë me karakter politik për në Shqipëri, për t'ua shpërndarë atë rrobë orientale grave evropiane të perandorisë. Haxhiu, shërbëtor besnik i Sulltanit, arrin të heqë dyshimet për moralin e këtij udhëtimi dhe e zbaton pikë për pikë urdhërin perandorak. Po a e zbaton me të vërtetë? Pasi kthehet në Orman Çiflik atë e pret arrestimi dhe burgu për tërë jetën. Ç'të ishte kjo, intrigë politike e shkruar në fatin e vet? Apo mallkimi i grave të Ballkanit? Kadareja shfrytëzon këtë figurë të Haxhi Miletit për të ringjallur një kapitull gati të harruar të historisë së gruas, ndonëse jo pa pika takimi me kohën tonë, sikundër tregon gjendja e mjerë e grave në Iranin e sotëm.

Rrëfimi i dytë, *Komisioni i festës*, na shpie në Shqipërinë e shekullit të nëntëmbëdhjetë, përsëri nën Perandorinë Osmane. Me hollësi tepër të imta Kadare përshkruan përgatitjet e shumta për të kremtuar ripërfshirjen e Shqipërisë në atë perandori pas shtypjes së një kryengritjeje dhe pastaj masakrën e pabesë mbi pesëqind fisnikë e luftëtarë shqiptarë. Vepra e merr lëndën nga njëri prej episodeve më tragjikë në historinë e Shqipërisë. Më 1830, pas luftës ruso-turke, Porta e Lartë vendosi të heqë qafe një herë e mirë ata feudalë shqiptarë që ngrinin krye me armë vazhdimisht kundër perandorisë dhe që shfrytëzonin çdo rast për kryengritje. Në gusht të atij viti Mehmet Reshid Pasha mbërriti në Manastir për të shpallur një amnisti për fiset kryengritëse. Gjatë ceremonisë së festës për këtë amnisti, trupat e tij rrethuan dhe masakruan pesëqind krerë me gjithë familjet e tyre, duke zhdukur njëherësh të gjithë krerët e Shqipërisë së Jugut. Kadare pasqyron tërë cinizmin dhe falsitetin gjakftohtë të politikës së një sistemi të amullt e autokrat.

Rrëfimi i tretë ka një karakter më intim, ndonëse kalon nëpër një hark kohor më të madh. *Breznia i Hankonatëve*, në njëzetetetë episodet e saj, ndjek rrugën e ngjitjes së familjes së Hankonatëve në qytetin jugor të Shqipërisë, Gjirokastër, vendlindja e autorit. Kadare vë në dukje zellin për punë të Hankonatëve, bestytnitë e tyre dhe rivalitetet e vogla midis njëri-tjetrit, sukseset dhe dështimet, nga brezi në brez, për një periudhë prej dy shekujsh. Edhe këtu autori dëshmon mjeshtrinë e tij jo vetëm në përshkrimin e një historie familjare, por edhe në pasqyrimin e një epoke të goditur nga ironia e historisë dhe grushtet e fatit.

Mensur Raifi (red.)
*Roads lead only one way. A survey of modern poetry from Kosova* [= Rrugët kanë vetëm një drejtim. Një vështrim mbi poezinë bashkëkohore e Kosovës].
Prishtinë. Rilindja. 1988. 235 faqe.

Tepër e vetëdijshme për domosdoshmërinë e daljes nga ai izolim, si brenda Jugosllavisë, ashtu edhe në Evropë, në të cilin letërsia e sapolindur e Kosovës po lëngon, Shoqata e Përkthyesve Letrarë të Kosovës ka botuar një përkthim në anglisht të një libri me poezi të zgjedhura autorësh të sotëm nga kjo krahinë autonome kryesisht shqipfolëse. *Roads lead only one way* përmban 139 vjersha të shkruara në origjinal në një nga këto tri gjuhë të Kosovës: shqip, serbo-kroatisht dhe turqisht. Në këtë antologji përfaqësohen poetët bashkëkohës shqiptarë Esad Mekuli, Enver Gjerqeku, Azem Shkreli, Rrahman Dedaj, Fahredin Gunga, Ali Podrimja dhe Eqrem Basha, poetët serbë Lazar Vuçkoviq, Radosllav Zllatanoviq dhe Darinka Jevriq, si dhe poeti turk Hasan Mercan. Ndryshe nga antologjia e fundit e poezisë kosovare të përkthyer, *Dega e pikëlluar* (Prishtinë 1979), e cila përmbante vetëm dy vjersha nga çdo poet, përkthimi i tanishëm na jep nga çdo autor pesë deri në njëzetetre vjersha të zgjedhura, çka e mundëson lexuesin e stërvitur të përftojë të paktën një ide të përgjithshme për stilin e çdo autori. Libri përmban gjithashtu një parathënie nga shkrimtari dhe kritiku Mensur Raifi, si dhe shënime bibiografike për çdo poet.

Më shumë vjersha në këtë antologji janë përzgjedhur nga poezia e Azem Shkrelit, poet shqipfolës i pëlqyer si dhe autor tregimesh e romanesh. Ai ka lindur në malësinë e Rugovës afër Pejës më 1938. Azem Shreli, tani drejtor i Kosovafilmit, është një poet intelektual, që ashtu si bashkëkohësi i tij Ali Podrimja, edhe pse tepër shprehës, ka një poezi të kursyer në fjalë. Këndvështrimi i tij qytetar hedh dritë mbi përvojën e tij në fshat midis njerëzve të malësisë së përthyer të qarkut të Rugovës rrëzë 'Bjeshkëve të Namuna', të urtësisë së tyre dhe mënyrës së tyre tradicionale të jetesës. Kritiku Agim Vinca e ka cilësuar si poet të ideve dhe i gjykimit të thellë. Botëkuptimi i Shkrelit mund të përmblidhet shkurt e qartë në konkluzionin ekzistencialist të *Dhjatës së re* poetike të tij: "Koha jonë s'guxon të kohosh pa ne."

Përkthimet e bëra prej Xhon Hoxhsën-it (John Hodgson) nga shqipja dhe Fiona Kallën-it (Fiona Cullen) nga serbo-kroatishtja i qëndrojnë besnikë aq sa duhet origjinalit dhe janë funksionale. Megjithatë, të rimosh është një nga problemet e përjetshme me të cilin ballafaqohet herët a vonë çdo përkthyes poezie. A është e pranueshme që një poezi lirike e rimuar të përkthehet pa rimë, me qëllim që ideja e saj të përcillet sa më qartë, por që shpie në një lloj proze të vargëzuar? Apo duhet rikrijuar varg me rimë për të ruajtur dimensionin poetik, por duke vënë në rrezik përcjelljen e saktë të përmbajtjes së origjinalit? Me sa duket, në kohën tonë mbizotëron mendimi i parë, pa dyshim, veç arsyesh të tjera, edhe sepse epoka jonë e varfëruar nuk po nxjerr më përkthyes - poetë mjeshtra të përsosur, si në të kaluarën, mjeshtra të tillë të përkthimit që, me një të rënë të penës ishin të zotë t'u jepnin jetë faqeve të tëra me poezi të ngjashme ose madje të njëjtë, në metrikë e në rimë, me origjinalin. Përkthimet me varg të rimuar në anglisht të poezive të Mekulit, Gjerqekut, Shkrelit, Dedajt dhe Bashës nga Hoxhsën-i, edhe pse nuk janë kurrësesi të ngurta e të pakëndshme, na bëjnë më fort të vrasim mendjen për figuracionin e origjinalit se sa të shuajmë etjen tonë për poezi të vërtetë.

Sidoqoftë, mendimi i përgjithshëm është se me fare pak përjashtime, 'poezia e vërtetë' lipset kërkuar vetëm në origjinal, kurse përkthimet nuk janë tjetër, veçse një pasqyrë e zbehtë, një realitet ky që do ta pranojmë. Sikundër e ka thënë poeti ebré, Haim Nahman Bialik dikur:

"Të lexosh poezi në përkthim është njësoj si ta puthësh nusen pa ia hequr vellon." Po edhe kështu, përkthimi mbetet prapëseprapë një nevojë e domosdoshme dhe, në këtë kuptim, libri *Roads lead only one way* është një botim i rëndësishëm e i mirëpritur, që u shtohet atyre pak përkthimeve ekzistuese në gjuhën angleze të poezisë së Kosovës e të poezisë shqipe në përgjithësi.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 63.1
Dimër 1989

Teodor Laço
*Të gjithë lumenjtë rrjedhin.*
Prishtinë. Rilindja. 1988. 380 faqe.

Revolta e shqiptarëve në krahinën autonome të Kosovës në jugë të Jugosllavisë më 1981 u dha fund lidhjeve kulturore midis kësaj krahine dhe vetë Shqipërisë. Para kësaj kohe, universitetet shqip të Prishtinës dhe të Tiranës këmbenin botime, profesorë e lektorë, kurse libra nga Shqipëria (herë-herë variante të shkurtuar e të pastruar) gjendeshin gjithandej në Kosovë të shtypur aty, ashtu si dhe libra (herë-herë variante të shkurtuar e të pastruar) nga autorë kosovarë botoheshin në Tiranë. Tani lidhjet politike, ekonomike e kulturore midis dy gjysmave të kombit shqiptar në fakt janë ngrirë. Kjo situatë është bërë sidomos e vështirë për intelektualët në Kosovë, sepse për ta është me rrezik po t'u gjejnë botime letrare nga Shqipëria, kurse dëgjimi i programeve të radios dhe televizionit të Tiranës quhet krim që dënohet me burgim - dhe të dyja këto veprimtari konsiderohen nga ana e autoriteteve të Beogradit si shenja të 'nacionalizmit dhe ekstremizmit shqiptar', i ashtuquajtur shkak i problemit të Kosovës. Por ama, për poetët dhe romancierët e Kosovës, qenia e tyre kulturore dhe mbijetesa e integriteti i tyre janë të pamundura pa kontakte me dheun amë. Nëse ky pozicion 'pati politik' do të vazhdojë edhe për më shumë kohë, atëherë letërsia shqiptare do ta shohë veten të ndarë në dy letërsi të veçuara, secila me rrugën e vet. Shenjat e para të kësaj ndarjeje tashmë duken qartë. Shkrimtarët në njërën anë të kufirit, për shembull, nuk e kanë idenë se ç'po ndodh *përtej malit*.

Tani për tani, shtëpisë botuese Rilindja në Prishtinë i lejohet të ribotojë vetëm një roman në vit nga Shqipëria. Këtë fat për vitin 1988 e pati vepra e fundit e Teodor Laços: *Të gjithë lumenjtë rrjedhin*.

Prozatori dhe dramaturgu Teodor Laço ka lindur më 1936 në Dardhë të Korçës në Shqipërinë juglindore. Ai pati mbaruar për agronomi më 1958 në Tiranë, para se talentin dhe energjitë e veta t'ia kushtonte letërsisë. Romani i tij i parë, *Toka e ashpër*, i botuar në Tiranë më 1971, merrej me problemet e kolektivizimit të bujqësisë në zonat malore. Deri tani ai ka botuar nëntë përmbledhje me tregime dhe katër romane të tjerë, dy prej të cilëve janë botuar në gjuhë të huaja në Tiranë: një në anglisht *The Face-up,* 1980 [*Përballimi*], dhe në frëngjisht *Le pré des larmes*, 1980 [*Lëndina e lotëve*]. Bashkë me Ismail Kadarenë, Dritëro Agollin, Nasi Lerën, Zija Çelën, Skënder Drinin dhe Agim Cergën, ai ka bërë emër si një nga romancierët e sotëm shqiptarë me botime të shumta.

*Të gjithë lumenjtë rrjedhin* ka në qendër ndërtimin e një dige e të një ujëmbledhësi në fshatin e quajtur Soborë, për të ujitur shtatë mijë hektarë tokë. Inxhinierit hidroteknik Arsen Morina i është besuar një projekti, i cili ishte i tillë që kërkonte zgjidhje të guximshme, mendim novator dhe jo pak trimëri për t'i bërë ballë ndrojtjes dhe konformizmit të zyrtarëve lokalë. Antagonisti i tij gjatë gjithë romanit është Bani Bashari, kryetar i Komitetit Ekzekutiv të Rrethit, i cili pas disa fërkimeve të vogla për mendime të kundërta në fillim, filloi ta luftojë me çdo mënyrë, me qëllim që të ruajë postin e vet. Konflikti midis tyre simbolizon konfliktin midis veprimtarisë krijuese dhe frenimit që sjellin burokracia dhe qëndrimet konservatore. Me gjithë të metat e dështimet në fazat e ndryshme të ndërtimit dhe me kërcënimin për vetë ekzistencën e projektit nga marifetet e Basharit e të inxhinierëve të tjerë, Morina i ri pak nga pak arrin të fitojë besimin e Besim Golemit, sekretar i parë i partisë, e të kolegëve të tij, dhe kështu diga e ujëmbledhësi përfundojnë me sukses.

Kjo vepër e Laços është në hullinë e romanit klasik për ndërtimin socialist, i ngjashëm me letërsinë sovjetike për industrializimin e viteve tridhjetë (Erenburg, Gladkov, Leonov).

Ky krahasim nuk ka përse të na çudisë po të kemi parasysh se Shqipëria e viteve tetëdhjetë, me një minimum ndihme dhe teknologjie të huaj, filloi po atë proces industrializimi të mundimshëm që pat nisur Rusia sovjetike në vitet njëzet. Konceptimi i gjerë i romanit dhe portretizimi i personazheve kryesorë janë besnikërisht sipas kësaj tradite: Morina, hero tërësisht positiv, përfaqësues i gjithë virtyteve të Njeriut të Ri; personazhi negativ e me të meta në figurën e Bani Basharit; udhëheqja e pagabuar e Partisë; *hepi end* i përhershëm. Kështu, nuk mund të mos themi se *Të gjithë lumenjtë rrjedhin* është një vepër tepër konformiste, edhe pse ajo bën një hetim të shkëlqyer në mënyrën se si shoqëria e sotme shqiptare merr vendimet e zgjidh konfliktet. Këtë konformizëm e kompenson deri diku individualizmi me imtësi artistike i personazheve. Në përvijimin dhe ndërtimin e figurave të të dy antagonistëve kryesorë, Laço është treguar mjeshtër i shquar në analizimin dhe theksimin e tipareve të karakterit e në mbajtjen e një tensioni dramatik, por personazhet e tij, në të vërtetë, nuk kalojnë përtej cakut të stereotipit 'pozitivi kundër negativit', kalim që do t'i bënte të besueshëm si qenie njerëzore, edhe me virtyte, edhe me të meta.

Titulli ka karakter simbolik. Ai pasqyron jo vetëm rëndësinë e hidrocentraleve e të ujitjes së tokës bujqësore për zhvillimin dhe ekzistencën e këtij vendi të vogël në Ballkan, por edhe vërshimin e frymës krijuese e të guximit, si dhe pjekurinë e një shoqërie dhe të një kulture të ndryshme nga të tjerët.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 63.1
Dimër 1989

Ismail Kadare
*Koncert në fund të dimrit.*
Tiranë. Naim Frashëri. 1988. 704 faqe.

Që nga viti 1963, Ismail Kadareja është afirmuar plotësisht si mjeshtër i romanit shqiptar. Vepra e tij e parë, e ndoshta më e njohur, *Gjenerali i ushtrisë së vdekur,* merrej me vitet e para të Pasluftës, dhe gjatë kësaj kohe ne ndjekim një gjeneral italian të shoqëruar nga një prift me mision në Shqipëri për të çvarrosur dhe riatdhesuar eshtrat e ushtarëve italianë të rënë këtu gjatë luftës. Romani i dytë i madh i Kadaresë për historinë e re shqiptare, *Dimri i madh*, ndalej në ngjarjet që shpunë në prishjen dramatike të marrëdhënieve midis Shqipërisë së vogël dhe Bashkimit Sovjetik të fuqishëm më 1961, divorc ky midis elefantit dhe miut.

Më 1988, Kadareja na dha një epos tjetër të historsë së re shqiptare në romanin *Koncert në fund të dimrit*, titulli simbolik i të cilit mjafton për të kuptuar vazhdimësinë e tij nga *Dimri i madh*. Dhe kështu është. Ashtu si *Dimri i madh* vrojtonte dhe studionte prerjen e marrëdhënieve me Bashkimin Sovjetik në tërësi, *Koncerti* përbën një vështrim monumental mbi prerjen po aq dramatike të marrëdhënieve me Kinën e Mao Ce Dunit më 1978. Kadareja në të vërtetë e pat filluar këtë roman shtatëqind faqesh në kohën e prishjes së aleancës shqiptaro-kineze dhe e përfundoi vetëm vitin e kaluar.

Marrëdhëniet midis Kinës dhe Shqipërisë patën nisur të keqësoheshin me hapjen graduale të Kinës ndaj Perëndimit në vitet shtatëdhjetë, ndërsa ftesa historike drejtuar Presidentit Nikson për të vizituar Kinën e vuloste këtë gjë. Enver Hoxha dhe Partia e Punës së Shqipërisë nuk po e shihnin më aleatin e tyre të vetëm si fanar ndriçues të Marksizëm-Leninizmit dhe e demaskuan përsëri 'revizionizmin'. Skenari politik ishte po ai i prishjes së dikurshme me Bashkimin Sovjetik: divergjencë ideologjike në pikëpamje, një Enver Hoxhë i vendosur në të veten, dhe ikja përfundimtare e specialistëve kinezë nga baza e tyre e vetme në Mesdhe.

Edhe struktura themelore e *Koncertit në fund të dimrit* dhe teknika e përdorur dëshmojnë për ngjashmëri me *Dimrin e madh*. Dhe vërtetë, në këtë afreskë të madhe të ngjarjeve të një dekade më parë shohim të shfaqen përsëri personazhet e njohur të *Dimrit të madh*: Besnik Struga, Skënder Bermema dhe Marku, por natyrisht shtatëmbëdhjetë vjetë më të vjetër e gjithashtu më të mënçur. Këtij romani, natyrisht, nuk i mungojnë polemikat e, çuditërisht, as thekset antikineze. Pjesët ku kritikohen Mao, revolucioni kulturor, përndjekja e intelektualëve në Kinë dhe qëndrimet kineze ndaj Shqipërisë bien në klishenë Fu Mançu të karakterit 'enigmatik' të kinezit që është aq i ndryshëm nga ai evropian!

Kadaresë i pëlqejnë simbolet dhe i përdor pa kursim. Pema e vogël e limonit, që i sjellin te dera Silva Dibrës në fillim të romanit, nis të japë frute në fund të tij.

> "*Silva e vështroi drurin e vogël me dhimbsuri... Bota gjëmonte nga mitingjet, komplotet, orkestrat e ankthet, ndërsa ai atje mënjanë te këndi i ballkonit, mospërfillës për gjithçka, merrej me atë për të cilën kishte mbirë në këtë botë: prodhimin e frutit të vet. Dhe dukej aq i vockël e i humbur në krahasim me zallahinë e botës, saqë të vinte ta mishëroje. Silva nënqeshi humbshëm. Ndoshta edhe atij, po të kishte ndërgjegje, e tillë mund t'i dukej bota: e pakuptueshme. Ndërsa mbyllte derën e ballkonit, kushedi pse asaj iu kujtuan fjalët e plakës Hasije: kinezët? S'ka pasur kinezë këtu. Veç në i keni parë në ëndërr.*"

Shqiptarët janë lexues të etur të Ismail Kadaresë, dhe të gjithë kritikët në Shqipëri dhe Kosovë e vendosin atë disa shkallë më lartë se çdo prozator tjetër shqiptar. Botimi i parë i këtij romani në njëzet mijë kopje u shit brenda pak orësh nëpër librari në fillim të shtatorit 1988. Nga ana tjetër në Jugosllavi, Kadare është *persona non grata* për arsye politike - e veçanërisht pa dyshim, për botimin e romanit të tij *Krushqit janë të ngrirë*. Vetëkuptohet se asnjë nga veprat e tij nuk gjendet tani në Kosovë ose në krahinat e tjera shqipfolëse të federatës së trazuar jugosllave, çka i brengos së tepërmi lexuesit shqiptarë të atjeshëm.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 63.2
Pranverë 1989

Din Mehmeti
*As në tokë as në qiell*.
Prishtinë. Rilindja. 1988. 95 faqe.

Letërsia shqiptare nuk mund të quhet më dukuri anësore në Jugosllavi, nuk mund të quhet produkt i një pakice kombëtare të humbur diku në një cep të vendit. Shqipja sot përbën realisht gjuhën e dytë më të folur e të përhapur në federatën jugosllave (pas serbo-kroatishtes), kurse pjesa shqiptare, me gjithë problemet të njohjes politike, po fillon dalëngadalë të bëjë që ndikimi i saj të ndjehet në kulturën e Jugosllavisë dhe në letrat evropiane. Ndonëse proza letrare në shqip është e vonë dhe drama prej kohësh ka qenë e dobët, poezia ka gëzuar kurdoherë një traditë të qëndrueshme, si në Shqipëri, ashtu edhe në Kosovë. Statistikat e botimeve, gjithashtu e pasqyrojnë këtë prirje për poezinë: në Tiranë rreth 40 për qind e botimeve letrare të viteve të fundit kanë qenë në poezi, në Prishtinë 80 për qind - fakt ky që nuk mund të merret me mend në Perëndimin racional.

Din Mehmeti është ndër përfaqësuesit klasikë më të mirënjohur të poezisë së sotme në Kosovë. Ai ka lindur më 1932 në fshatin Gjocaj të Junikut të Gjakovës dhe ka studiuar për gjuhë dhe letërsi shqipe në Universitetin e Beogradit. Tani, ai është mësues në shkollën pedagogjike të Gjakovës. Edhe pse ka botuar disa proza, kritika letrare dhe një dramë, ai njihet kryesisht për poezinë e tij figurative, e cila është botuar që nga viti 1961 në 12 vëllime. Libri i tij i fundit, një përmbledhje më njëzetetetë vjersha lirike, mban titullin *As në tokë as në qiell*.

Poezia e Din Mehmetit shquhet për ndjeshmëri popullore. Ashtu si dhe Ali Podrimja, i cili është po nga Gjakova, ai mbështetet në shumë figura, metafora, dhe simbole të poezisë popullore të Shqipërisë së Veriut për të mbrujtur dhe ndërtuar lirikat e tij të trazuara me vizionin stoik të malësorëve. Megjithëse është një fllad i lehtë romantik që përshkon poezinë e tij, sikundër e pati cilësuar dikur kritiku Rexhep Qosja, ky asimilim krijues i folklorit është i shkrirë fuqishëm me një rrjedhë realiste, herë-herë ironike, që buron pjesërisht nga etika e revoltës në traditën e Migjenit (1911-1938) dhe Esad Mekulit (l. 1916). Shqetësimi poetik i Din Mehmetit, megjithatë, nuk i drejtohet protestës mesianike ose kritikës sociale, por krijimtarisë artistike dhe përvojës individuale.

*As në tokë as në qiell* është e ndarë në pesë cikle: *Trimat e këngës sime*, *Bishat e bardha*, *Kujtesa e letrave*, *Barka ime mbahu*, dhe *Këngë për vete*. Titulli i ciklit të katërt, *Barka ime mbahu*, është ndofta simbolik për praninë e sotme e letrave shqipe, bile edhe të shqiptarëve në Jugosllavi. Ai vjen nga poezia *Dialog me liqenin*, shkruar në Strugë buzë Liqenit të Ohrit në kufirin jugosllavo-shqiptar, gjatë festës ndërkombëtare të poezisë në Strugë në gusht 1987.

*"Liqeni u nxi*
*liqeni u çmend*

*Barka ime mbahu*

*Këtej i ke shkëmbinjtë*
*e eshtrave*
*andej ëndrrat e pavdekshme*

*Barka ime mbahu*

*Daljen kërkoje*
*në zemrën tënde*

*Kepi i shpresës është larg*

*Lulet e gjakut*
*Do të arrijnë*

*Baraka ime mbahu*"

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 63.2
Pranverë 1989

Namik Ressuli
*Albanian literature* [= Letërsia shqiptare]. Red. Eduard Liço.
Boston. Pan-Albanian Federation of America Vatra. 1988. 108 faqe.

Një nga dëshirat dhe nevojat e atyre që janë të interesuar për kulturën shqiptare është të kenë një histori informuese dhe të lexueshme të letërsisë shqiptare. Për ata që mund të lexojnë në shqip, *Historia e letërsisë shqiptare* (Tiranë 1983) është historia më e gjerë letrare e hartuar deri më sot. Lexuesit anglishtfolës i është dashur të mjaftohet me disa histori të mangëta e të ndryshme nga njëra-tjetra për letërsinë shqiptare dhe do t'i duhet të mjaftohet me to edhe në të ardhmen. Libri i Stjuërt Men-it (Stuart Mann) *Albanian literature, an outline of prose, poetry and drama* [Letërsia shqiptare, një pasqyrë e prozës, poezisë dhe dramës] (Londër 1955) është e vjetëruar, kurse libri i Koço Bihikut *History of Albanian literature* [Historia e letërsisë shqiptare] (Tiranë 1980), me nëntitullin e rremë *Albanian literature from its origins to the liberation of the country from the Nazi-Fascist occupation* [Letërsia shqiptare që nga fillimet e saj deri në çlirimin e vendit nga pushtimi nazi-fashist], në të vërtetë përfshin letërsinë e sotme të realizmit socialist deri në vitin 1977 të vështruar nga pikëpamja marksiste-leniniste, por le jashtë qoftë autorët e viteve njëzetë e tridhjetë të hequr nga Parnasi shqiptar, qoftë letërsinë e Kosovës.

Kjo monografi, e përkthyer nga italishtja dhe redaktuar nga Eduard Liço, është një hyrje e shkurtër (dyzetedy faqe) në letërsinë shqiptare e shkruar nga Namik Ressuli (1912-1985), albanolog i shquar dhe ish-profesor në Institutin Oriental të Universitetit të Napolit. Ajo bën një vështrim mbi letërsinë shqiptare që nga fillimet e veta deri më 1943, duke u ndalur kryesisht në traditën katolike të Shkodrës si dhe i hedh një sy të shpejtë shkrimeve të Pasluftës dhe atyre arbëreshe. Si shtojcë janë vënë leksionet përkujtimore për katër figura të mëdha letrare: Naim Frashëri, Gjergj Fishta, Faik Konitza dhe Fan S. Noli.

Vepra e Ressulit ia arrin qëllimit të vet duke u bërë një pasqyrë hyrëse në letërsinë shqiptare deri në Luftën e Dytë Botërore. Dobësi të mëdha të librit janë shpesh gabime të rënda të shtypit dhe përkthime me fjali të tilla të ngatërruara: "Por shpesh këto fakte, të vëna në një tabllo shumë më të gjerë për ata personalitete të njohur që tashmë e kishin fituar universalitetin, të arritur përtej një mjedisi të mbyllur, duke u bërë edhe ata kështu një poezi e pastër universale." Ja dhe një shembull më i lezetshëm për Pjetër Budin: "I nxitur e i inkurajuar nga mbarë shqiptarët pa dallim feje, ai vdiq tragjikisht më 1623 duke kaluar lumin Drin".

Vërejtjet kritike të Ressulit për nivelin e një pjese të mirë të letërsisë së viteve të para të Pasluftës janë të vlefshme dhe është e drejta e tij e plotë të ngrejë lart meritat e padyshimta artistike të Gjergj Fishtës e të shkrimtarëve të tjerë të traditës katolike, si shumicë e harruar, të cilët zakonisht lihen në heshtje ose trajtohen me qortime të ashpra nga kritikët marksistë të Tiranës. Megjithatë, është për të ardhur keq, dhe një mungesë e kontaktit me realitetin, që në një libër të botuar në vitin 1988 të mos përfillet periudha një çerekshekullore pas luftës, pikërisht ajo periudhë në të cilën letërsia në Shqipëri dhe në Kosovë u bë letërsi jo më për një klasë të vogël intelektualësh të paraluftës, e të lerë në heshtje të vetmen letërsi që është lexuar e lexohet aktualisht nga shqiptarët.

Megjithatë, për të qenë të drejtë, duhet theksuar se me historitë e letërsisë ndodh si me fjalorët: ato bëhen të vjetëruar sapo dalin nga shtypi. Pavarësisht nga këto të meta e kufizime, Liços i takon merita që i dha lexuesit anglishtfolës këtë pasqyrë historike të shkurtër, ndonëse informative, të letrave shqiptare.

Ismaïl Kadaré
*Eschyle ou l'éternel perdant* [= Eskili ky humbës i madh]. Përkth. Alexandre Zotos.
Paris. Fayard. 1988. 136 faqe.

Për shekuj me radhë, në të vërtetë, për mijëvjeçarë, grekët, popull mesdhetar dhe gjysmëballkanas, dhe shqiptarët, popull ballkanas dhe gjysmëmesdhetar, e kanë parë njëri-tjetrin me shumë mosbesim e skepticizëm. Grekët shpesh kanë patur frikë nga fqinjët e tyre veriorë të paqytetëruar dhe politikisht të paparashikueshëm, kryesisht me përbërje mylismane, dhe i kanë kthyer shpinën asaj çka ata e quanin tokë kulturore djerr përtej kufijve të helenizmit. Shqiptarët, në anën tjetër, e kanë parë gjithmonë me dyshim shovinizmin dhe imperializmin kulturor grek të ushqyer në radhë të parë nga kisha ortodokse, e cila, në shekullin e nëntëmbëdhjetë e në fillim të shekullit njëzet bëri ç'ishte e mundur për të shuar çdo shenjë veprimtarie kulturore të pavarur në Shqipërinë jugore. Me gjithë këtë periudhë të gjatë armiqësie, marrëdhëniet greko-shqiptare janë përmirësuar mjaft në këto pesë vjetët e fundit dhe kanë arritur në lidhje të tilla të përtërira, si me një të njohur të vjetër, por të harruar. Gjendja *de jure* e luftës midis të dy vendeve u hoq përfundimisht kohët e fundit me vizitat e ndërsjellta të udhëheqësve politikë nga të dy vendet. Pretendimet territoriale janë mënjanuar dhe në kufi është hapur një pikë-kalimi e re. Marrëdhëniet tregtare e kulturore kanë filluar të lulëzojnë dhe të dy popujt po rizbulojnë se të dyja palet sot janë po ata që kanë qenë gjithmonë - fqinjë. Madje edhe Enver Hoxha e theksonte këtë në një nga librat e tij të fundit, një libër për marrëdhëniet me Greqinë, të titulluar *Dy popuj miq*.

E prapëseprapë është një farë befasie e këndshme që edhe Ismail Kadare, i njohur deri tani për romanet e tij me tema nga historia shqiptare, për tregime e poezi, të kthejë fytyrën nga jugu e të na japë librin *Eskili ky humbës i madh*, një studim i gjerë dhe i thelluar për dramaturgun e Greqisë së lashtë. Ç'e ka tërhequr Kadarenë për te babai i tragjedisë, të cilin ai e quan humbës të madh, qenie dydimensionale, në dritë dhe në hijë të përjetshme? Nga të tetëdhjetë pjesët e shkruara prej Eskilit, vetëm shtatë kanë mbetur gjallë, për një arsye a për një tjetër. Edhe vetëm ky fakt jep mjaft hapësirë për fantazi e meditim. Si ta interpretojmë Eskilin, kur ai nuk është tjetër veçse hija e vetëvetes? Si do të dukej bota letrare po të kishim të gjitha pjesët e shkruara prej tij, dhe a mund të mendohet bota pa të? Kadareja ringjall me mjeshtri të kaluarën dhe, mbi bazën e atij materiali të pakët që kemi në dorë, përvijon si themelues të tragjedisë klasike një personalitet të besueshëm.

Një pjesë e pathosit të Greqisë së lashtë bëhet vërtetë më i kuptueshëm e më i dukshëm kur shihet me sytë e shqiptarëve fqinj. Luksi ekzotik i oborrit mbretëror të Kserksit, ashtu siç përshkruhet në *Persët*, të kujton një nga përvojat shekullore të Shqipërisë nën sundimin e sulltanëve të Portës së Lartë një mijëvjeçar më pas. Tragjedia e shtëpisë së Atreusit në *Orestia* dhe tortura e anëtarëve të veçantë të familjes, që kalon brez pas brezi, pasqyrohet dukshëm në *besën* shqiptare, besnikëria absolute ndaj fjalës së dhënë e ndaj fatit, një zakon që ka futur e ngatërruar në gjakmarrje breza të tërë në malet e Shqipërisë së Veriut dhe ka fshirë familje të tëra nga faqja e dheut. Po a nuk sheh eposi homerik pasardhësen e vet të fundit në poezinë epike dhe heroike të shqiptarëve dhe sllavëve të jugut?

Të shumta janë krahasimet midis këtyre epokave dhe vendeve në dukje të ndryshëm, por edhe më intriguese janë krahasimet në këtë puqje mendimesh midis tragjedianit grek dhe vetë bardit ilir. Kadareja thotë:

> "*Si çdo shkrimtar i madh Eskili ishte i ndërgjegjshëm se, në krahasim me atë zyrtar të mesëm apo të lartë që përfaqësonte shtetin, ai ishte një princ, dhe jo vetëm i artit, por*

> *i gjithë kombit të vet. Si i tillë, ai qëndronte më lart se çdo burrë shteti dhe se fati i Greqisë i rëndonte atij mbi supe më shumë se ç'i rëndonte ndoshta krejt mekanizmit të shtetit grek.*"

*Eskili ky humbës i madh* nuk është ndihmesa e vetme e Kadaresë për rizbulimin e Greqisë nga ana e vendit të vet. Ai ka përkthyer *Orestian* në shqip dhe ka qenë bashkëpunëtor kryesor në librin *Antologji e poezisë greke* (Tiranë 1986), për të cilën ka përkthyer këngë popullore dhe poezi popullore nga cikli i Akritas-it e këtej, si dhe poezi nga Kostis Pallamas, Konstandin Kavafis, Miltiadhi Mallakasis, Llambros Porfiras, Kostas Uranis, Jorgo Seferis, dhe Odiseas Elitis. Por rezultati nuk është ai që pritej nga një shkrimtar i rangut të Kadaresë. Kavafisi do të ngrihej nga varri i tij aleksandrin po të merrte vesh se në vjershën *Duke pritur barbarët* mungon vargu-kyç: "Po vallë tani ç'do bëjmë ne pa barbarët? Ata ishin një farë zgjidhjeje". Në përkthimin e Kadaresë, për ndonjë arsye, është lënë jashtë fjalia e fundit.

Po edhe më keq është shtesa e pakuptueshme e një vargu që Kavafisi nuk e pati shkruar kurrë dhe që nuk gjendet në asnjë përkthim tjetër të poemës së tij klasike *Itaka*. Duke e quajtur rrugën për në Itakë të barabartë me rrugën e përvojës jetësore, e madje të jetës vetë, poeti grek përfundon: "I mençëm siç je bërë tashmë, besoj kupton se ç'janë *Itakat*." Kurse përkthimi i Kadaresë përfundon: "I mençëm siç je bërë tashmë, besoj kupton se ç'janë *Itakat*, besoj kupton se ç'është Atdheu."

Vallë çfarë shtysa të errta nacionaliste e kanë shpënë Kadarenë deri në një interpretim krejt tjetër të poemës së 'plakut të Qytetit'? Mos vallë edhe atij, princit të kombit, po të flasim sipas Eskilit, i është dashur të gjunjëzohet para presionit të ndonjë dogmatiku partiak mendjengushtë, të "zyrtarëve që përfaqësojnë shtetin"?

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 63.3
Pranverë 1989

Koço Bihiku (red.)
*Studime për letërsinë shqiptare 2. Probleme të letërsisë shqiptare të realizmit socialist.*
Tiranë. Akademia e Shkencave. 1988. 671 faqe.

Letërsia e sotme në Shqipëri cilësohet thjesht si letërsi e realizmit socialist. Meqë qeverisja në Shqipëri është në duart e një partie të vetme të gjithpushtetshme, që nuk lejon rrugë të tjera, edhe letërsia qëndron brenda caqeve të një doktrine të vetme mbarëpërfshirëse, doktrinës së realizmit socialist. Nuk "lulëzojnë qindra lule", sikundër pat propozuar Mao Ce Duni, por vetëm po ajo bimë modeste që ujitet dhe plehërohet nga qendra lart e që mund të të magjepsë nganjëherë, meqë lulet çelin një e nga një e jo të gjitha njëherësh. Nuk ka asgjë të rastit në këtë lule apo në drejtimin që po merr letërsia e sotme shqiptare. Ajo është e planifikuar që më parë, aq sa mund të planifikohet një letërsi, ashtu siç janë të planifikuara të gjitha ndryshimet politiko-shoqërore në ketë vend. Duke u nisur nga kjo, nuk është për t'u habitur se studimet teorike e praktike për letërsinë janë të paktën po aq të domosdoshme për të kuptuar krijimtarinë dhe mendimin e sotëm në Shqipëri sa dhe vetë krijimtarinë letrare aktuale. Ndërsa shkrimet kritike në vendet perëndimore luajnë një rol dytësor, në kuptimin (teorikisht) që ato vetëm reagojnë ndaj botimeve letrare kur dalin, në Shqipëri janë shkrimtarët ata që reagojnë për rrugën e çarë për ta nga kritikët dhe teoricienët.

Vëllimi i dytë i librit *Studime për letërsinë shqiptare,* i botuar nga Instituti i Gjuhësisë dhe Letërsisë së Akademisë së Shkencave të Shqipërisë, u kushtohet, sikundër e tregon nëntitulli, "problemeve të letërsisë shqiptare të realizmit socialist" dhe përbën një përmbledhje voluminoze studimesh për letërsinë e sotme në Shqipëri, të përgatitur nga kritikë e specialistë të Tiranës nën drejtimin e Koço Bihikut. I njohur jashtë Shqipërisë kryesisht nga libri i tij *History of Albanian literature* [Historia e letërsisë shqiptare] (Tiranë 1980), Bihiku ka redaktuar edhe vëllimin e parë, *Studime për letërsinë shqiptare, Probleme të letërsisë shqiptare të periudhës së Rilindjes kombëtare*.

Në pjesën e parë të këtij vëllimi të dytë trajtohen aspekte të evoluimit të letërsisë së sotme shqiptare, siç janë "pasqyrimi i realitetit socialist në romanet e viteve shtatëdhjetë dhe të gjysmës së parë të viteve tetëdhjetë, formimi i poemës në gjirin e letërsisë së sotme" dhe "veçoritë e tregimit në vitet gjashtëdhjetë". Kjo pjesë përmban edhe një "përpjekje për të përgjithësuar në rrafshin teorik përvojën e letërsisë shqiptare të realizmit socialist". Pjesa e dytë e librit përfshin studime që merren me shqyrtimin e procesit krijues të disa prej shkrimtarëve më të njohur e të afirmuar të letrave të sotme shqipe: Shefqet Musaraj, Jakov Xoxa, Ismail Kadare, Dritëro Agolli, Dhimitër Shuteriqi, Sterjo Spasse dhe Kolë Jakova.

Me interes të veçantë është analiza e kritikut nga Tirana Jorgo Bulo për veprat dhe "rrugën krijuese" të Ismail Kadaresë, i cili ka qenë në qendër të vëmendjes të pjesës më të madhe të kritikës së sotme. Talenti i Kadaresë edhe si poet, edhe si prozator nuk ka humbur aspak në këto tri dekadat e fundit për nga forca novatore, kurse guximi i tij për t'iu kundërvënë mediokritetit në letërsi ka dëshmuar se realizmi socialist në letërsinë shqiptare mund të bëhej në një farë mënyre fleksibël sa të nxjerrë në pah problemin delikat të individualitetit krijues. Kritikë të realizmit socialist shpesh kanë nënvizuar se kjo doktrinë ka rrezik të shtypë shtytjet krijuese e vetiake të individit e t'i zëvendësojë ato me një cipë konformizmi e uniformiteti. E ku do të ishte tani kultura dhe letërsia evropiane, për shembull, pa atë frymën jokonformiste e më individualiste që do të provokonin e madje zemëronin lexuesin? Në rastin e Shqipërisë, zërat edukativë e moralistë janë mjaft të dukshëm, por, sipas kritereve perëndimore, përmbajtja është shpesh konformiste dhe përsërit vëtveten. Me siguri, ne nuk do ta cilësonim letërsinë e sotme shqiptare si letërsi që i ka me bollëk jokonformistët

dhe eksentrikët. Megjithatë, ajo ka gjetur një farë hapësire për krijimtari dhe origjinalitet të individeve krijuese. Shembull për këtë është Kadareja, por janë edhe të tjerë, edhe pse jo doemos klasikë të afirmuar të letrave me frymë proletare që të studiohen në këtë libër për të cilin po flasim.

Vëllimi i dytë i librit *Studime për letërsinë shqiptare* na jep një vështrim ashtu-kështushëm të zhvillimit e të përhapjes së realizmit socialist shqiptar gjatë çerekshekullit të kaluar, e kësisoj edhe një çelës për të kuptuar më mirë letërsinë e sotme në Shqipëri. Le të shpresojmë se një vëllim i tretë do të guxojë t'i hyjë territorit të paeksploruar të shkrimtarëve më të rinj të brezit pas-Kadare ose do të merret vesh me letërsinë e larmishme e krijuese të Kosovës, një pjesë e mirë e së cilës konsiderohet se është jashtë caqeve të realizmit socialist dhe, ndonëse lexohet me kënaqësi në Shqipëri kur u bie njerëzve në dorë, rrallëherë flitet për të publikisht.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 63.4
Veshtë 1989

Bardhyl Londo
*Vetëm Itaka*.
Prishtinë. Rilindja. 1989. 119 faqe.

Shqiptarët e ndjejnë veten më mirë mes malesh të thyer e të pakalueshëm. Ashtu si romakët, ata përherë e kanë parë detin me dyshim, se nga ai nuk u ka ardhur gjë tjetër veç fatkeqësive. Megjithatë, poetët shqiptarë kanë patur gjithmonë dhe e kanë ruajtur magjepsen e tyre nga Itaka, nga Saga e Ulisit dhe nga ujrat e kaltërt vezullues të Detit Jon. Nuk ka tjetër ishull që të shfaqet më shumë në poezinë shqiptare se sa ky ishull realizimesh homerike dhe kotësish kavafiane. Fato Arapi (l. 1930) dhe Sulejman Mato (l. 1941), dy poetë të njohur nga bregdeti shqiptar, e kanë shfrytëzuar motivin e Itakës për t'i kthyer valët e Detit Jon, që i përket edhe Greqisë, edhe Shqipërisë, në një puls të qenies poetike.

Këtë traditë e ndjek edhe Bardhyl Londo (l. 1948), nga fshati Lipë afër Përmetit, në brendësinë jugore të Shqipërisë, i cili ka bërë emër si një ndër poetët kryesorë shqiptarë të viteve tetëdhjetë. Londo ka studiuar për gjuhë dhe letërsi në Universitetin e Tiranës, punoi për disa vite si mësues në vendlindje, në zonën e Përmetit, dhe tani, punon në të përjavshem letrare artistike *Drita*, që del në Tiranë. Vëllimi i tij i fundit me poezi, *Vetëm Itaka*, libri i parë që i botohet në Prishtinë, është një përmbledhje e zgjedhur nga poezitë më të mira të tre vëllimeve të fundit të botuar në Tiranë: *Hapa në rrugë* (Tiranë 1981), *Emrin e ka dashuri* (Tiranë 1984) dhe sidomos libri i mirëpritur *Si ta qetësoj detin* (Tiranë 1988), i nderuar me çmimin vjetor Migjeni.

Lirika e Bardhyl Londos niset nga konkretja: nga imtësitë dhe çastet e provuara në jetë, të përjetuara intensivisht e të shndërruara në poezi me një mënyrë erudite e të kontrolluar. Poezia e tij, e shkruar me varg të rregullt e me rimë, u bën jehonë në mënyrë melodioze traditave të pasura të poezisë së jugut të Shqipërisë, aq sa kritiku Razi Brahimi nga Tirana e ka vendosur midis poetit klasik dhe mendimtarit të Rilindjes shqiptare Naim Frashëri (1846-1900) dhe poetit të sotëm të tokës Dritëro Agolli (l. 1931), kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve.

*Vetëm Itaka* është e renditur në pesë cikle, ashtu si renditen me sa duket të gjitha vëllimet me vjersha në Shqipëri: *Drejt teje kam vrapuar*, që dëshmon për pasionin e Londos për udhëtimet e për udhët; *Vdekja e kish harruar*, me vargje kushtuar paraardhësve të vet, poetëve shqiptarë të së kaluarës, si Andon Zako Çajupi, Ndre Mjeda, Naim Frashëri, Migjeni dhe Lasgush Poradeci; *Rebelimi i shkronjave* dhe *Fund vere*, të dy këta me vjersha temash të larmishme; dhe cikli i fundit, *Vetëm Itaka*, kushtuar kryesisht figurave dhe simboleve të Greqisë së lashtë. A është Itaka prerogativ i poetit, i udhëtarit e i ëndërrimtarit? A duhet marrë Itaka si diçka e huaj për bashkatdhetarët kokëfortë të Londos të mbërthyer aq fort pas atdheut të tyre malor e pas letërsisë së tyre shpesh të thatë të realizmit socialist? Poeti nënvizon: "*Të gjithë jemi nga pak Odise; / Në mos paçim Penelopë, / Një Itakë e kemi patjetër*." Dhe vërtetë, në vjershën që mbyll vëllimin, ai arrin në përfundimin:

"*Vetëm Itaka mbetet.*
*Itaka te fëmija, Itaka te gjeniu,*
*ajo, e përjetshmja,*
*ëndrra,*
        *dashuria,*
                *jeta,*
                        *vdekja:*

*Itaka - vetë njeriu.*"

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 64.1
Dimër 1990

Mimoza Ahmeti
*Sidomos nesër. Poezi.*
Tiranë. Naim Frashëri. 1989. 80 faqe.

Në skenën letrare të një vendi si Shqipëria, tradicionalisht mysliman, ku femrat ishin realisht analfabete dyzet vjet më parë, gratë shkrimtare e poete nuk janë dukuri e zakonshme. Kjo është arsyeja që përligj trajtimin e tyre më fort si gra (që shkruajnë) se sa si shkrimtare e poete (që janë edhe gra).

Vëllimi i parë me vjersha për të rritur, i botuar nga një femër në Shqipëri ishte *Ëndrra vashërie* (Tiranë 1963) nga Adelina Mamaqi (l. 1939). Poete të tjera të sotme në Shqipëri janë: Zhuljana Jorganxhi (l. 1946), Natasha Lako (l. 1948), Adelina Balashi (l. 1946), Elsa Ballauri (l. 1959), të katra këto nga Korça, e Beatriçe Balliçi (l. 1950) nga Elbasani, kurse në Kosovë, Flora Brovina (l. 1949) dhe Edi Shukriu (l. 1950). Proza nga shkrimtare gra u zhvillua më vonë, romani i parë shqiptar i një gruaje ishte *Një lindje e vështirë* (Tiranë 1973) e Elena Kadaresë (l. 1943), e shoqja e romancierit të njohur Ismail Kadare.

Mimoza Ahmeti (l. 1963) nga qyteti i famshëm kështjellë i Krujës, në veri të Tiranës, mund të konsiderohet si brezi i dytë i femrave shkrimtare në këtë vend malor të Ballkanit. Ajo kreu studimet për gjuhë e letërsi në Tiranë më 1986 dhe tani është mësuese letërsie. Vëllimi i saj i parë me vjersha, i titulluar *Bëhu i bukur* (Tiranë 1986), u prit mirë nga kritika. Për herë të parë e dëgjova emrin e saj jo nga kritikët letrarë të Tiranës, por të Prishtinës së largët në anën tjetër të atij kufiri të pakalueshëm që e ndan më dysh letërsinë e një vendi. "Diçka e freskët në horizontin tonë letrar, e re, femërore dhe plot me talent," pëshpëritej atje. Pikërisht përtej rrotullamave të tymit të cigares, që më duket se kudo e kurdoherë mbështjellin poetët (meshkuj) në Shqipëri, munda të shoh për herë të parë Mimoza Ahmetin në nëntor 1989 në çastin kur po hynte në selinë e Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve për të marrë pjesë në një tryezë të rrumbullakët për poezinë e sotme shqiptare. Me bluzën e saj të thjeshtë, me fundin me pala dhe çorapet e bardha ajo të linte përshtypjen e një shkollareje stërholle mesdhetare në një shkollë private angleze se sa të një poeteje shqiptare. Mendimet e saj u dëgjuan me vëmendje e u përfillën plotësisht ashtu sikundër do ta kishte merituar edhe një veteran i letrave.

Ai vizion për poezinë, për të cilin Mimoza Ahmeti bën fjalë në atë rast, gjen shprehjen e vet më së miri në vëllimin *Sidomos nesër*, libri i saj i dytë. Kjo përmbledhje e re përmban pesëdhjetenëntë vjersha me tema aq sa thellësisht personale, po aq edhe universale, që e dëshmojnë si virtuoze të teknikës poetike. Gjuha drejtpërdrejt e kapshme dhe pa dyshim e bollshme në fjalë e vargut të saj, si edhe ritmi i përkryer duket se e ngrenë poeten mbi nivelin e prodhimit letrar herë-herë të zvargur të disa prej bashkëkohësve të saj meshkuj. Ndofta në kuptim simbolik, Mimoza Ahmeti e hap përmbledhjen e saj me strofën e thjeshtë: "*Ne jemi si bimë të reja, / kudo na gjen. / Ne kemi shpërthyer,*" të nxjerrë nga një vjershë me titullin *Këngë e brezit tim*. Mbetet për t'u parë nëse evoluimi modest dhe përpjekjet për risi që po ndodhin në prozën e sotme shqiptare do të ndikojnë edhe mbi poezinë dhe do ta dëshmojnë Mimoza Ahmetin vërtetë si përfaqësuese të një brezi të ri poetësh.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 64.1
Dimër 1990

Rrahman Dedaj
*Poezi*.
Tiranë. Naim Frashëri. 1989. 284 faqe.

Rrahman Dedaj është poet në evoluim të pandërprerë dhe që ka ndihmuar mjaft për modernizimin e letërsisë shqiptare në Kosovë. Ka lindur më 1939 afër Podujevës dhe ka studiuar gjuhë dhe letërsi shqipe në Prishtinë para se të bëhej kryeredaktor i shtëpisë botuese 'Rilindja'. Veprat e tij poetike dallohen për shprehje të pasur emocionale, për një saktësi gati-gati matematike strukturore e semantike dhe nga kërkesa për barazpeshë midis tradicionales dhe modernes.

Përmbledhja e parë e Dedajt *Me sy kange* (Prishtinë 1962) trajtonte motive intime dhe sociale. Në *Simfonia e fjalës* (Prishtinë 1968) lirikat e tij të ndjera marrin tone më neoromantike në shumë anë të ngjashme me bashkëvendasin e tij nga Podujeva Adem Gajtani (1935-1982) me një botë e atmosferë Orfejane gonxhesh e fluturash. Vëllimet që vijnë më pas, sidomos *Baladë e fshehur* (Prishtinë 1970), *Etje* (Prishtinë 1973), dhe *Gjërat që s'preken* (Prishtinë 1980), hapën një etapë të re në poezinë e Kosovës, që shkon më shumë me mitet dhe simbolet kontekstuale. Kjo poezi neosimboliste shpesh vërshon me metafora nga bota e kafshëve dhe e bimëve, metafora që vendosen saktë dhe mbahen brenda strukturash të disiplinuara eliptike. Përmbledhjet e tij të fundit *Jeta gabon* (Prishtinë 1983) dhe *Fatkeqësia e urtisë* (Prishtinë 1987) u kushtohen më fort temave letrare dhe historike.

*Poezi* është përmbledhja e parë e Dedajt që botohet në Tiranë, ndonëse në të dy anët e kufirit, ai ka qenë i njohur prej kohësh si mjeshtër i vargut. Ky libër është përmbledhje e poezive më të mira të shtatë vëllimeve të sipërmendura, poezi që nuk vijnë si peshqesh i Muzës nga qielli, por si një shkulm i mundimshëm e partenogjenetik nga zemra e poetit, një shkulm krijues që digjet për liri me çdo çmim, sikundër thotë në vjershën *Vargu kryeneç*:

"*Mundohet të lindë*
*koka i mungon.*

*Të dalë nëpër kokën e huaj*
*harron*
*dhembjen që e ushqen.*

*Të dalë pa kokë*
*do t'ia vënë një numër*
*në vend të emrit.*

*Një numër që njerëzit*
*do ta mbledhin e zbresin*
*do ta shumëzojnë e pjesëtojnë*
*gjithnjë gabimisht.*"

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 64.2
Pranverë 1990

Neshat Tozaj
*Thikat. Roman*.
Tiranë. Naim Frashëri. 1989. 264 faqe.

Atyre që ndjekin historinë e re të Shqipërisë do t'u kujtohet shpërthimi i pak viteve më parë i një bombe të vogël në territorin e ambasadës jugosllave në Tiranë, qytet ky normalisht simbol i vetë qetësisë, shpërthim që shkaktoi një incident të vogël diplomatik e që kurrë nuk u sqarua plotësisht. Pikërisht për incidente të këtij lloji Neshat Tozaj e hedh fjalën në romanin e tij *Thikat*.

Në historinë e trilluar të shkruar nga Tozaj, tregohet se si gomat e një veture diplomatësh të huaj në Tiranë shpoheshin nga një person apo disa persona të panjohur. Kjo i bën menjëherë autoritetet të dyshojnë për një komplot për minimin e marrëdhënieve ndërkombëtare të Shqipërisë, dhe prandaj Sigurimi, sektori i kudondodhur e i tmerrshëm i Ministrisë së Punëve të Brendshme, ngarkohet për të bërë hetime. Gjatë hetimeve del fare qartë se prapa këtij akti nuk ka arsye politike dhe veprimtari agjentësh të poshtër të huaj apo 'tradhtarësh' vendas groteskë që aq shumë janë të pranishëm në romanet shqiptare me spiunazh, por është një veprim i një gruaje të shushatur, që vuan nga çrregullime psikike. Ky përfundim është mjaft i volitshëm, por ajo çka normalisht do të shënonte fundin e hetimeve, shënon fillimin e tyre. Hetuesit e Ministrisë së Brendshme kanë hyrë aq thellë sa që nuk mund të dalin kollaj. A nuk kishte thënë vetë Enver Hoxha se shumë komplote ishin zbuluar jo nga Sigurimi, por nga Partia? Sigurimit i duhej një rast që ta zbulonte vetë. Fillon kështu një hetim i plotë dhe me çdo kusht duhet zbuluar një komplot tradhtie. Keqbërësit, me faj apo pa faj, duhen qëruar dhe dënuar shpejt e pa mëshirë në atë mënyrën tepër të njohur për të gjithë banorët e vendeve të Evropës Lindore. Kur karriera, prestigji dhe influenca janë në rrezik, pushteti shpërdorohet në mënyrë të hapur dhe të drejtat themelore të njeriut përbëjnë një pengesë. Ministria e Brendshme e gjithpushtetshme duket se ka në dorë ministritë e tjera e madje edhe vetë partinë, dhe duket se po bëhet shtet brenda shtetit.

*Thikat* me siguri do të lexohet me interes të madh nga shumë shqiptarë dhe pa dyshim nga vëzhguesit e Shqipërisë jashtë për kritikën e mprehtë ndaj një shpërdorimi 'teorik' të pushtetit. Botimi i parë masiv prej pesëmbëdhjetë mijë kopjesh u shit shpejt. Shkrimtari dhe kritiku i njohur, Ismail Kadare, i cili është në pararojë të fushatës së tanishme letrare kundër mediokritetit, 'skematizmit' dhe mungesës së guximit në shkrimet e sotme shqipe, theksoi rëndësinë e këtij romani në një reçensë më të gjatë se zakonisht e në mbështetje të veprës, më 15 tetor 1989 në gazetën letrare *Drita* të Tiranës.

Neshat Tozaj ka lindur në fshatin Kallarat të Vlorës më 1943. Ka studiuar drejtësi në Fakultetin e Shkencave Politike në Tiranë dhe ka botuar dhjetë vëllime në prozë me të ashtuquajturën tema të vigjilencës, domethënë, romane dhe tregime me spiunazh, shumë prej të cilëve janë ekranizuar. Në parathënien e tij në këtë libër, Tozaj zgjatet në një farë mënyre për të theksuar se *Thikat* është një vepër artistike, e trilluar, dhe çdo ngjashmëri me persona realë është krejtësisht e rastit. Megjithatë, ai e di se për çfarë është fjala: ai vetë punon në Ministrinë e Brendshme.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 64.2
Pranverë 1990

Sabri Hamiti
*Vetëdija letrare. Sprovë për një poetikë 4.*
Prishtinë. Rilindja. 1989. 579 faqe.

Edhe pse në përgjithësi pranohet në të dy anët e kufirit se niveli artistik i prozës shqiptare është ende më i lartë në Shqipëri se sa në krahinën (dikur autonome) shqipfolëse të Kosovës në Jugosllavinë e jugut, kritikët më të mirë letrarë lipset t'i kërkojmë në pllajën e turbullt e të shqetësuar të mëllenjave. Njëri prej tyre është Sabri Hamiti (l. 1950), i cili - bashkë me Ali Aliu (l. 1934), kritikun e rrjedhshëm nga Liqeni i Prespës; Rexhep Qosja (l. 1936), akademik dhe historian i letërsisë shqiptare; Ibrahim Rugova (l. 1945), që ka dalë në radhët e para të ngjarjeve të fundit politike si zëdhënës i lëvizjes për demokraci e për të drejta njerëzore; Rexhep Ismajli (l. 1947), i liruar vitin e kaluar nga një periudhe 'izolimi' e rrahjesh në burgjet serbe; dhe Agim Vinca (l. 1947), njohës i thellë i poezisë së sotme, - ka futur për herë të parë metodën më objektive e më kërkuese strukturaliste në kritikën letrare shqipe, atë metodë që aq shpesh është quajtur e dëmshme në Tiranë.

Lindur në Dumnicë, afër Podujevës në Kosovë, Hamiti ka studiuar për letërsi krahasuese në Zagreb dhe në *Ecole Pratique des Hautes Etudes* në Paris, ku gjysmëperënditë e strukturalizmit francez ushtruan ndikimin e tyre tek ai. Ka përfunduar doktoratën në universitetin e Prishtinës. Është autor i një numri të madh vëllimesh me prozë, poezi e drama, por, në radhë të parë, është shquar si kritik novator. *Vetëdija letrare* është libri i pestë i tij me kritika. Para këtij ai botoi *Variante* (Prishtinë 1974), *Teksti i dramatizuar* (Prishtinë 1978), *Kritika letrare* (Prishtinë 1979, shkruar bashkë me Ibrahim Rugovën) dhe *Arti i leximit* (Prishtinë 1983).

Hamiti futi nocione e koncepte të reja në studimin e letërsisë shqiptare, duke ngulur këmbë për një interpretim të pavarur nga proceset jashtëletrare. Duke u përqëndruar në kodet tematike, në nocionet e statusit tekstual dhe në strukturat poetike e narrative të vlefshme për mbarë letërsinë shqiptare, ai e sheh këtë letërsi pak të njohur si një organizëm strukturor që lipset shqyrtuar sa të jetë e mundur, jashtë optikës, vlerave dhe ideologjive të periudhës në fjalë. Edhe vetëm ky qëndrim do të ishte renovues, po të kemi parasysh atë filtër, nganjëherë të padepërtueshëm, nëpër të cilin kalon domosdoshmërisht çdo fjalë e shtypur në Shqipëri.

Përveç konsideratave teorike, Hamiti e zbaton metodën e tij edhe në një radhë studimesh analitike për autorë që, për të kanë qenë pika kthese në historinë e letërsisë shqiptare që prej fillimeve të saj në shekullin gjashtëmbëdhjetë e deri në ditët tona: Pjetër Budi (1566-1622) dhe Pjetër Bogdani (1630-1689) të letërsisë së hershme fetare shqiptare; italo-shqiptari Jeronim De Rada (1814-1903), Pashko Vasa (1825-1892), Kostandin Kristoforidhi (1830-1895) dhe Naim Frashëri (1846-1900) të lëvizjes për zgjim kombëtar të shekullit të nëntëmbëdhjetë, të quajtur *Rilindje*; poetët e paraluftës Andon Zako Çajupi (1866-1933) dhe mesianiku Migjeni (1911-1938); si dhe një numër shkrimtarësh bashkëkohës nga Kosova dhe Shqipëria, që nga poeti Esad Mekuli (l. 1916) dhe prozatori Hivzi Sulejmani (1910-1975) e deri tek Anton Pashku (l. 1938), Nazmi Rrahmani (l. 1941), autor i shquar për fëmijë në Kosovë Vehbi Kikaj (1942-1986), prozatorët Musa Ramadani (l. 1944) dhe Teodor Laço (l. 1936), si dhe poeti Nexhat Halimi (l. 1949).

*Vetëdija letrare* është nderuar si libri më i mirë i vitit 1989 me Çmimin e Rilindjes, për ndihmesë të çmuar në studimin e letërsisë shqiptare. Duke folur për situatën politike përherë e më të pashpresë në Kosovë, me rastin e dorëzimit të këtij çmimi në shkurt 1990, Hamiti tha:

"*Duke pranuar këtë mirënjohje për punë krijuese, i ndiej thellësisht të gjithë ata që në këtë kohë të rëndë mundohen të krijojnë diçka me vlerë në kulturën shqiptare. I ndiej të gjithë ata krijues që janë të vetëdijshëm se kultura shqiptare ka qenë gjithmonë në funksion jo vetëm të krijimit të identitetit kombëtar, por edhe të mbrojtjes së tij. Tash, që ky identitet është sulmuar tmerrësisht me kusht që t'i rrezikohet ekzistenca, kultura e letërsia marrin rëndësi e funksion edhe më të madh për aq sa është vështirësuar jeta e tyre*."

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 64.3
Verë 1990

Adem Demaçi
*Gjarpinjtë e gjakut. Roman.*
Prishtinë. Gjon Buzuku. 1990. 111 faqe.

Ribotimi i veprës *Gjarpinjtë e gjakut* është njëfarë befasi letrare tridhjet vjet pas botimit të parë në Jugosllavi më 1958. Pas më se njëzetetetë vjetësh burgimi, autori i veprës, Adem Demaçi (l. 1936), të cilin shumë e quajnë edhe Nelson Mandelë të Evropës, u lirua pa pritur më 28 prill 1990, një gjest tepër i vonuar i vullnetit të mirë nga ana e qeverisë serbe ndaj popullsisë shqiptare. Ai pat qenë arrestuar më 1958, sepse kishte kritikuar dëbimin për në Turqi të dhjetra mijëra e ndofta qindra mijëra shqiptarëve të Jugosllavisë, për arsye gjoja se ata ishin turq. Më 1964 ai u dënua edhe me pesëmbëdhjetë vjet burg të tjerë për gjoja organizimin e një lëvizjeje kombëtare çlirimtare në Kosovë e për shpërndarje traktesh studentore me kritika ndaj sistemit politik jugosllav. Më 1976, ai u dënua përsëri nga një gjyq i rremë me pesëmbëdhjetë vjet burg, ku ndenji deri më 1990 si një nga disidentët politikë më të shquar të Jugosllavisë.

Është mjaft interesante se *Gjarpinjtë e gjakut* nuk ka të bëjë drejtpërdrejt me kauzën politike të Demaçit, as me problemet e dilemës politike në Kosovë. Ai merret me problemin 'tjetër' shqetësues për shqiptarët e Kosovës: gjakmarrjen. Ai është një botim në kohën e duhur, jo vetëm për njohjen e autorit dhe rolit politik të vazhdueshëm të tij në Kosovë, por edhe për fushatën e tanishme për t'i dhënë fund kasaphanës së pakuptimtë të gjakmarrjes. Ata që mund të kenë kujtuar se gjakmarrja, e cila në fillim të shekullit shkurtonte një ndër dhjetë meshkujt e krahinave të tëra në Shqipërinë e Veriut, nuk ishte gjë tjetër veçse një relikë e çuditshme e së kaluarës, do të befasoheshin po të mësonin se ajo mbahet ende gjallë për bukuri në Kosovë. Duke shfrytëzuar ndjenjat e tanishme për bashkim e solidaritet të shqiptarëve të Kosovës përballë këmbënguljes së egër të serbëve për të sunduar me çdo çmim këtë krahinë të varfër, si dhe përballë shkeljeve të tilla të të drejtave të njeriut të papara në Evropë që nga rënia e Çausheskut, në Kosovë u ngrit më 1990 një komitet me intelektualë kosovarë, i cili me manifestime publike plot skena dramatike e me pjesëmarrje masive, ka mundur të pajtojë më se nëntëqind raste gjakmarrjeje, përfshirë edhe disa ndër shqiptaro-amerikanë të SHBA-së.

Titulli i veprës është marrë nga një alegori për tre gjarpërinj gjigandë ngjyrash të ndryshme, që iu sulën tre vetëve, një turku, rajasë së tij dhe një shqiptari, të cilët, në udhë për të kërkuar fatin, hynë për të kaluar natën në një shpellë të madhe ku banonte një plak. Në errësirë e sipër, gjarpëri i verdhë mbështillet rreth qafës së turkut dhe i pickon ballin. Gjarpëri i dytë i zi mbështillet rreth këmbës së rajasë dhe i pickon shputën. Gjarpëri me ngjyrë të gjakut (prej këtu vjen titulli) mbështillet në dorën e djathtë të shqiptarit dhe e pickon në gisht. Të nesërmen në mëngjes i zoti i shpellës u shpjegon fatin secilit:

> *Turkut i kish pa thanë: "Ty t'ka thimthue gjarpni i sefasë! Ti kie me bâ sefa sa t'jenë jeta. Ty ta ka çkrue Perenia veç me nejtë kamëkryq e me sunue!" Rajës i kish pa thanë: "Ty t'ka thimthue gjarpni i vimit. Ti kie me punue e me vye sa të jenë jeta! Ty ta ka çkrue Perenia me u çue me knojsit e parë e me ra ma i mrami i t'tanëve!" Shyptarit i kish pa thanë: "Ty t'ka thimthue gjarpni i gjakut. Ti kie me e vrâ vllaun tan e vllau yt ka me t'vrâ ty e s'kanë me t'u da gjaqet sa t'jenë jeta! Ty ta ka çkrue Perenia gjak me pi e gjak me vjellë!"*

*Gjarpintë e gjakut*, e botuar dhe e shitur nën banak në Kosovë, është një rrëfim pasionant për një konflikt brezash, të cilët Demaçi edhe i kupton, edhe i do të dy. Kryetari

patriarkal i një familjeje konservatore kosovare nuk sheh rrugë tjetër veçse të mbështesë gjakmarrjen si të vetmin mjet për të vënë në vend nderin e burrit, ndërsa i biri i kupton pasojat e saj shkatërrimtare dhe lufton më kot, për t'i dhënë fund zakonit. Në fund i biri u lutet fëmijëve të vet t'i shtypin kokën gjarpërit.

Adem Demaçi, dikur bir aktiv e luftëtar për një botë më të mirë, tani është bërë një lloj patriarku shpirtëror për më se dy miljonë shqiptarë në Jugosllavi. Që prej daljes nga burgu, ai ka theksuar nevojën e një zgjidhjeje kryesisht paqësore të krizës së tanishme politike e të rezistencës pasive, dhe ka përsëritur atë kushtim të veprës së vet që kur ishte botuar në Prishtinë më 1958:

"*Jo - atyre që janë trima*
*të ngrenë gishtin e krimit,*
*por - atyre që janë burra*
*të shtrijnë dorën e pajtimit*."

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 65.1
Dimër 1991

Natasha Lako
*Natyrë e qetë. Poezi*.
Tiranë. Naim Frashëri. 1990. 109 faqe.

Vizitori i rrallë i huaj, që i bie rruga për në Korçë, pa tjetër kthehet me mbresën se ky qytet rrëzë maleve të Shqipërisë juglindore jo larg nga kufiri grek ka parë ditë më të mira. Për shqiptarët, përkundrazi, Korça është sinonim i jetës së mirë, arsimit të qëndrueshëm dhe begatisë. Ndoshta kjo është arsyeja që shumë beqarë shqiptarë, kur duan nuse, nisen nga motoja e vjetër: "O korçare, o hiç fare." Gjatë kohëve Korça i ka dhënë Shqipërisë jo vetëm nuse, por edhe më shumë shkrimtarë, intelektualë, dhe njerëz me talent se sa të tjerët. Ndër ta shquhet poetesha Natasha Lako.

Lindur më 1948, Natasha Lako botoi vjershën e saj të parë më 1964 (fakt i vjetër ky tashmë për letërsinë shqiptare të shkruar nga femra), kurse përmbledhja e saj e parë *Marsi brenda nesh* doli më 1971. Tani ajo është autore e pesë vëllimeve me vjersha, e një romani dhe disa skenaresh të suksesshëm filmi për Kinostudion 'Shqipëria e Re', si dhe poetesha nga Shqipëria me më shumë emër, brenda dhe jashtë vendit.

*Natyrë e qetë* është një vëllim me tetëdhjetenjë lirika të zgjedhura nga më të mirat e Lakos. Të bie në sy menjëherë freskia e metaforave dhe e imazheve të vargut të saj, që udhëton nëpër krahët e kohës e të hapësirës: në Vezuv, në një postë publike të Athinës homerike, në ashensorin e thjeshtë, por shumëpërmasash të hotelit veteran Bozhur të Prishtinës së vuajtur, dhe doemos përsëri në Korçë.

Natasha Lako nuk është vetëm poete grua, por edhe poete e gruas, dhe kjo anë e krijimtarisë së saj bëhet më e dukshme se gjetkë në vëllimin *Natyrë e qetë*, çka shihet qoftë në këndvështrimin e saj femëror, qoftë në aftësinë e njohur të femrës për të ndjerë ngjyrimet emocionale dhe për të hetuar me imtësi. Ajo e heton botën nga tavolina e saj e shkrimit, e shoqëruar, ose më mirë me thënë e armatosur, me gjilpërën e saj qepëse proverbiale:

"*Jeta ime prej gruaje*
*ka vizatuar në hapësirë natyrën time të qetë:*
*një libër të bibliotekës, një laps, ca fletë*
*dhe një gjilpërë të vogël për të qepur.*

*Kur librin marr për të lexuar,*
*ose kur në fletë me ju flas,*
*e vetme mbetet gjilpëra ime e praruar*
*në hapësirën e madhe.*"

Shqipëria nuk ka patur kurrë ndonjë *grande dame* të poezisë, sikundër kanë patur fqinjet e saj të Ballkanit, as një Elisaveta Bagrjana si bullgarët, e as një Desanka Maksimoviq si serbët, që të pasqyronin shpirtin e kombit apo ndjenjat e tij, dhe kjo ka ndodhur thjesht, sepse deri vonë nuk ka patur fare gra shkrimtare. Jo më larg se një brez më parë, gratë në fakt ishin analfabete dhe ngarkoheshin si kafshët, një *shakull për me bajtë* sipas Kanunit. Por, si kudo gjetkë, kohët kanë ndryshuar në Shqipëri, dhe në rrofshim gjatë, mund të shohim gjëra të reja nga penat e shqiptareve.

Agim Vinca
*Orët e poezisë.*
Prishtinë. Rilindja. 1990. 561 faqe.

Që me pezullimin me dhunë të qeverisë së Kosovës në verën e vitit 1990, dëbimi në fakt i të gjithë shqiptarëve nga postet udhëheqëse dhe administrative (madje edhe personelit mjekësor shqiptar nga spitalet), ndalimi i *Rilindjes* (e vetmja gazetë e përditshme në gjuhën shqipe në Jugosllavi), dhe pezullimi i të gjithë transmetimeve në gjuhën shqipe të radios dhe televizionit të Kosovës, e ardhmja e kulturës dhe e letërsisë shqipe në Jugosllavi duket se është krejt e pasigurt. Sikundër ka thënë poeti dhe kritiku Agim Vinca:

> "*Në atmosferën në të cilën po jetojmë, ne intelektualët e Kosovës, nuk kemi më kohë të merremi me libra e me lexime. Ne në Kosovë lëngojmë si shqiponja e plagosur*."

Por që Agim Vinca (akoma) profesor i poezisë së sotme shqipe në Universitetin e Prishtinës, megjithatë, ka gjetur kohë dhe energji për të botuar një përmbledhje mjeshtërore 561-faqesh me artikuj për poezinë shqipe e të huaj, është një nder jo vetëm për këmbënguljen e tij, por edhe për shkallën e pjekurisë që ka arritur kultura shqiptare në Kosovë, shtëpia vorfnore e Evropës. *Orët e poezisë* vjen pas librit *Struktura e zhvillimit të poezisë së sotme shqipe (1945-1980)* po e këtij autori, botuar më 1985, dhe vjen si një nga pohimet më të qarta për poezinë bashkëkohore shqiptare deri në ditët tona. Ndër studimet e tij për poetë klasikë dhe të sotëm shqiptarë hasim artikuj për Ismail Kadarenë (l. 1936), Dritëro Agollin (l. 1931), Fatos Arapin (l. 1930), Koçi Petritin (l. 1941), Ndoc Paplekën (l. 1945) dhe Natasha Lakon (l. 1948), si dhe për kolegët e tyre shqiptarë nga Kosova: Din Mehmeti (l. 1932), Azem Shkreli (l. 1938), Rrahman Dedaj (l. 1939), Ali Podrimja (l. 1942), dhe Qerim Ujkani (l. 1937), si dhe për autorë të huaj, duke filluar me Rabindranat Tagorën e duke vazhduar me Sharl Bodlerin, Federiko Garcia Lorkën, Janis Ricosin, Bertold Brehtin, dhe Vladimir Majakovskin. Vëllimi përfshin gjithashtu, studime për teorinë e poezisë (tipologjia dhe simbolizmi), kumtime e reçensa të ndryshme, 'tri biseda për poezinë' dhe një bibliografi të plotë të poezisë shqipe në Jugosllavi nga 1981 deri më 1988. Gjuha e Agim Vincës është e kursyer dhe e saktë, është qenia poet që e bën kritikën e tij të lexohet me ëndje.

Agim Vinca ka lindur më 1947 në fshatin shqiptar të Veleshtës afër Strugës në anën maqedonase të Liqenit të Ohrit dhe ka studiuar në Prishtinë ku dhe ka mbrojtur doktoratën. Përveç kritikave, studimeve letrare dhe përkthimeve, ai ka botuar edhe pesë vëllime me lirika të lidhura ngushtë me vëndin e tij të lindjes. Ai është shquar midis të tjerash për gjykim të mprehtë dhe, sidomos këta vitet e fundit, për polemikat e tij me intelektualë serbë e maqedonas për të ardhmen e një atdheu ku (akoma) jetojnë së bashku.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 65.2
Pranverë 1991

Ismail Kadare
*Broken April* [= Prilli i thyer].
New York. New Amsterdam Books. 1990. 216 faqe.

Kur shkrimtari Besian Vorpsi, në një pritje që jepte për miqtë dhe të njohurit në shtëpinë e vet, shpalli se ku do të kalonte muajin e mjaltit, të gjithë u shtangën dhe ranë në heshtje. Edhe nusja e tij e re, Diana, u habit mjaft nga ideja për të kaluar pushimet në një rrafsh të shkretuar të Alpeve të Shqipërisë së Veriut. A nuk do të ishte më me vend për protagonistët e shtresës së sipërme të klasës së mesme të kryeqytetit të vogël e të parritur mirë shqiptar të paraluftës që ta kalonin muajin e mjaltit në plazhet vezullues të Rivierës shqiptare apo asaj italiane e franceze? Mirë që disa prej miqve e kuptonin se Besiani, si shkrimtar, ishte mahnitur nga mundësia e një udhëtimi me makinë në të kaluarën, mes fiseve malësore feudale në gjak me njëri-tjetrin, mes njerëzve të një shoqërie primitive të paprekur nga qytetërimi modern, po e gjora Dianë, nuse e re, si ta kuptonte? Ndërsa ata me shpirt aventure e kishin zili. "Ti do të shkosh nga bota reale drejt e në botën e legjendave, midis eposit të mirëfilltë, që rrallë e gjen akoma të gjallë mbi fytyrë të rruzullit tokësor."

Plani nr. 2: Gjorg Berisha ka kryer atë akt që gjithë familja dhe farefisi ia kërkonin me këmbëgulje: të vinte nderin në vend, duke vrarë vrasësin e të vëllait nga fisi Kryeqyqe, me të cilin ishin në gjak. Nuk mund të dilje dot jashtë ritualit të përgjakur të hakmarrjes, të fiksuar në Kanunin e lashtë të Lek Dukagjinit. Familje të tëra ishin fshirë më parë nga faqja e dheut nëpërmjet marrjes së gjakut, kurse tani e kishte radhën ai, dhe mjaftonte t'i zinte pritë viktimës. Gjithçka ishte përcaktuar nga kanuni fisnor, përfshirë dhe tridhjetë ditët e besës së madhe gjatë së cilës ai lejohej të kalonte ditët e fundit jashtë shtëpisë dhe do të bënte udhëtimin mes malesh për t'i dorëzuar 'taksën e mortit' qehajait të gjakut. Pikërisht gjatë udhëtimit të vet drejt kullës së akullt të Oroshit, Gjorgu shtangu kur pa një nga ato pajtonët e rrallë për të cilët kishte dëgjuar, brenda të cilit udhëtonte ajo zonja e re dhe e bukur nga qyteti. Edhe Diana kishte mundur të kapte fytyrën e këtij malësori të ri kur po kalonin. Për rrjedhojë dhe vetëvetiu, magjepsja e sëmurë e Besianit pas zakonit të gjakmarrjes dhe joshja erotike e Dianës ndaj Gjorgut, një obsesion që vjen duke u rritur dhe që e shpie këtë të fundit në një botë tjetër, sjellin ftohjen e çiftit ndaj njëri-tjetrit.

Ndonëse subjekti është vendosur në vitet tridhjetë, *Prilli i thyer*, i botuar shqip më 1980, pak ka të bëjë me romanet e tjerë të mirënjohur të Ismail Kadaresë për Shqipërinë e shekullit të njëzetë: *Gjenerali i ushtrisë së vdekur* (Tiranë 1963), *Kronikë në gur* (Tiranë 1971), *Dimri i madh* (Tiranë 1977) dhe *Koncert në fund të dimrit* (Tiranë 1988). Ai qëndron më mirë në radhën e ciklit, të këtij autori, të rrëfimeve me subjekt mesjetar (historianët shqiptarë e përdorin termin *mesjetar* në një kuptim më të gjerë duke përfshirë edhe ngjarje të shekullit të tetëmbëdhjetë), ku miti dhe legjenda ndërthuren me realitetet e ashpra të historisë shqiptare. Ndër romanet e mëvonshëm janë *Kështjella* (Tiranë 1970), *Ura me tri harqe* (Tiranë 1978) dhe *Kush e solli Doruntinën?* (Tiranë 1980). Megjithëse ka frymën e mesjetës, *Prilli i thyer* ndalet në një dukuri jashtëkohore, që ka qenë gjerësisht i përhapur në fiset e Shqipërisë Veriore deri vonë në kohët e reja. Edhe sot e kësaj dite, në Kosovën fqinje ka patur realisht mijëra familje të mbërthyera nga këto rite të përgjakshme, edhe pse pa atë stolinë e 'qehajait të gjakut' etj. Fushata kundër gjakmarrjes, e drejtuar nga intelektualë të shquar shqiptarë të Kosovës, ka shpënë kohët e fundit në 'pajtimin' e më shumë se nëntëqind gjaqeve.

Gjatë tridhjetë vjetëve të fundit, pena e Ismail Kadaresë e ka ftuar lexuesin për sa e sa udhëtime magjepsëse nëpër ngjarjet e çuditshme e të pazakonta të historisë së Shqipërisë e

nëpër anët më ekzotike të kulturës së saj pak të njohur. Nuk ka pikë dyshimi se ai ka dhënë ndihmesë shumë më të madhe se çdo autor tjetër për përparimin e letrave të sotme shqiptare, qoftë me veprat e tij, qoftë me kritikën e mprehtë kundër mediokritetit dhe skematizmit me shtysa politike. Këto vitet e fundit ai është ndeshur publikisht në disa raste me kritikun Koço Bihiku, ithtar i një realizmi socialist ortodoks, dhe ka akuzuar kritikët shqiptarë në përgjithësi se kanë penguar krijimtarinë letrare. Shumë intelektualë shqiptarë janë të një mendimi me Kadarenë, tani madje fare hapur. Nëse ka ndonjë që mund të bëjë revolucion në letërsinë shqiptare nga brenda sistemit politik ekzistues, ky do të jetë Ismail Kadareja.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 65.2
Pranverë 1991

Dritëro Agolli
*Splendeur et décadence du camerade Zulo* [= Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo]. Përkth. Christian Gut.
Paris. Gallimard. 1990. 286 faqe.

Në këta dy dhjetëvjeçarët e fundit shkrimtarët shqiptarë kanë qenë shtrënguar *nolens volens* të jetojnë nën hijen e Ismail Kadaresë, emigrimi i të cilit në minutën e fundit në Paris në tetor 1990 dhe ambicjet politike, pa dyshim do t'ia shtojnë famën letrare nëpër botë. Një nga këta shkrimtarë është Dritëro Agolli, romani satirik i të cilit *Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo* ka dalë tani, në një përkthim të pritur mirë, në gjuhën frënge nga Kristian Gyt.

Shoku Zylo është tip i një aparatçiku pa të keq, por të paaftë, shef i një sektori që s'bie në sy të ministrisë, sektor i kulturës, me të cilin uni i tij është i lidhur me mish e me shpirt. Ndjenja patetike e kotësisë, entusiazmi i tij donkishotesk, sjellja e tij groteske para të tjerëve, me një fjalë shkëlqimi i tij dhe rënia e tij, vihen në pah me imtësi ironike nga vartësi dhe shoqëruesi i tij i palodhur e më i shkathët Demkë, i cili në roman kryen funksionin e një vëzhguesi asnjanës. Çasti i kthesës në karrierën e Zylos vjen më në fund kur ai shpreh mendimet e tij për një pjesë teatrale: "Drama është e gabuar ideologjikisht. E para, heroi negativ del i fortë. Në se vutë re, heroi negativ ngjitet në kodër. Ç'është kjo, shokë? Kjo do të thotë se ai ngjitet në piedestal, domethënë në kodër. Ai duhet të zbresë nga kodra, bile të futet në pus. Në kodër duhet të ngjitet heroi pozitiv." Këto fjalë, që, sipas Agollit, ishin thënë vërtetë nga një ithtar i thekur i realizmit socialist në Tiranë aso kohe, shpejtojnë rënien e Zylos më pas, kur pjesa konsiderohet e arritur nga eprorët e vet.

Shoku Zylo është figurë universale, karakter që mund të ndeshet në çdo shoqëri e në çdo epokë, dhe kritikët menjëherë e krahasuan me të tjerë, që nga Daniel Defoe dhe *Revizor*-i i Nikollaj Gogolit deri te Franc Kafka e *ert*-i i Millan Kunderës. Por, sigurisht e pa dyshim do të jenë lexuesit e vendeve të Evropës Lindore që mund të çmojnë e të kuptojnë më mirë vlerat e romanit. Ky roman është përkthyer në bullgarisht, kurse tani po përkthehet në rusisht dhe gjermanisht.

Dritëro Agolli (l. 1931), nga krahina e Devollit në Shqipërinë juglindore, ka ushtruar një ndikim të ndjeshëm në rrjedhat e letërsisë shqiptare, qoftë si shkrimtar në prozë, qoftë si poet i tokës. Ndër veprat e tij në prozë janë romanet me temë nga lufta partizane *Komisari Memo* (Tiranë 1970, bot. në anglisht *The bronze bust*, Tiranë 1975) dhe *Njeriu me top* (Tiranë 1975, bot. në anglisht *The man with the gun*, Tiranë 1983). Në anglisht janë botuar edhe gjashtëmbëdhjetë tregime të tij në përmbledhjen *Short stories* [= Tregime] (Tiranë 1985). Agolli është anëtar i Komitetit Qendror të Partisë dhe kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë qysh më 1973, pas spastrimit dhe dënimit atë vit të liberalëve me Todi Lubonjën dhe Fadil Paçramin në krye.

*Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo*, deri tani romani më i mirë i autorit, u botua së pari më 1972 në revistën satirike të Tiranës *Hosteni* dhe doli si libër më vete një vit më vonë. Që ky libër është botuar në Shqipërinë staliniste, një vend që nuk shquhej për ndonje farë tolerance qoftë edhe ndaj kritikës më të butë ndaj sistemit politik, lidhet pa dyshim me faktin se për karakterin e Zylos ishte marrë si prototip një gazetar liberal i kohës, mik i Fadil Paçramit dhe Mehmet Shehut. Kështu që romani, midis të tjerash, diskreditonte edhe gazetarin (i cili më pas u internua), edhe atë lëvizje liberale të cilën, gati-gati njëzet vjet më pas dhe në një kohë tjetër, vetë Agolli tani *nolens volens* ka ardhur dhe e ka pranuar.

Ismail Kadare
*Dosja H.*
Tiranë. Naim Frashëri. 1990. 232 faqe.

Më 1953 Milman Parry dhe Albert Lord tërhoqën vëmendjen e botës intelektuale me botimin prej tyre të *Serbo-Croatian heroic songs* [= Këngë heroike serbo-kroate], që dëshmonte se tradita homerike e poezisë epike ishte ende e gjallë dhe shëndoshë e mirë në Ballkan. Rapsodi i tyre nga Sanxhaku, Salih Ugljanin (l. 1866), ishte në gjendje mirë e bukur për orë të tëra të recitonte poezi epike serbo-kroate dhe shqiptare për akte heroike të kohëve të shkuara.

Fillimet e poezisë epike në Ballkan janë mjaft të panjohura e të diskutueshme. Për vëzhguesin e jashtëm pak rëndësi ka nëse këngët shqiptare të kreshnikëve e kanë marrë frymëzimin nga *juna ke pjesme,* këngët serbo-kroate më të njohura, apo anasjelltas, por për studiuesit e Ballkanit, shumë prej të cilëve gjejnë kënaqësi në sindromën nacionaliste "unë isha i pari", fillesat historike të çdo dukurie kulturore mund të jenë me rëndësi politike shpërthyese. Qendrat e rapsodëve epikë duket se kanë qenë trojet malore të Bosnjes, Sanxhaku i Novi Pazarit, Mali i Zi dhe Shqipëria e Veriut, ndonëse për çudi pjesa më e madhe e epikës shqiptare ka për vendndodhje ngjarjesh Jutbinën (Udbina), një fshat pesëdhjetë kilometra në verilindje të Zadarit në Kroaci. Një çështje tjetër që është shtruar është çështja e një lidhjeje të mundshme midis epikës heroike ballkanike dhe epikës shumë të çmuar të grekëve të lashtë. A mos kjo është poezia epike dhe heroike, që ende këndohet prej shqiptarëve dhe sllavëve të jugut pasardhëse e epikës homerike? Kjo është një hipotezë që e ka joshur në mënyrë të veçantë shkrimtarin shqiptar Ismail Kadare.

Në romanin *Dosja H*, dy studiues irlandezo-amerikanë të trilluar, Maks Rothi dhe Vili Nortoni, nisen për në malet e thella të Shqipërisë Veriore të paraluftës, me aparat inçizimi në krahë, në kërkim të vendlindjes së eposit. Të dy folkloristët kanë prirjen të hetojnë mundësinë e ekzistencës së një lidhjeje të drejtpërdrejtë midis eposit homerik dhe epikës heroike, këngët e së cilës deklamohen nga malësorët hijerëndë të Shqipërisë së Veriut me *lahutat* e tyre me një tel. Ky udhëtim në terren është një farë enigme për autoritetet shqiptare, sidomos për nënprefektin e krahinës, i cili, për t'u siguruar, u qep atyre prapa si rrodhe, agjentin e fshehtë Dullë Baxhaja për t'i vëzhguar dhe për të sjellë informata për veprimtarinë dhe lëvizjet e tyre. Gruaja e nënprefektit, Dezi, që të kujton Diana Vorpsin e *Prillit të thyer,* është po aq e magjepsur nga prania e dy burrave studiues. Ndërkaq, ndër banorët vendas lind me të shpejtë dyshimi se mos të ardhurit nga jashtë janë vërtetë spiunë. Banesa e tyre në Hanin e Rrashtbuallit bastiset, kurse aparati që kishte regjistruar zërat e tyre, asgjësohet. Ky është fundi i misionit të tyre në Shqipëri.

*Dosja H,* tashmë në qarkullim në përkthimin mjeshtror në gjuhën frënge të Jusuf Vrionit me titullin *Le Dossier H* (1989), si dhe në suedisht e në greqisht, është një satirë e këndshme për dy të huaj të pafajshëm që përpiqen të kuptojnë shpirtin shqiptar dhe, sidomos, huqet e jetës shqiptare me të cilat vizitorët e huaj shpesh mahniten: prirja ballkanike për thashethemet dhe përgojimet, paaftësia e administratës, si dhe një ndjenjë fëminore frike e dyshimi nga ana e autoriteteve për çdo gjë të huaj. Duke e vendosur subjektin e tij përsëri në vitet tridhjetë, Kadareja di si të godasë pa zarar prirjen izolacioniste të vendit dhe ndërhyrjes së trashë të makinës së Sigurimit në të gjitha sferat e jetës së sotme.

Martin Camaj
*Selected Poetry* [= Poezi e zgjedhur]. Përkth. Leonard Fox.
New York. New York University Press. 1990. xviii & 208 faqe.

Në letërsinë e re shqiptare nuk ka patur kurrë traditë shkrimtarësh në mërgim. Ndërsa letërsitë ruse dhe polake, apo edhe ato estone, letone e lituane, këto të fundit të krahasueshme për nga madhësia me atë shqiptare, as nuk do të merreshin me mend pa ndihmesën e shkrimtarëve të tyre në mërgim, fare pak nga prodhimi letrar shqiptar është krijuar jashtë vendit ose në mërgim, dhe kjo krijimtari e pakët e krijuar jashtë ka patur një ndikim minimal në rrjedhën e letërsisë e të kulturës shqiptare. Bota shqipfolëse është një kozmos tepër i vogël e tepër i izoluar për të patur mundësi që ta rrezatojë kulturën e vet të shkruar përtej ngulimeve tradicionale.

Edhe pse themi kështu, prapëseprapë një emër na vjen ndër mend: emri i Martin Camajt, shkrimtar emigrant me rëndësi të dukshme, si për letërsinë, ashtu edhe për shkencën shqiptare. Camaj ka lindur në Temal, në krahinën e Dukagjinit të Alpeve të Shqipërisë të Veriut, më 21 korrik 1925. Ai ka marrë arësim klasik në kolegjin Saverian të Jezuitëve në Shkodër dhe ka studiuar në Universitetin e Beogradit. Së andejmi ai vajti për studime pasuniversitare në Itali, ku dha lëndën e gjuhës shqipe dhe kreu studimet për gjuhësi në Universitetin e Romës më 1960. Nga viti 1970 e deri më 1990 ishte profesor i Albanologjisë në Universitetin e Mynihut, kurse tani jeton në fshatin malor Lengris [Lenggries] në Bavarinë e Epërme.

Veprimtaria letrare e Camajt për një periudhë dyzetepesëvjeçare kalon nëpër disa etapa zhvillimi. Ai e filloi me poezi, zhanër të cilit i mbeti besnik, por në vitet e fundit ai filloi t'i përkushtohet përherë e më tepër prozës. Vëllimet e tij të para me vargje klasike, *Nji fyell ndër male* (Prishtinë 1953) dhe *Kânga e vërrinit* (Prishtinë 1954) e merrnin frymëzimin nga malet e vendlindjes në Shqipërinë e Veriut, me të cilën ai nuk i këputi kurrë lidhjet shpirtërore, pavarësisht nga mërgimi i gjatë dhe, deri fare vonë, nga pamundësia për t'u kthyer në gjirin e tyre. Vargu i pjekur i Camajt, ashtu sikundër na paraqitet në këtë vëllim, nuk i kthen shpinën ndikimit të lëvizjes hermetike të poetit italian Xhuzepe Ungareti [Giuseppe Ungaretti] (1888-1970), një dukuri e rrallë për letrat shqiptare. Karakteri metaforik dhe simbolik i gjuhës së tij ka ardhur duke u forcuar, ashtu sikundër është zgjeruar edhe gama e temave poetike të tij.

Ky përkthim në anglisht nga Leonard Foksi i tetëdhjetë vjershave në një përzgjedhje dygjuhëshe që ka nxjerrë tani shtëpia botuese Nju Jork Junivërsëti Pres është i kapshëm. Bashkë me përkthimin në italisht të poezisë së Camajt (Palermo 1985), ky vëllim pa tjetër do të ndihmojë për ta njohur lexuesin e vendeve të tjera me talentin e pazbuluar prej një kohe të gjatë të një poeti të pazakontë në mërgim, ndonëse jo aq të lehtë për t'u kapur e kuptuar.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 65.4
Vjeshtë 1991

Ismail Kadare
*The General of the dead army* [= Gjenerali i ushtrisë së vdekur]. Përkth. Derek Coltman. New York. New Amsterdam. 1991. 256 faqe.

"Si një shpend krenar e i vetmuar ti do të fluturosh mbi ato male të nëmura e tragjike, që t'u shkëputësh nga grykat dhe kthetrat e tyre djemtë tanë të mjerë." Ky është vizioni i gjeneralit italian të shoqëruar nga një prift fjalëpakë gjatë misionit të tij në Shqipëri për të mbledhur eshtrat e ushtarëve të tij të rënë në luftë aty e njëzet vjet më parë. Ai e filloi misionin e tij me një ndjenjë madhështie në përputhje me gradën e tij: "Në punën e tij kishte diçka nga madhështia e grekëve dhe trojanëve, diçka nga funeralet homerike." Gjenerali e pa veten në një vend të vrenjtur e me shi, me njerëz të zymtë e të inatosur kur ia nisi punës së tij fisnike për çvarrimin e eshtrave të një ushtrie të shpërndarë në tokën plot baltë të Shqipërisë. Dalëngadalë, megjithëse detyrimisht, gjenerali ballafaqohet me realitetin e ashpër të së kaluarës dhe pas e ndjek hija e kotësisë së misionit të tij. Qëllimet e tij të larta kthehen në një ankth vetjak në çastin kur eshtrat e kolonelit famëkeq Z ia përplas tek këmbët një plakë e luajtur nga mendtë.

Shiu që rrëshqet teposhtë xhamave të makinës ushtarake të vënë në dispozicion të gjeneralit është një metaforë e zakonshme në prozën e Ismail Kadaresë dhe në vargun e tij novator. Në kohën e botimit të parë të romanit në gjuhën shqipe, më 1963 në Tiranë, ky shi i vazhdueshëm dhe shumë tipare të tjerë e bënë *Gjeneralin e ushtrisë së vdekur* të ishte një hap përpara në letrat shqiptare. Retë e murrme të ngarkuara me shtërngatë, balta dhe realiteti i mërzitshëm i jetës së përditshme bënte kontrast të fortë me dritën, përndryshe të detyrueshme, dhe fitoreve plot hare të realizmit socialist. Kështu ndodhi edhe me gjeneralin. Edhe këtu ne gjejmë një mjet mjaft të pëlqyer nga ky shkrimtar, i cili, më shumë se kushdo tjetër, e zgjoi letërsinë e vendit të vet nga letargjia tematike e stilistike, letargjia e një Shqipërie të largët e të fantaksur sikundër mund të shihet me syrin e një të huaji naiv ose që nuk i kupton gjërat. Kjo optikë jo vetëm i jepte konture një vendi evropian që në atë kohë ishte më i izoluar nga bota Perëndimore se sa Tibeti, por ndihmonte edhe shqiptarët vetë për ta parë atdheun e tyre ashtu sikundër mund ta shihnin të tjerët. Ky roman, ende një nga më të mirët e Kadaresë, shënoi lindjen e prozës bashkëkohore shqiptare. Më 1961, Shqipëria i kishte këputur lidhjet me Bashkimin Sovjetik kështu edhe me modelet letrare sovjetike të kohës. Ndonëse arsyeja e shpallur e prerjes së marrëdhënieve ishte mbrojtja e socializmit dhe e realizmit socialist, shkrimtarët më të guximshëm të kohës, si Ismail Kadare, tregimtari Dritëro Agolli (l. 1931) dhe poeti Fatos Arapi (l. 1930), të cilët kishin studiuar të gjithë në vendet e bllokut Lindor, përfituan nga kjo ngjarje për ta çliruar letërsinë shqiptare nga disa prej kufizimeve politike që u ishin imponuar. *Gjenerali i ushtrisë së vdekur* ishte një nga frutet më kryesore të kësaj revolte të padukshme.

Më 1970, pas një botimi të ripunuar (1967) të origjinalit shqip, romani u përkthye në frëngjisht nga i talentuari Jusuf Vrioni, i cili kishte kaluar dymbëdhjetë vjet në burg pas lufte para se të lejohej të puntonte, kurse një vit më pas u përkthye nga frëngjishta në anglisht. Ndonëse në fushën e letërsisë përkthime të tilla nga dorë e dytë zakonisht nuk shihen me sy të mirë, duhet të theksojmë plot ndershmëri se përkthimet në gjuhën frënge i disa romaneve të hershme të Kadaresë nga Vrioni rrjedhin më me elegancë se sa origjinali në shqip. Ka nga këto vepra në prozë të cilat u botuan në frëngjisht shumë kohë para se lexuesi shqipfolës t'i merrte në dorë. Nëse Kadareja mban gjithmonë parasysh lexuesin e huaj, prapëseprapë emocionet të forta ai u ka ngjallur bashkatdhetarëve të vet: admirimin e pakufishëm për rolin e luajtur prej tij si 'princ i kombit' me detyra më të larta para vetes, shpëtimtar i një vendi dhe i një kulture nga rreziku, por, njëkohësisht ka ngjallur dyshime dhe armiqësi ndër intelektualë kur flasin për disa veprime makiavelike në të kaluarën e tij. Të mbeteshe gjallë nuk ka qenë

kurrë e lehtë në Shqipëri.

Edhe pse ishte konformist politik - e kush mund ta fajësonte për këtë aso kohe? - Kadare ishte dhe mbeti disident në teorinë letrare brenda vendit dhe gjigand ndër romancierët shqiptarë. Pozicioni i tij i privilegjuar prej Enver Hoxhës i mundësoi t'i jepte shprehje të plotë talentit të tij krijues, të kapërcente caqet e ngushta të asaj që atëherë ishte politikisht e pranueshme në letrat shqiptare, dhe kështu ai mbijetoi aty ku të tjerë nuk arritën t'ia dalin mbanë.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 65.4
Vjeshtë 1991

Migjeni
*Chroniques d'une ville du Nord, précédé de: L'irruption de Migjeni dans la littérature albanaise par Ismaïl Kadaré* [= Kronikat e qytetit të Veriut, bashkë me: Ardhja e Migjenit në letërsinë shqipe]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1990. 300 faqe.

Në letërsinë shiptare të dyzetepesë vitëve të fundit ka patur një polarizim tepër mbytës: nga njëra anë, ithtarët e vetëkënaqur e zhurmëmëdhenj të realizmit socialist, doktrinë letrare kjo që karakterizoi rrugën e kulturës shqiptare nga 1945 deri më 1991 dhe, nga ana tjetër, ithtarët e heshtur e po aq të vendosur të rrymave letrare të paraluftës dhe të një grupi të vogël shkrimtarësh që tani po rizbulohen e që për një arsye a një tjetër nuk u treguan konformistë. Por ka një autor të pranuar nga të gjithë, dhe ky është poeti e prozatori shkodran Migjeni (1911-1938).

Migjeni (akronim i Millosh Gjergj Nikollës) lindi në Shkodër, qytet i Veriut të Shqipërisë, dhe ndoqi një shkollë malazeze. Studioi në seminarin Ortodoks të Manastirit (Bitola) në Maqedoni, ku u njoh me vepra shkrimtarësh serbë, rusë dhe francezë dhe, duke qenë pjesërisht me origjinë serbe, u bë ndofta i vetmi autor që hidhte një urë mbi hendekun kulturor midis shqiptarëve dhe serbëve. Me kthimin në Shqipëri, Migjeni e braktisi idenë për të punuar si prift dhe vajti mësues në malësinë shkëmbore të Alpeve shqiptare të veriut. Ai filloi edhe të shkruajë vjersha dhe skica në prozë, që pasqyrojnë jetën dhe brengat e një intelektuali të formuar në një vend që pa dyshim ishte dhe ka mbetur më i prapambeturi në Evropë. Por, i sëmurë nga tuberkulozi, poeti u detyrua t'i japë fund karrierës së tij si mësues e si shkrimtar e të shtrohej në një spital në Torino, ku studionte e motra, Ollga. Pas një qëndrimi të shkurtër në sanatorium, ai vdiq në spitalin Valdensian të Torre Peliçes në moshën njëzetegjashtë vjeç, një humbje tragjike kjo për letrat shqiptare.

Migjeni ishte i pari shkrimtar që u shkëput nga traditat frenuese të nacionalizmit romantik në letërsinë shqiptare. Vëllimi i tij i imët, por i fuqishëm *Vargjet e lira*, që kohët e fundit është përkthyer në anglisht (Tiranë 1991), dëshmon për një moral social të fuqishëm, jo mëshirë për të varfërit e të vuajturit, por sarkazëm e revoltë. Ashtu si të dyzetetre vjershat, që për fat të keq nuk janë përfshirë në këtë botim, njëzetedy tregimet dhe skicat e shkurtëra të këtij Zolaje poetik, duke ngritur zërin e protestës e të akuzës, ndalen kryesisht te mjerimi, uria, vuajtjet dhe padrejtësia. Për këtë arsye disa pëlqejnë ta quajnë si paraardhës të realizmit socialist, kurse të tjerë mendojnë se një epitet i tillë e ul emrin e tij të mirë. Kritikët stalinistë me kënaqësi e kanë parë Migjenin si produkt të Shqipërisë zogiste të 'paraçlirimit', por tani është dëshmuar se idetë e poetit, pas dyzetegjashtë vjetëve të diktaturës së proletariatit, janë bërë më aktuale se kurrë.

Ky përkthim në frëngjisht shoqërohet nga një studim hyrës prej Ismail Kadaresë me titullin *Ardhja e Migjenit në letërsinë shqipe*. Ky artikull subjektiv dhe disi i sipërfaqshëm i letërsisë shqiptare të viteve tridhjetë pasqyron rëndshëm akoma qëndrimet dhe paragjykimet e Partisë së Punës, dhe as që nuk arrin të përcaktojë në mënyrë përfundimtare vendin dhe rolin e Migjenit në letërsi. E shkruar një vit para emigrimit të Kadaresë në Francë, kjo hyrje është më shumë një shpërthim autobiografik i një autori enigmatik. Kadareja përshkruan, për shembull, proceset në të cilat nën "diktatura të tmerrshme e djallëzisht të përsosura... profesioni i shkrimtarit është një mallkim i vërtetë." Ky ishte një problem që nuk i pati dalë përpara Migjenit të ri dhe mesian, i cili u dha dorë të lirë revoltës dhe pasioneve të tij. Shpirti tragjik i Migjenit, parathënës i modernes në letrat shqiptare, qëndron pezull tani përmbi një tokë tragjikisht të ndarë e të coptuar.

Ismail Kadare
*Ftesë në studio*.
Tiranë. Naim Frashëri. 1990. 338 faqe.
*Printemps albanais. Chronique, lettres, réflexion*s. [= Pranvera shqiptare. Kronikë, këmbim letrash, përsiatje]. Përkth. Michel Métais.
Paris. Fayard. 1991. 321 faqe.
*Nga një dhjetor në tjetrin. Kronikë, këmbim letrash, përsiatje*.
Paris. Fayard. 1991. 262 faqe.

Evropa Lindore mori frymë e lehtësuar kur vdiq Josif Stalin më 1953. Në Shqipëri, sado e pabesueshme që të na duket tani pas kaq kohësh, madje t'u duket edhe vetë shqiptarëve, stalinizmi ortodoks vazhdoi të jetojë i pacenuar dhe i patundur edhe për tridhjeteshtatë vjet të tjerë, duke e katandisur Shqipërinë me një ekonomi të shkretuar, udhëheqje intelektuale të mjerueshme dhe me kulturë të rrënuar. Për herë të parë në jetë, shkrimtarët shqiptarë tani gëzojnë lirinë e shprehjes, kurse shumë prej tyre ende nuk e dinë fort mirë se si ta përdorin. Prandaj nuk është për t'u habitur që pikërisht gazetaria politike është mjeti më i volitshëm për krijimtari artistike në këtë periudhë katastrofe kombëtare. Me gjithë dëshirën pa dyshim të sinqertë për të qenë shkrimtar e jo tjetër, edhe Ismail Kadareja është shtruar për të dhënë interpretimin e tij të kthesës politike që ndodhi në Shqipëri më 1990-1991.

*Ftesë në studio* ishte botimi i fundit i Kadaresë në Tiranë para largimit të tij nga Shqipëria në vjeshtë të vitit 1990. Libri përmban tridhjetedy vjersha të përzgjedhura nga autori, i cili e kishte lënë pas dore poezinë tashmë në vitet e fundit; përkthime poezish greke, kineze, franceze, rumune dhe ruse; si dhe, çka është shumë e rëndësishme, një radhë përsiatjesh për letërsinë, artet dhe për ngjarjet aktuale. Ashtu siç po venin punët e letërsisë në Shqipëri, *Ftesë në studio* ra në sy për karakterin jashtëzakonisht të hapur të shprehjes në kohën e botimit, dhe theu shumë tabu. Ai përfaqëson një përshkrim e vlerësim subjektiv, që autori e shfrytëzon edhe për të larë disa hesape me shkrimtarë rivalë të tij, si B. Xh. (Bilal Xhaferri, që ishte mundur të arratisej në Shtetet e Bashkuara), K. R. (Kapllan Resuli), K. T. (Kasem Trebeshina), dhe A. P. (Arshi Pipa), të cilët të gjithë kishin kaluar vite me radhë nëpër burgje. Këtu herë-herë na habit se sa e thellë është ndjenja e urrejtjes e gjirokastritit Ismail Kadare. Trebeshinën ai e cilëson "shkrimtar mediokër, por me ambicie të pafundme", kurse Pipën "djallëzor... për fat të zi të tij mediokër... denoncues... gati të shkojë drejt spiunimit total... një hienë plake... Salier të ri... dhe tani s'i mbetet veçse ta ndërrojë edhe emrin dhe nga Arshi Pipa ta kthejë në Arshi Pipi , emër që pas rënies së bashkëtingëllores së fundit, (sipas ligjësive të shqipes), do të jepte tepër saktë zhurmën e shkurtër e të mjerë të tij në këtë jetë."

*Printemps albanais* nis aty ku ishte ndalur *Ftesë në studio*. Nga fundi i tetorit 1990, tamam dy muaj para rrëzimit përfundimtar të diktaturës, Kadareja kërkoi strehim politik në Paris. Këtu 'princi i kombit' i letërsisë përmbylli kronikën vetiake të ngjarjeve të periudhës kalimtare nga dhjetori 1989 deri në dhjetor 1990. Botuar në Paris në shkurt 1991, së bashku me origjinalin në shqip *Nga një dhjetor në tjetrin*, ky libër është vepra e parë serioze e këtij zhanri në letërsinë shqiptare. Kadareja e fillon: "Këto janë shënime të një shkrimtari dhe ndonëse ngjarjet për të cilat flitet këtu s'kanë të bëjnë me letërsinë, ato duhet të lexohen vetëm si të tilla. Të përftuara ndryshe, këto shënime nuk do të jepnin një pamje të saktë, në po atë mënyrë që një palë syze të gjetura rastësisht rrallë herë mund t'i përshtaten syrit të gjetësit."

Dymbëdhjetë muajt vendimtarë në fjalë u karakterizuan sidomos prej panikut fillestar që kapi 'aristokracinë e kuqe' nga ekzekutimi i Nikollaj Çausheskut në dhjetor 1989 dhe deri tek vala e emigrimit nëpërmjet ambasadave gjermane, italiane dhe franceze në korrik 1990, që ishte një goditje përfundimtare. Kadareja në këtë libër boton edhe letërkëmbimin e tij me Presidentin Ramiz Alia në maj 1990 si një ndihmesë për pranverën shqiptare pas një dimri shumë të madh. Pjesa e dytë e librit përmban përsiatje për regjimin kokëfortë stalinist në Shqipëri dhe për natyrën e diktaturës në përgjithësi.

Ndonëse merita e tij për ngritjen e nivelit të letërsisë shqiptare është e pamohueshme, shumë vëzhgues brenda dhe jashtë vendit - ndër ta edhe Ardian Klosi, që është një nga zërat kritikë të Tiranës - e kanë vënë në dyshim nëse ky 'ish-poet oborri' i regjimit dhe shkrimtar i përkëdhelur i Enver Hoxhës të ketë qenë vërtetë disident i fshehtë, sikundër mund të mendojë dikush. Megjithatë, nuk do t'u takonte edhe aq kritikëve të huaj që të përpiqen për të dhënë një gjykim për cilindo që ka kaluar nëpër tmerret dhe egërsinë e regjimit të Enver Hoxhës. Fantazma e Vaclav Havelit nuk ka përse të turbullojë Ismail Kadarenë. Shqipëria nuk ka qenë kurrë Çekosllovaki, ku hijet e qytetërimit vazhduan të ekzistojnë gjatë dekadave të diktaturës.

Toni i librit *Printemps albanais* herë është qaraman, e herë i hidhur. Nuk mungojnë edhe kësaj radhe ato polemika dhe hakmarrje të vockëla që viheshin re në *Ftesë në studio*. Sidoqoftë, leximi i këtij libri është diçka mahnitëse për cilindo që është i interesuar për Shqipërinë e sotme, dhe është pikërisht kjo që i jep vlerë librit.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.1
Dimër 1992

Rexhep Ismajli (red.)
*Poezia e sotme arbëreshe*.
Prishtinë. Rilindja. 1990. 321 faqe.

Fillimi i viteve nëntëdhjetë e gjeti kombin shqiptar në një katastrofë politike dhe ekonomike që është me pasoja dramatike për letërsinë dhe kulturën e sotme. Kështu, Shqipëria nuk ka fare me se të paraqitet nga dyzetegjashtë vjetet e 'izolimit të shkëlqyer' dhe diktaturës staliniste veçse me një mjerim dhe shkatërrim të tillë që Evropa nuk e ka parë për gjysëm shekulli. Kosova, nga ana e vet, është e ballafaquar me një shkallë shtypjeje e persekutimi të paparë në këtë kontinent qysh nga Lufta e Dytë Botërore. Gati të gjitha shtëpitë botuese në gjuhën shqipe ose kanë falimentuar, ose janë mbyllur brenda një viti. Nuk ka as para, as letër, as bojë, as shpresë. A nuk u gjendka e nuk paska një ishull lumturie ku flaka e vogël e kulturës shqiptare të mund të ushqehet e të rritet në kushte normale njerëzore dhe të vazhdojë të pasqyrohet në mozaikun rrezatues të qytetërimit evropian?

Nga ky apokalips i ri ballkanik ka dalë gjallë një 'rrënjë e fortë'. Pakicat shqiptare prej 100.000 vetësh në Italinë e Jugut janë pinjollë të mërgimtarëve të larguar nga Shqipëria gjatë pushtimit turk pas vdekjes së heroit kombëtar Skënderbeu më 1468. Këta 'Arbëreshë' gjetën strehë në thellësi të maleve të Kalabrisë e të Sicilisë, ku ndodhen edhe sot e kësaj dite, duke mbajtur gjallë e duke e mbrojtur vërtetë me thonj e me dhëmbë një gjuhë dhe kulturë të tyren. Ishte shkrimtari arbëresh nga Sicilia, Lëkë Matrënga, që më 1592 i pari regjistroi një poemë në gjuhën shqipe. Gjatë shekujve Arbëreshët i kanë dhënë letërsisë shqiptare më shumë se mban numri i popullsisë së tyre, sidomos me Jeronim De Radën (1814-1903), gjigand ky i Rilindjes kombëtare shqiptare.

Po si po ecën sot letërsia italo-shqiptare? Nuk mund të themi se ecën keq, po të shfletojmë me kujdes antologjinë *Poezia e sotme arbëreshe*, hartuar nga studiuesi kosovar Rexhep Ismajli (l. 1947). Të 210 vjershat e njëzetedy poetëve nga Molisa deri në fshatrat malore të Sicilisë, një përmbledhje e paparë kjo, pasqyrojnë me dinjitet preokupimet e një kulture pakice. Vargu poetik arbëresh është një varg me frymë intelektuale, fryt i një grupi studiuesish, mësuesish dhe klerikësh të shkolluar që u kanë dhënë shprehje aspiratave të popullit të tyre. Ndër ta, një nga poetët më të njohur e më të nderuar është Vorea Ujko (1931-1989), pseudonim i Domeniko Belizit. Ai ishte një prift modest nga Frasnita që jepte letërsinë bashkëkohore në Fermë (Kalabri), ku kujtimi i tij ka mbetur fort i gjallë qysh kur vdiq në janar 1989. Poezia e Vorea Ujkos është e larë në *gjakun e shprishur* të stërgjyshëve e katragjyshëve e tij. Në të njëjtën kohë, ajo e kapërcen mjaft mirë molisjen e ndjenjës së nacionalizmit romantik të poezisë arbëreshe të hershme, si dhe motivet e zakonshme të lirikës së mërgimit.

Ndonëse për të ardhmen e kulturës arbëreshe nuk mund të bëhen parashikime aq optimiste, me që kështu ndodh me të gjitha pakicat gjuhësore kudo në Evropë, këtu kemi një brez të ri poetësh bashkëkohorë - ndër ta Xhuzepe Skiro di Maxho (l. 1944), Gustin Jordani (l. 1950), Kate Xukaro (l. 1955), Mario Belizi (l. 1957) dhe Ana Ventre (l. 1964), që po ndjekin pa ngurrim traditën e Ujkos dhe vazhdojnë t'i japin një shprehje të hollë lirike vetë përvojës arbëreshe në këtë fund shekulli.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.1
Dimër 1992

Ismail Kadare
*Përbindëshi.*
Tiranë. Lidhja e Shkrimtarëve. 1991. 184 faqe.
*Le monstre* [= Përbindëshi]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1991. 226 faqe.

Ismail Kadare, bir i një kombi të vogël, ku realiteti shpesh ka qenë i ashpër për t'u jetuar, ka treguar parapëlqesa të vazhdueshme për të mbrujtur realitetin e tij artistik me frymën fantastike të legjendës. Romani *Kush e solli Doruntinën?* (1980) transplanton legjendën shqiptare të Konstandinit të vogël dhe motrës së tij Doruntinë në një 'thriller' mesjetar. *Ura me tri harqe* (1978), një përkthim në anglisht i të cilit do të dalë së shpejti në shitje, ndalet e merret me një legjendë tjetër ballkanike, edhe më të rëndë, atë të murimit.

*Përbindëshi* është flirti më i fundit i Kadaresë me frymën e legjendës dhe, njëherazi, një nga prozat e tij më të hershme. Origjinali në shqip i këtij romani u botua së pari më 1965 në numrin 12 të revistës letrare zyrtare *Nëntori* në Tiranë, pak kohë pas suksesit të parë të autorit në prozë me romanin *Gjenerali i ushtrisë së vdekur* (1963). Por *Përbindëshi* shumë shpejt do të binte viktimë e censurës staliniste, sikundër na thotë shkrimtari: "Një artikull rrënues ka mjaftuar për ta nxjerrë nga letërsia shqipe *Përbindëshin*... u godit aq barbarisht, u ndalua e u rropos aq thellë, sa që për njëzetepesë vjet nuk arrita dot ta çvarros."

Përbindëshi në fjalë nuk është tjetër veçse Kali i Trojës para portave të Iliumit të shenjtë, ndonëse këtu ai është përbindësh i paraqitur nën përthyerjen e kohës. Rënia e Trojës së lashtë ndodh edhe në të ardhmen, edhe në të kaluarën e personazheve. Herë-herë ata mbeten po njëlloj, kurse Troja shndërrohet mu përpara syve të tyre, duke marrë trajtën e një qyteti modern me kafene, aeroporte etj. Herë-herë është qyteti ai që qëndron në vend, kurse personazhet shndërrohen, duke kaluar nëpër faza të ndryshme, për t'u shndërruar në fytyrë të kohës sonë. Ky shfytyrim i kohës, pa atë përroin e vetëdijes së Xhejmz Xhojs-it (James Joyce), mjaftoi për të ngritur nervat censorëve staliniste, të cilëve u ngriu gjaku nga mendimi se mos kishte aludime politike, dhe kështu që u erdhi për mbarë që romani të lihej në harresë. E kush mund t'i bënte me faj autoritetet pse dyshonin se mos historia e pushtimit të fshehtë të Trojës, në analizë të fundit, mund të fliste më shumë për Shqipërinë se për çdo gjë tjetër?

Vetëkuptohet se *Përbindëshi* ishte një botim i pazakontë për letërsinë shqiptare të realizmit socialist të viteve gjashtëdhjetë. Tani, pas ribotimi të romanit në Prizren më 1990 dhe në Tiranë më 1991 në një variant të ripunuar, në të cilin janë hequr disa nga ato pasaktësi stili karakteristike për veprat e para të Kadaresë, përkthyesi këmbëngulës Jusuf Vrioni, vjen me një përkthim tjetër të saktë në gjuhën frënge, duke i dhënë në dorë lexuesit të huaj një vepër që, nga shumë anë, mbetet një nga librat më të pazakontë të Kadaresë.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.2
Pranverë 1992

Ismail Kadare
*Pesha e kryqit*.
Paris. Fayard. 1991. 213 faqe.
*Invitation à l'atelier de l'écrivain suivi de Le Poids de la croix* [= Ftesë në studion e shkrimtarit, bashkë me Pesha e kryqit]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1991. 558 faqe.

Nuk ka qytet tjetër në Shqipëri ku lufta për të mbijetuar të ketë qenë aq e ashpër sa në Gjirokastrën e gurtë afër kufirit me Greqinë. Nëse Korça në juglindje ka qenë e bekuar me një farë shkalle begatie (sipas normave shqiptare) dhe Shkodra në veri ka ditur si të përballojë goditjet e fatit me një farë lehtësie e moskokëçarje mesdhetare, Gjirokastra ka simbolizuar luftën për ekzistencë dhe gjithë ashpërsinë e saj. Kjo luftë është e mbrujtur thellë në mendësinë gjirokastrite. Banorët e saj janë konkurues dhe të suksesshëm dhe, ndofta, sikundër vërejnë ata që nuk e kanë për zemër, diçka më pak mikpritës e *bujarë*, siç do të thonin shqiptarët.

Gjirokastra, anës malit nën diellin e fortë të Jugut, ka nxjerrë dy figura të spikatura që, ndonëse tepër të ndryshëm për nga veprimtaria dhe talenti, kanë krijuar rrudha kohe në Shqipërinë e shekullit të njëzetë: diktatorin stalinist Enver Hoxha (1908-1985) dhe shkrimtarin Ismail Kadare (l. 1936), lindur vetëm dyqind metra larg njëri-tjetrit, në shtëpi që, sikundër na rrëfen Kadareja, i lidhte rruga e quajtur 'Sokaku i të Marrëve'.

*Pesha e kryqit* është vepra e dytë e Kadaresë e botuar në mërgim, në Paris. Në fillim ishte menduar si shtojcë për librin *Ftesë në studio* (1990) dhe, me siguri për këtë arsye, të dyja veprat janë botuar këtu sëbashku në një të vetëm në gjuhën frënge. Këta dy vëllime si dhe *Nga një dhjetor në tjetrin* (1991; në frëngjisht *Printemps albanais*, *1991*) përbëjnë, me sa duket, një lloj trilogjie politiko-letrare. Ndonëse *Pesha e kryqit* nuk tingëllon më pak e hidhur dhe therëse se sa dy të parat, ai zbulon në të njëjtën kohë shumë anë të tjera të personalitetit të Kadaresë, sidomos ankthin dhe brengën e tij shpirtërore gjatë viteve të tmerrshëm të jetës skëterrë për intelektualët shqiptarë. Ky libër është autobiografia e një romancieri nën regjimin stalinist, që ia doli mbanë të botojë veprat e veta, por që kurrë nuk e dinte me siguri se si do të priteshin ato nga gjysmëperënditë e Byrosë Politike, dhe sidomos nga vetë i Madhi. Edhe pse famën botërore Ismail Kadaresë ia dha *Gjenerali i ushtrisë së vdekur* (1963), ai na rrëfen në mënyrë shumë bindëse se ishte *Dimri i madh* (1977) ai që i siguroi mbijetesën fizike. Enver Hoxha e çmonte mjaft portretin që i kishte bërë shkrimtari në *Dimrin e madh* dhe nuk donte që ta humbiste. "Mirëpo, bashkë me ty do të zhdukej edhe romani," thotë një mik i shkrimtarit. Disa nga veprat e tjera të Kadaresë nuk e panë kurrë dritën e botimit dhe vetëm tani po zbulohen.

Shqiptarët e admirojnë Kadarenë, 'princin e kombit' të tyre në letërsi, me shpresë se mos ai shpreh në vepra atë traumë që mbajtën mbi kurriz për afro gjysmë shekulli e që do ta ndjejnë edhe për shumë vite të tjerë në të ardhmen. Dhe, vërtetë, Kadare ia ka dalë mbanë të hedhë dritë mbi realitetin jashtë çdo përfytyrimi të errët të 'pushtetit popullor', ndonëse në një mënyrë tepër vetjake e subjektive.

Atë që lexuesi me sy kritik nuk do të gjejë në këtë vepër është tabloja e gjerë e realitetit. Kjo mungesë e ndan *Peshën e kryqit* nga veprat klasike të letërsisë për çlirim të Evropës Lindore. Bota e Kadaresë mbetet e mbyllur tërësisht brenda ndarjes personale që ai krijon midis 'miqve' të tij dhe 'armiqve të betuar' të tij. Asgjëkundi ai nuk përmend e nuk bën fjalë për shpirtin e lënduar të kombit, për peshën e atij kryqi që mbajti populli mbi kurriz

gjatë dyzetegjashtë vjetësh tmerri të mbytur, qoftë edhe për agoninë më të prekshme që provuan kolegët e tij shkrimtarë dhe artistë. Në çdo çast atë e ka pushtuar - e kush mund t'i verë faj për këtë? - ideja fikse e mbijetesës personale. Vetëm koha do ta tregojë nëse Kadareja do të çlirohet nga kjo traumë personale dhe do të shtjerë në punë talentin dhe zërin e tij rrjedhës për të shprehur atë që mbetet e duhet ende për t'u thënë.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.2
Pranverë 1992

Xhevahir Spahiu
*Kohë e krisur. Poezi.*
Tiranë. Lidhja e Shkrimtarëve. 1991. 122 faqe.

Krahina e Skraparit, rrëzë malit të lartë të Tomorrit, legjendarit Baba Tomorr të mitologjisë shqiptare, është i njohur për rakinë e shkëlqyer dhe për agjentët e tij të Sigurimit. Pa patur të bëjë aspak me këtë nam të dyshimtë, Skrapari është, gjithashtu, vendlindja e Xhevahir Spahiut (l. 1945), një nga poetët më të fuqishëm, më të dëgjuar e më të talentuar të Shqipërisë së sotme, një zë mbijetese. Gjatë spastrimeve të shkrimtarëve dhe intelektualëve të vitit 1973, diktatori Enver Hoxha e përmendi Spahiun me emër pse kishte shkruar një vjershë që të kujtonte një frazë të Zhan-Pol Sartrit (Jean-Paul Sartre), ndonëse një përkim krejt i rastit. Me gjithë se poeti nuk kishte patur kurrë mundësinë për të shijuar frytet e ndaluara të filosofit të ndjerë frëng, ai 'u demaskua' si ekzistencialist (baraz kjo me tradhëti të lartë) dhe shpëtoi për qime, duke derdhur më tej ndjenjat e tij në drejtimin e kërkuar të entusiazmit revolucionar. Pas pak vitesh, për fatin e mirë të tij dhe tonin, ai u lejua të botojë përsëri. Tani që vala e kuqe ka rënë, ai mund të vazhdojë punën e poetit dhe po e bën këtë me shumë kënaqësi.

Spahiu nuk është poet i mbylljes në vetëvete dhe i vetmisë meditive. Më mirë se kudo ai e ndjen veten mes njerëzve, mes lexuesve. Pikërisht atëherë sytë e tij marrin një shkëlqim çapkëni dhe zëri i tij fillon të përcjellë gjithçka që mund të japë një varg i vërtetë poezie. Ai arrin të pushtojë lexuesin. Në një vend ku deri vonë çdo vjershë, çdo fjalë, çdo mendim kalonte nëpër një filtër të hollë konformizmi ideologjik e vetjak, ky zakon për deklamime spontane e të zjarrta nëpër rrugët krejtësisht të akullta të Tiranës e ka bërë atë një lloj dukurie pa të dytë.

*Kohë e krisur*, e shkruar në një kohë kur diktatura më e tmerrshme e Evropës ishte në grahmat e fundit, është një nga vëllimet e para me poezi të botuara nga një shtëpi botuese e sapoformuar e Lidhjes së Shkrimtarëve të Shqipërisë, tani një organizatë gjysëm e pavarur. Vargu i Xhevahir Spahiut edhe të ngjall mendime, edhe të jep kënaqësi. Në të gjashtëdhjetenëntë vjershat e këtij vëllimi gjejmë nga aforizmat e mprehta të *bons mots*, të cilat Spahiu gjithmonë i ka patur për zemër, deri te vargjet e zjarrta për martirizimin e Kosovës, një tragjedi kjo në veprim, që po bren shpirtin e shqiptarëve në të dy anët e kufirit shqiptaro-jugosllav. Vëllimit *Kohë e krisur* iu dha Çmimi Migjeni për vitin 1991, si vëllimi poetik më i mirë i vitit. Duke zgjedhur këtë vepër, anëtarët e jurisë së përbërë prej poetësh, kritikësh dhe botuesish, çmuan lart jo vetëm frymën e thellë demokratike e humane të këtij libri dhe dramaticitetin e tij të spikatur, por edhe frymën *antikonformiste* të tij. Brenda një viti Shqipëria ka bërë hapa të mëdha përpara.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.2
Pranverë 1992

Shaip Beqiri
*Sfida e gjeniut. Kadare, ekzili, Kosova*.
Prishtinë. Gjon Buzuku. 1991. 491 faqe.

Kur njihesh me Abdullah Zenelin, modest e fisnik njeri, nuk të lë përshtypjen e një luftëtari nismëtar e shpëtimtar të kombit. Pas dy vjetësh shtypjeje dhe terrori në Kosovë, ku përmbi 100.000 vetë janë pushuar nga puna për mëkatin e vetëm se janë shqiptarë, ku universiteti dhe mbarë shkollat shqipe janë mbyllur ose penguar, dhe ku shkrimtarët, redaktorët dhe botuesit të mbetur pa rrogë për muaj të tërë janë nxjerrë me dhunë jashtë zyrave të tyre në ndërtesën e shtëpisë botuese shtetërore Rilindja në Prishtinë, vatër kjo e vërtetë e gjithë botimeve në gjuhën shqipe në Jugosllavi, mbetesh me mbresën se genocidi kulturor është fare pranë, është vetëm një çështje kohe. Dhe si për të mos mjaftuar kjo tragjedi në Kosovë, edhe brenda në Shqipëri botimet kanë ngecur në vend dhe tani pas lirimit nga dyzetegjashtë vitet e stalinizmit, vendin e euforisë e ka zënë letargjia. Në të dy anët, futja e ekonomisë së tregut paraqitet si një proces i ngathët e i dhimbshëm. Por, që në fillim të vitit 1991, Abdullah Zeneli themeloi shtëpinë botuese Gjon Buzuku, firmën e parë botuese private në historinë shqiptare dhe, me gjithë vështirësitë, ajo ka ecur mbarë deri tani. Pasi bëri një nisje provokuese me ribotimin në Kosovë të romanit të ndaluar *Gjarpinjtë e gjakut* të disidentit dhe aktivitistit të hershëm për të drejtat e njeriut, Adem Demaçi, dhe pasi vazhdoi me tregimet e shkrimtarit Martin Camaj, po ashtu të mohuar, Zeneli nismëtar disa herë ka jetuar çaste me automatikët serbë prapa shpine dhe është marrë në pyetje nga policia e fshehtë.

*Sfida e gjeniut*, një monografi e re për Ismail Kadarenë nga shkrimtari dhe gazetari aktiv Shaip Beqiri (l. 1954), mund të duket në vështrim të parë më pak e diskutueshme se botimet e mëparshme të shtëpisë botuese Gjon Buzuku, që përmendëm më sipër. Për disa vite veprat e Kadaresë qenë ndaluar në Kosovë për shkak të kritikës së hapur kundër shkeljeve të të drejtave të njeriut nga ana e serbëve dhe sidomos për romanin e tij të shkurtër *Krushqit janë të ngrirë* (1986) mbi revoltën e vitit 1981 në Prishtinë, por kohët e fundit shumë nga librat e tij janë ribotuar pa ndonjë problem.

Një nga ironitë e fatit dhe një nga përfitimet e vogla nga gjendja e shtetrrethimit të plotë është se autoritetet komuniste të Beogradit, tani në pozita mbrojtëse dhe tepër 'të zënë' me fqinjët e tyre kroatë, nuk kanë më kohë apo mundësi teknike për të lexuar të gjithë botimet në gjuhën shqipe, për të dëgjuar fjalët e të gjitha këngëve që këndohen nëpër kafenetë e Prishtinës, për të shtypur çdo shenjë të nacionalizmit shqiptar e për të hedhur në burg gjithë redaktorët, botuesit, këngëtarët dhe muzikantët që e teprojnë zullumin.

Prandaj lexuesit shqiptarë në Kosovë (të paparalajmëruar për pasojat nga kapaku i librit, titulli apo parathënia) do të jenë tepër të kënaqur të shohin një ribotim të plotë të këtij romani shpërthyes politik, futur diku në gjysmën e dytë të librit *Sfida e gjeniut*. Shaip Beqiri dhe Abdullah Zeneli ia kanë dalë mbanë komplotit.

*Sfida e gjeniut* na ofron një përmbledhje të zgjeruar materialesh për Kadarenë, duke u përqendruar kryesisht në ato që kanë të bëjnë me Kosovën. Vëllimi përmbledh artikujt e këtij shkrimtari për çështjen e Kosovës, intervistat me të nga viti 1971 deri më 1991, deklarata, sprova, dhe njoftime lidhur me vendimin e tij për të kërkuar strehim politik në Francë në tetor 1990, si dhe kritika letrare nga autorë kosovarë për vepra të tij të veçanta dhe disa vjersha të tij. Si i tillë, ky vëllim nuk përmban ndonjë gjë të re për Kadarenë apo për Kosovën, me përjashtim të romanit që përmendëm.

Në reçensën tim për *Krushqit janë të ngrirë* në vjeshtë 1987, unë e kritikoja autorin në atë kohë se mbante haptazi "një qëndrim tendencioz në këtë roman, sidomos në përshkrimin e katilëve të dehur serbë që ëndërrojnë kohën e bukur të dikurshme të Rankoviqit." Do të doja të përfitoj nga ky rast për ta tërhequr mbrapsht këtë moment të kritikës, që është bërë nga naiviteti im, nga që besoja se mirësia është themeli i natyrës së njeriut.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.3
Verë 1992

Arshi Pipa
*Contemporary Albanian literature* [= Letërsia bashkëkohore shqiptare].
Boulder. East European Monographs (Columbia University Press, distr.). 1991. viii & 175 faqe.

Për gjysëm shekulli e deri tani, nuk ka patur as edhe një punim të vetëm të kritikës letrare të botuar në Tiranë që të vlente qoftë edhe sa letra e shpenzuar për të. Zbraztësia kulturore e krijuar gjatë diktaturës dyzetegjashtëvjeçare të Enver Hoxhës i preu krahët çdo mendimi kritik e gjykimi objektiv. Studimet serioze në lëmin e letërsisë shqiptare kanë qenë tepër tepër të pakta, prandaj edhe libri i Arshi Pipës, 'Letërsia bashkëkohore shqiptare' është një fillim i mirëseardhur për të mbushur këtë zbraztësi.

Arshi Pipa (l. 1920) ishte një personalitet letrar i spikatur në Shqipëri deri në marrjen e pushtetit nga komunistët më 1944 dhe më tej në internimin e tij për dhjetë vjet në kampet e përqendrimit. Përmbledhja e tij me vjersha *Libri i burgut* (Romë 1959) dhe studimet e tij të mëvonshme për letërsinë dhe politikën shqiptare e kanë afirmuar atë si albanolog të rëndit të parë. Me gjithë emigrimin e tij për shumë vite në Amerikë, ai nuk e ka ndërprerë kurrë depërtimin e tij të hollë në letrat e në kulturën shqiptare.

Pjesa e parë e librit 'Letërsia bashkëkohore shqiptare' i kushtohet doktrinës mbarëpërfshirëse të realizmit socialist shqiptar, së pari si teori dhe pastaj në zbatim praktik gjatë gjithë dekadave të regjimit të pamëshirshëm të Enver Hoxhës. Metoda e vështrimit të realizmit socialist shqiptar prej Arshi Pipës, sikundër e thotë vetë, është tepër përzgjedhëse. Gjykimet dhe pikëpamjet e tij hera-herës hidhnake e plot zemërim janë personale, por kryesisht bindëse. Më e shumta e kësaj pjese merret me Ismail Kadarenë, krijimtaria letrare e të cilit gjithmonë ka pasqyruar peripecitë e jetës politike shqiptare, dhe të cilin Pipa e sheh si disident heretik që në hapat e para të karrierës së tij.

Pjesa e dytë e kësaj monografie, e titulluar 'Poezia dhe poetika e Camajt', përqendrohet tërësisht me veprën e Martin Camaj (1925-1992), i cili, ndonëse edhe ky i lënë jashtë vëmendjes, me kohë mund të bëhet figurë qendrore e letërsisë shqiptare. Martin Camaj është një autor i vështirë dhe ende i palexuar gjerësisht. Deri fare vonë ai ishte në të vërtetë krejtësisht i panjohur për masën e gjerë të shqiptarëve. Si i tillë, vendi që Pipa i ka dhënë në studimin e vet është kuptimplotë.

Një kritikë që mund t'i bëhet këtij libri, ose të paktën për titullin aq pretendues që i ka vënë, është se mungon tërësisht trajtimi i gjysmës tjetër të 'letërsisë bashkëkohore shqiptare', domethënë, të asaj që është krijuar dhe botuar në Kosovë. Me gjithë përpjekjet e vazhdueshme të Beogradit për t'i mbajtur 'Kurdët e Evropës' si fshatarë të pashkolluar e të nënshtruar, Kosova deri tani ka nxjerrë poetët e mirë dhe kritikët më të hollë të kombit shqiptar, pa të cilët asnjë studim për letërsinë shqiptare nuk do të ishte i plotë.

Megjithatë, monografia e Arshi Pipës mbetet studimi më origjinal e më interesant i deritanishëm i letrave shqiptare nga mëmëdheu, nga mëmëdheu tani i çliruar prej vetëvetes.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.3
Verë 1992

Kasëm Trebeshina
*Stina e stinëve. Novela.*
Prishtinë. Gjon Buzuku. 1991. 303 faqe.

Një periudhë zbulimesh ka aguar në letërsinë shqiptare. Shkrimtarë dhe intelektualë po rizbulojnë tani një letërsi të huaj që, me përjashtim të veprave të zgjedhura nga E Majta shumë 'përparimtare' nuk u ra në dorë për një gjysëm shekulli, falë syrit vigjilent të Partisë së Punës të Shqipërisë. Po aq mahnitëse për ta është edhe rizbulimi i gjysmës tjetër të letërsisë së vendit të tyre, i autorëve dhe veprave të nxjerra jashtë ligjit e të përjashtuara nga Parnasi i kombit. Me të vërtetë, të gjithë autorët dhe veprat e 'paraçlirimit', të viteve tridhjetë dhe dyzetë, përfshirë edhe poetin madhor kombëtar Gjergj Fishta (1871-1940), u fshinë menjëherë nën fshikullimin e kamxhikut të Partisë.

Ndër *desaparecidos*-ët e letërsisë janë edhe një numër shkrimtarësh të viteve pesëdhjetë, përfshirë Kasëm Trebeshinën (l. 1926), i cili pati studiuar në Institutin Teatral Ostrovski në Leningrad. Komunist i angazhuar i asaj kohe, por kurrësesi konformist, ai që herët i këputi lidhjet me partinë dhe, më pas, edhe me Lidhjen e Shkrimtarëve në Tiranë. Nga shkrimet e shumta të fundit të viteve dyzet dhe fillimit të viteve pesëdhjetë, ai arriti të botojë vetëm një përmbledhje modeste poetike, *Artani dhe Min'ja ose hijet e fundit të malëve* (Tiranë 1961), dhe një përkthim pa emrin e tij të Garcia Lorkës.

Më 5 tetor 1953, me një akt jashtëzakonisht të rrallë kundërshtimi të hapur në jetën intelektuale shqiptare, Trebeshina i dërgoi një *pro memoria* udhëheqësit të partisë komuniste Enver Hoxha (1908-1985), duke e paralajmëruar se politika e tij në fushën e kulturës po e shpinte vendin në rrugën e katastrofës. Në këtë dokument ai shkruante:

> "*Le të shikojmë konkretisht ç'përmbajnë veprat letrare të realizmit socialist, qoftë edhe ato më të mirat. Një inxhinier i mirë, një inxhinier i keq dhe një i gabuar që ndreqet! Një fshatar i mirë, një i keq dhe një që ndreqet, e kështu me radhë. Një i mirë, një i keq dhe një që ndreqet... Del qartë se realizmi socialist ka lidhje të drejtpërdrejtë me idetë e absolutizmit francez, qoftë si teori, qoftë si praktikë... Kështu Lidhja e Shkrimtarëve është e organizuar si një urdhër murgjësh mesjetarë. Në krye të Lidhjes është një Mjeshtër i Madh dhe të gjithë janë të dëtyruar të dëgjojnë, përgjersa vazhdon funksionin e Mjeshtrit të Madh. A nuk e kuptoni se është një koncept dhe veprim mesjetar të ndash në këtë mënyrë 'funksione' dhe 'privilegje'?... Unë mendoj se shkatërrimi më i madh do të ndodhë në botën shpirtërore shqiptare. Njerëzit do të humbasin besimin te shteti dhe te udhëheqja, do të mbyllen në veten e tyre dhe, që të bëhet i mundshëm sundimi mbi ta, do të lindë nevoja për të krijuar një shtet të ashpër policor. Dhe ky nuk do të jetë veçse fillimi... Shtypja e mendimit po bëhet sistem dhe do të sjellë si përfundim lindjen e një monarkie të re. Kur të arrijë puna aty, varfëria do të bëhet e tmerrshme dhe vetëm regjimi i një terrori të pashembullt mund të bëjë që të qëndroni në pushtet. Por ai regjim do të jetë shumë më i rrezikshëm për atë vetë. Ftohja dhe largimi i popullit do të sjellë një lëkundje edhe brenda radhëve të udhëheqjes që do të tranformohet dalëngadalë në një kastë të mbyllur në kornizën e një monarkie pa kuptim në realitetin historik të shekullit të njëzetë. Në përfundim të këtij procesi historik ju do të dëtyroheni të vrisni njëri tjetrin dhe populli do të mbytet në gjak.*"

Merret me mend që diktatorit shqiptar nuk i erdhi mirë nga kjo letër. Pas këtij akti vullnetar vetëshkatërrimi, Trebeshina, autor i pabotuar i tetëmbëdhjetë vëllimeve me vjersha,

dyzetedy dramave dhe njëzetedy romaneve e përmbledhjeve me tregime, u zhduk pa nam e nishan nga skena letrare. Pas shtatëmbëdhjetë vjetësh burgimi, me ndërprerje, - dënim relativisht i lehtë ky, sipas tij - dhe pas njëzet vjetësh heshtjeje, ai ka dalë tani në sipërfaqe nga gulagët e Ballkanit së bashku me një grup shkrimtarësh dhe artistësh të tjerë për të parë se si parashikimet e tij u realizuan vërtetë.

Studiuesi dhe botuesi Ardian Klosi (l. 1957) ka mbledhur tani dhe ka redaktuar një numër prozash përfaqësuese dhe i ka botuar në libër nën titullin *Stina e stinëve*, duke dhënë për herë të parë një vështrim në botën krujuese të Trebeshinës. Rrëfimet janë kripur me një dozë të mirë absurdi, ose që duket si absurd, dhe në shumë anë nuk janë larg atyre të një viktime tjetër të shtypjes staliniste, Mitrush Kuteli (1907-1967). Frymëzimin ai e ka marrë nga rrëfenjat popullore dhe nga reagimi i tij alergjik kundrejt mësimeve zyrtare për letërsinë e epokës së tij. A ka gjë më të pafajshme e njëherazi politikisht më kuptimplotë se sa universi i një fëmije? A është bota që fëmija zbulon përreth vetes po ai vend ku do të jetojë si i rritur? Ku nis e ku mbaron realiteti? Ajo ngjyresë surrealiste, sikundër e quan autori 'realizmin simbolik' të tij, është një nga rrjedhojat e kësaj revolte të vetëdijshme kundër rrymës mbisunduese të realizmit socialist, që ia zuri frymën kaq shumë punës krijuese në Shqipëri për afro gjysëm shekulli.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 66.3
Verë 1992

Gjergj Fishta
*Lahuta e malsisë*. Botim i tretë.
Romë. Qendra e Katolikëve Shqiptarë jashta Atdheut. 1991. 525 faqe.
Pal Duka-Gjini
*Jeta dhe veprat e Gjergj Fishtës.*
Romë. Provinça Françeskane Shqiptare. 1992. 299 faqe.

Me të vërtetë është një dukuri e pazakontë që një popull të humbasë poetin e vet kombëtar, por kjo ka ndodhur në Shqipëri. Gjergj Fishta (1871-1940), prift françeskan dhe shkrimtar nga Shkodra, ishte personaliteti letrar më i madh dhe më me ndikim i epokës së tij, autor i një eposi letrar që, ndonëse disa e quajnë të shkruar me një shekull vonesë, ende radhitet ndër krijimet më të fuqishme të të gjithë letërsisë shqiptare. Ajo është vepra ku gjetën shprehje artistike kërkesat dhe aspiratat e popullit të vet.

*Lahuta e malcisë* është një poemë epike historike me 15.613 vargje të ndara në tridhjetë këngë, që bën afreskun e luftës shqiptare për autonomi dhe pavarësi, e veçanërisht në konfliktet kufitare midis fiseve luftëtare shqiptare dhe fqinjëve, po aq luftëtarë, malazezë nga viti 1858 deri më 1913. Kjo kryevepër e letërsisë, të cilën mund ta quajmë si ndihmesën e parë në gjuhën shqipe për letërsinë botërore, u shkrua midis viteve 1902 dhe 1909, edhe pse autori i bëri lëmime e ndryshme gjatë tridhjetë vjetëve të mëpastajme. Botimi përfundimtar i kësaj vepre u paraqit në Shkodër më 1937 në kuadrin e kremtimit të njëzetepesë-vjetorit të shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë. Pas ribotimeve jashtë vendit në Romë (1958), në Lubljanë (1990) dhe përkthimeve në gjermanisht (Mynih 1958) dhe italisht (Palermo 1968-1970), ky botim i plotë i tanishëm i *Lahutës së malcisë* nga Qendra e Katolikëve Shqiptarë jashta Atdheut është i pari botim që u bie në dorë përsëri lexuesve brenda Shqipërisë.

Françeskanët në Romë dhe në Assisi kanë paraqitur edhe një monografi për jetën dhe veprat e Fishtës, të shkruar nga një Pal Duka-Gjini, studimi i parë madhor ky për këtë poet dhe dramaturg shkodran në një gjysmë-shekulli. Kjo monografi me 299 faqe, *Jeta dhe veprat e Gjergj Fishtës*, përmban një biografi të gjerë të poetit, një vështrim të veprës së tij, si dhe përsiatje e pikëpamje për Fishtën nga autorë të vendit e të huaj. Si i tillë, ky libër është një përmbledhje shumë e dobishme, ndonëse nuk ka asgjë tërësisht të re nga pikëpamja shkencore.

Deri në ditën e vdekjes më 30 dhjetor 1940, At Gjergj Fishtën e mbajtën lart dhe e lëvduan si poetin kombëtar të Shqipërisë, tamam si Homerin shqiptar. Gabriele d'Anuncio [Gabriele d'Annunzio] e quajti "poetin ma të madhit të popullit të lumnueshëm të Shqipnisë." Por pas luftës, Fishta u sulmua nga sundimtarët e rinj dhe u poshtërua më shumë se çdo shkrimtar tjetër i paraluftës dhe u la menjëherë në harresë. Poeti kombëtar u dëbua nga faltorja.

Arsyeja e mosvlerësimit të Fishtës pas vitit 1944 lipset kërkuar jo në jetën apo veprën e tij, por në rrënjët e partisë komuniste shqiptare, që mori pushtetin me Enver Hoxhën dhe Mehmet Shehun në krye. Në korrik të vitit 1946, Shqipëria dhe Jugosllavia nënshkruan një marrëveshje miqësie, bashkëpunimi e ndihme të ndërsjelltë, që i dha Jugosllavisë kontroll real në jetën e Shqipërisë, duke përfshirë edhe arsimin e kulturën. Nuk ka dyshim se 'ndjenjat antisllave' të shprehura në *Lahutën e malcisë* ishin shkaku që autoritetet jugosllave e cilësuan këtë vepër dhe autorin e saj si të rrezikshëm. Në të vërtetë, *Lahuta e malcisë* nuk është më antisllave se sa *Chanson de Roland* ose *Poema de Mio Cid* janë antiarabe, por e tillë ishte shkalla e ndjeshmërisë në Ballkan. Pas prishjes së marrëdhënieve me Jugosllavinë më 1948,

shprehja e ndjenjave antimalazeze e antiserbe nuk do të merreshin doemos për ndonjë mëkat të madh nga mendimi i partisë; por tashmë, ndaj Fishtës ishte vendosur një qëndrim zyrtar dhe, ndofta, për të mos prekur ndjenjat e aleatëve të rinj sllavë në Moskë, ai qëndrim nuk mund të hidhej poshtë pa shkaktuar ndonjë skandal. Aq shumë frikë patën nga Gjergj Fishta në vitet e mëvonshme, sa që edhe eshtrat ia çvarrosën fshehurazi dhe ia hodhën në lumë.

Me gjithë katër dekadat e një propagande partiake të pandërprerë, që e zbriste Fishtën në shkallën e një 'poeti fashist klerikal', populli i Shqipërisë e veçanërisht banorët e Shkodrës, nuk e harruan atë. Pas afro gjysëm shekulli, Gjergj Fishta u përkujtua haptazi për herë të parë më 5 janar 1991 në qytetin e tij. Gjatë recitimit të parë publik të veprës së këtij poeti pas dyzetepesë vjetësh, qëlloi që një aktor të harrojë vargun, në një çast, por menjëherë e në mënyrë spontane i erdhi në ndihmë mbarë salla e dëgjuesve, të cilët ende e mbanin mend përmendësh *Lahutën e malcisë*.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.2
Pranverë 1993

Besnik Mustafaj
*Un été sans retour* [= Vera pa kthim]. Përkth. Christiane Montécot.
Arles. Actes Sud. 1992. 203 faqe.

Për dekada me radhë shqiptarët i shtinin në punë romanet e letërsisë së tyre më tepër për të mbushur raftet apo për të vendosur vazot me lule se sa për lexim për të kaluar kohën e lirë. Vetëm me daljen e romaneve të Ismail Kadaresë, lexuesit, të cilëve u ishin shurdhuar veshët nga realizmi socialist, nisën të tregojnë interesim të vërtetë për letërsinë e tyre. Studentët nëpër konvikte, madje edhe punëtorët e fabrikave, nuk harrojnë se si netëve pa gjumë përpinin librat e Kadaresë dhe ua kalonin menjëherë dorë më dorë miqve të tyre, që mezi prisnin për t'i lexuar. Atyre u dukej se prej tyre frynte një erë e freskët.

Nuk ishin vetëm lexuesit ata që vërenin mjetet e reja stilistike të përdorura nga 'princi i kombit' i letërsisë në romanet më të mirë të viteve të para, *Gjenerali i ushtrisë së vdekur*, *Kronikë në gur* dhe *Prilli i thyer*, por edhe një brez i mirë shkrimtarësh të rinj, të cilët befas po kuptonin se, për të shkruar një libër të mirë, nuk qe nevoja të ishe francez, anglez, italian apo rus. Besnik Mustafaj është në radhët e para të prozatorëve të brezit pas-Kadare. *Un été sans retour*, roman i shkurtër me trembëdhjetë kapituj, ishte filluar më 1985 dhe u botua së pari, bashkë me disa tregime të tjerë, në Tiranë më 1989, me titullin *Vera pa kthim*. I përkthyer në frëngjisht nga Kristianë Monteko, ai është i pari roman shqiptar i dekadës së fundit që ka marrë në dorë publiku perëndimor, i pashkruar nga Kadareja, por nga një autor tjetër.

Subjekti është mjaft i thjeshtë. Kthimi i papritur i Gorit tek e shoqja Sana pas një mungese shumëvjeçare dhe largimi po aq i papritur për pushime në bregdet shënojnë fillimin e një procesi të ngadaltë dhe të padukshëm ftohjeje midis të dyve. Sikundër na zbulohet më pas, Gori është kthyer nga kampi nazist i përqendrimit në Maut'hauzën, një emërtim pa dyshim i riinterpretuar nga shumë shqiptarë si kampe të Spaçit, Burrelit apo Qafë-Barit të regjimit komunist. E ndërthurur në masën e duhur brenda subjektit kjo është legjenda shqiptare dhe ballkanike e Konstandinit të vogël, e shfrytëzuar më parë, ndonëse në mënyrë më të hapur e të drejtpërdrejtë, nga Kadareja në romanin e tij të vitit 1979, *Kush e solli Doruntinën?*

I lindur në krahinën e ashpër malore të Tropojës në Shqipërinë veriore më 4 shtator 1958, Besnik Mustafaj u bë një figurë e spikatur në luftën e mundimshme të Shqipërisë për të dalë nga katër dekada të diktaturës staliniste dhe ka luajtur rol në ripërtëritjen demokratike të vendit të vet, përtëritje që pritet se shpejti të sjellë një rilindje dhe dalje nga vitet e letargjisë letrare. Në një festë të kulturës shqiptare, të organizuar në Bruksel në ditët e para të dhjetorit 1991, ky shkrimtar tha me të drejtë se vetëm kur del nga një dhomë, ku ka ndenjur për një kohë të gjatë, dhe hyn aty përsëri, njeriu e ndjen se sa i rëndë është ajri i asaj dhome. Dhe, me të vërtetë, disa fragmente përshkrues të këtij romani duken të zvarritur e të mërzitshëm, çka pa dyshim është refleks i atij ajri të rëndë dhe i asaj kohe që mezi shtyhej, i vlerave të dobësuara morale të periudhës kur janë shkruar.

Përsa i përket gjendjes së letërsisë shqiptare, është një fakt i trishtuar ky që asnjë shkrimtar bashkëkohës shqiptar nuk ka mundur të ngrihet deri aty sa të krahasohet me Ismail Kadarenë brenda vendit ose në shkallë ndërkombëtare. Megjithatë, Besnik Mustafaj na jep një shembull premtues që flet se punët po fillojnë të ndryshojnë dhe se lipset shpresuar që shkrimtarë të tjerë të rinj të talentuar të brezit pas-Kadare, si ky, së shpejti do të kenë vendin e tyre në libraritë perëndimore. E njëjta shtëpi botuese ka nxjerrë një përmbledhje esesh

politike të Besnik Mustafajt, të titulluar *Entre crimes et mirages: l'Albanie* [= Piedestalet të zbrazuara] (Arl 1992). Pas katër dekadash heshtjeje të detyruar, shqiptarët kanë shumë për të na thënë.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.2
Pranverë 1993

Ismaïl Kadaré
*La Pyramide* [= Piramida]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1992. 229 faqe.

Me sa duket do të jetë e vërtetë që monarket absolutë të kenë parapëlqim për monumentet në trajtë piramide për të shëmbëllyer strukturën hierarqike të pushtetit të tyre. Prandaj nuk është per t'u çuditur që monumenti i fundit simbolik, i ngritur në kujtim të diktatorit shqiptar Enver Hoxha (1908-1985) para shembjes së sistemit që ai pati përsosur, ishte Muzeu në formë piramide "Enver Hoxha" buzë bulevardit qendror të Tiranës. Ky muze ishte një ndërtesë prestigjioze veshur me mermer të bardhë të shndritshëm, në kulm me një kurorë ylli gjak të kuq prej materiali plastik, simbol ky që u hoq pa u ndjerë bashkë me të gjitha relikët e tjera të muzeut pas rënies së regjimit. Ndërtesa vetë, edhe tani pas tre vjetësh demokracie, ka mbetur ndërtesa më impozante në këtë vend dhe ka diçka përjetësisht kërcënuese në vetvete.

Në kohën kur po ndërtohej, këtë piramidë gjigante prej mermeri në Tiranë shumë studentë dhe shkrimtarë e cilësonin fshehurazi si shprehje tipike të marrëzisë njerëzore. Një nga ato parrullat e këndshme blasfemike në fillimet e lëvizjes studentore shqiptare, ajo forcë që më në fund i detyroi stalinistët e moshuar t'i hapnin rrugë një forme më pak surrealiste qeverisjeje, ishte "piramida - diskotekë" - d.m.th. që Muzeu Enver Hoxha, i njohur praktikisht nga të gjithë në këtë vend si "piramida", të shndërrohej në diskotekë për studentët dhe rininë e kryeqytetit të Shqipërisë, të cilit i mungonin dhe ende i mungojnë lokalet zbavitëse të natës.

Ai realitet i drejtpërdrejtë dhe ai mendim imagjinar që e tërhoqi Ismail Kadarenë drejt këtij muzeu një herë e një kohë aq shumë të mburrur e aq keqas të përfolur e të sharë, ka zënë vend e na shpaloset në romanin e tij historik plot nëntekst *Piramida*. Ashtu si shumë vepra të tjera të këtij shkrimtari shqiptar, ajo mund të kuptohet drejt vetëm po të lexohet si alegori politike. *Piramida* është një rrëfim mahnitës për ngjizjen e idesë dhe ndërtimin e piramidës së Keopsit në Egjiptin e lashtë, por edhe të pushtetit politik absolut dhe, doemos, edhe të marrëzisë njerëzore.

Keopsi, faraoni i Egjiptit, e kuptoi se u kishte kallur datën oborrtarëve të vet kur, një mëngjez vjeshte ishte zotuar ta prishte traditën duke mos ndërtuar piramidë për vete sikundër kishin ndërtuar paraardhësit. Por sistemi pushtetar faraonik dhe zakoni i konformizmit dëshmuan se ishin tepër të fuqishëm. Keopsi u bind menjëherë nga kryeprifti Hemiunu se piramida është ku e ku shumë më tepër se një varr:

> "*Ajo është në radhë të parë pushtet, madhëri. Ajo është shtypje, burg, para, po aq sa ç'është trullosje e turmave, ngushtim i mendjes, vyshkje e vullnetit, mërzi dhe humbje. Ajo është roja jote më e mirë, faraoni im. Policia e fshehtë. Ushtri, flotë dhe harem i erandshëm. Sa më e lartë të jetë ajo, aq më i mpakët ngjan shtetasi nën hijen e saj. Dhe sa më i vogël të jetë shtetasi aq më i lartë je ti, madhëri*."

Dhe, kësisoj, turmat e egjiptianëve iu vunë punës për një ndërtesë absurde në shkretëtirë, ashtu si pikërisht katër mijëvjeçarë e gjysëm pas tyre shqiptarët iu vunë punës për të ndërtuar realisht qindra mijra bunkerë betoni anembanë vendit për t'u mbrojtur kundër kërcënimit të një pushtimi imperialist të supozuar, e iu vunë punës për të ndërtuar një mauzole prej mermeri për faraonin e tyre.

*Piramida* u botua fillimisht në trajtën e një tregimi, pjesë pjesë, qysh në numrat e parë të gazetës opozitare *Rilindja Demokratike* në janar 1990. Gjatë mërgimit në Paris, Kadare e

zgjeroi më pas duke krijuar me shtatëmbëdhjetë kapituj këtë roman që kemi sot, e që tani ka dalë në përkthimin elegant në frëngjisht prej Jusuf Vrionit. Origjinali në shqip i romanit të plotë ende nuk është botuar, dukuri kjo më se e zakontë për veprat e Kadaresë.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.3
Verë 1993

Ferdinand Laholli
*Mjaft ky paradoks i hidhur. Poezi 1980-1990.*
Tiranë. Pasqyra. 1992. 95 faqe.

Në korrik të vitit 1990 ndodhi një nga ngjarjet më dramatike të historisë së re shqiptare: rreth pesë mijë refugjatë, që kishin kërkuar strehim në ambasadat gjermane, franceze dhe italiane në Tiranë, mbërritën me anije në portin e Brindizit në Italinë e jugut. Ata kishin pushtuar për një javë e ca oborret e ambasadave, me pak bukë, ujë e kujdes mjekësor, për të fituar lirinë e për të sfiduar diktaturën staliniste dyzetegjashtëvjeçare në Shqipëri. Ia dolën mbanë në të dy synimet. Në pjesën më të madhe, ata ishin njerëz të thjeshtë, punëtorë të pakualifikuar, "jashtëqitja e kombit" sikundër do të quheshin prej dikujt, njerëz që do të hipnin tani në një tren raskapitës dyzetetetëorësh për në Gjermani dhe që nuk e dinin fare se çfarë i priste në botën e jashtme. Midis tyre ndodhej edhe një poet.

Ferdinand Laholli lindi në 1960 e u rrit në kampet trishtuese të internimit në fushat plot baltë të Myzeqesë përreth Lushnjës. I ati ishte arratisur nga Shqipëria pesëmbëdhjetë ditë para lindjes së poetit. Sipas praktikës shqiptare, Laholli dhe anëtarët e tjerë të familjes u shpallën menjëherë armiq të popullit dhe u dërguan për të kaluar tridhjetë vjetët e tjerë të jetës së tyre në internim, pa përfituar as shkollim normal, as shtëpi e punë normale. Për të jatin Laholli mori vesh vetëm se kishte mundur të shkojë në Amerikë, në tokën e premtuar, dhe kishte vdekur atje.

Savra, Gradishta dhe kampet e tjerë të internimit në Myzeqe, ndonëse primitive, kishin dhe ato shtysa intelektuale. Në fund të fundit, shumë nga njerëzit më të talentuar të Shqipërisë ishin në burgje ose internime. Pjesë e pasurisë së tyre të shtrenjtë, e asaj që këto viktima të pafajshme të shtypjes staliniste kishin mundur të merrnin me vete në kampet e internimit, ishin ëndrrat e tyre, mendimet e tyre dhe gjuha e tyre.

Laholli kaloi vitin e parë të lirisë në një qendër refugjatësh në Saksoninë e Poshtme. Pjesën më të madhe të kohës atje e kaloi duke shkruar e duke u çliruar nga ankthi i së kaluarës. Fryt i këtij viti meditimesh në vetmi është përmbledhja poetike *Mjaft ky paradoks i hidhur*. Kjo është e para përmbledhje me vjersha e Lahollit pas mjaft vjershash të botuara në organet e vogla të shtypit në gjuhën shqipe që po dalin tani në Evropën Perëndimore.

Ferdinand Laholli është përfaqësues i një brezi të ri poetësh në letërsinë shqiptare. Këta janë shkrimtarë të rinj që, në pjesën më të madhe, nuk kanë patur fatin të specializohen për letërsi në shkolla apo të marrin arsim përkatës në këtë fushë. Megjithatë, rëndësi ka që ata janë poetë të lirë për të shprehur ndjenjat dhe emocionet e tyre të vërteta pa censurë e pa frikën se ç'do t'u thoshte redaktori i shtëpisë botuese shtetërore.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.3
Verë 1993

Fatos Arapi
*Ne, pikëllimi i dritave. Poezi*.
Tiranë. Lidhja e Shkrimtarëve. 1993. 78 faqe.

Poezia bashkëkohore në Shqipëri e mori rrugën e vet të zhvillimit në fillim të viteve gjashtëdhjetë. Në mënyrë të veçantë ajo qe frut i krijimtarisë së tre shkrimtarëve: të talentit të shumanshëm e të thellë Ismail Kadare (l. 1936) nga Gjirokastra, që më vonë do të gëzonte emër e famë ndërkombëtare; të poetit të tokës dhe tregimtarit Dritëro Agolli (l. 1931) nga krahina juglindore e Devollit dhe të poetit të poetëve *par excellence* Fatos Arapi (l. 1930) nga bregu i Vlorës.

Ishte ky brez shkrimtarësh të shkolluar në vendet e bllokut Lindor me të cilët atëherë ishte e lidhur Shqipëria, që të parët u përpoqën të shkëputen nga propaganda e bezdisshme e vargut me partishmëri dhe e vjershave të tipit "djaloshi me traktor" dhe filluan, ndonëse në mënyrë të matur e të përmbajtur, të çajnë kufizimet e realizmit socialist, të imponuar nga regjimi stalinist. Përmbledhja e parë e Fatos Arapit, *Shtigje poetike* (Tiranë 1961), vinte si fllad i freskët nga hapësirat e detit Jon pas vitesh e vitesh konformizmi bajat. Arapi, në vargun e vet, mbledh sëbashku me dritën verbuese të diellit, me përplasjen ritmike të dallgëve edhe aromën e kripur të ajrit të vendlindjes, Rivierës Shqiptare.

Kurse tani, pas një tufë vëllimesh poetike, disa prej të cilave pasqyrojnë ndryshimet në jetën politike shqiptare më shumë se gjithçka tjetër, ne kemi përpara një poet tjetër. Nuk është më ai djaloshi i hedhur e i paduruar që kërkon të gjejë frymëzimin në hapësirat vezulluese të Jonit; nuk është më ai qëndrim optimist për nevoja politike. Në vëllimin *Ne, pikëllimi i dritave* na del përpara një poet i përvuajtur, i zhytur në meditime disi melankolike, një "tempull i braktisur," siç e quan veten poeti. Tani, Arapi "dorë për dorë me tragjedinë," mediton për çështje të zemrës, dhe duket se gjen prehje në temën e dashurisë, kudo e pranishme në këtë përmbledhje me pesëdhjetë e gjashtë vjersha.

Ky vëllim na jep një pasqyrë të veprës së Arapit në dhjetëvjeçarin e fundit të diktaturës, vjersha që, në një masë të madhe, mbetën të panjohura e të palexuara brenda Shqipërisë, ndonëse ishin botuar në Prishtinë nga Ali Podrimja më 1991, si një variant fillestar me titullin *Dafina nën shi*. Edhe pse Arapi është i admiruar nga një masë e madhe lexuesish, mbetet për t'u parë nëse bashkatdhetarët e pafat të këtij poeti, në këtë prag e në këto fillime të shpërbërjes shoqërore e kulturore në Shqipëri dhe nën hijen e apokalipsit në Kosovë, do të kenë në këtë kohë aq qetësi shpirtërore dhe energji sa për t'u ndalur në faqet e këtij libri e për të shijuar përsiatje të tilla plot ndjenja malli të thellë.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.4
Vjeshtë 1993

Ali Podrimja
*Buzëqeshja në kafaz. Das Lächeln im Käfig.* Përktheu nga shqipja Hans-Joahim Lankshi. Klagenfurt. Wieser Verlag. 1993. 129 faqe.

Kosova, Pllaja e paqetë e Mëllenjave këngëtare në pjesën jugore të ish-Jugosllavisë, mbetet ende në një masë të madhe një *terra incognita* për letërsinë evropiane, ndonëse ka nxjerrë nga gjiri i vet poetë të shkëlqyer për një periudhe të shkurtër të lulëzimit të kulturës shqiptare atje. Që nga rënia e ministrit të tmerrshëm serb Aleksandar Rankoviq në korrik 1966 e deri në shtypjen e përgjakshme të lëvizjes së vitit 1981 për barazi e për statusin e republikës, Kosova gëzoi për një kohë tepër të shkurtër një periudhë përparimi dhe lirie relative. Pikërisht gjatë kësaj kohe, pasi i patën zënë frymën për dhjetëvjeçarë me radhë, kultura shqiptare e Kosovës arriti moshën e pjekurisë. Zuri fill në Prishtinë arsimi i lartë universitar, kurse veprimtaritë kulturore e botuese bënë hapa të mëdhenj përpara. Por që prej grushtit të shtetit të Sllobodan Milloshevqit në korrik 1990, kulturës shqiptare përsëri i kanë zënë frymën, madje me shtrëngim edhe më të madh.

Ndër shumë poetë, prozatorë e kritikë të guximshëm të atij brezi që hodhi farën e ideve evropiano-perëndimore në kulturën tradicionalisht fisnore të maleve të Shqipërisë së Veriut dhe fushave pjellore të Kosovës, është një shkrimtar që ka dalë dhe ka zënë vend si personalitet letrar i dimensionit botëror. Ali Podrimja ka mbetur, pas kaq vitesh, poet i shprehjes së kursyer poetike, poet i metaforave të ashpra, të rrepta e solide. Guri, gjarpëri, ujku, breglumi i largët, dhe kulla e gurtë e vetmuar larg shoqesh janë ato elemente që shfaqen dendur e lëvrijnë në vargun e tij. Vulë të pashlyeshme në veprën e këtij poeti, më shumë se çdo gjë tjetër, kanë lënë vuajtjet dhe pikëllimet e viteve të rinisë. I mbetur pa gëzimet e fëminisë si shumë të tjerë në Kosovë, dhe mbetur pa prindër që në moshë të re, Ali Podrimja pati pak mundësi për të shijuar gëzimet e jetës, dhe pak kohë për të marrë arratinë e për t'u lëshuar në flatrat e së madhërishmes. Më pas, i tronditur thellë prej vdekjes së të birit Lumi, Podrimja e sheh veten përballë mundësisë së një humbjeje tjetër tragjike, humbjes së vendit të vet. Poetit nuk i mbetet tjetër veçse të qëndrojë brenda një realiteti të egër e mbytës, kur mbarë populli i tij ka rëne viktimë e grykësisë së panginjur të ujkut.

Në verë të vitit 1992, qyteti i Mynihut e ftoi poetin për të kaluar disa muaj larg rrëmujës e rrëmetit, i veçuar në një vilë pranë liqenit të Shtarnberg-ut në Alpet e Bavarisë, një qëndrim ky çlodhjeje të përkohshme si dhe një mundësi për t'u shkëputur nga shqetësimet ballkanike, për të marrë frymë lirisht dhe, njëherazi, për të medituar për fatin e zymtë e të hidhur të popullit të vet:

*Zoti nuk ua kishte falur as bar*
*vetëm gjarpërinj*
*e gure*

Ishte kjo një periudhë shpërthimi të fuqive krijuese të një shkrimtari që sot është bërë përfaqësues letrar i popullit të vet në shkallë ndërkombëtare. Në poezitë e tij më të fundit, vetëpërmbajtja stoike e qetësia olimpike e Podrimjes ka marrë, jo papritur, një ngjyresë të një dimensioni të ri politik, çka më parë ishte anësore në veprën e tij. Vjersha të tilla si *Engjëlli i zi i Sarajevës* dhe *Udhëtimi me ujq* dëshmojnë jo vetëm për një ndjenjë ankthi e vetmie, por edhe për zemërimi që vlon ndaj indiferencës së Evropës.

Të dyzetegjashtë vjershat e botimit dygjuhësh (shqip/gjermanisht) të titulluar *Buzëqeshja në kafaz / Das Lächeln im Käfig* përbëjnë përmbledhjen e dytë të madhe të

poezive të Ali Podrimjes që sheh dritën në përkthim gjermanisht. Tani janë duke u përgatitur botime të veprave të tij në gjuhët angleze e frënge, që do t'u ofrojnë lexuesve nëpër botë mundësi të reja për të zbuluar një zë jokonformist e kryengritës, e një kulturë pak të njohur.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.4
Vjeshtë 1993

Visar Zhiti
*Kujtesa e ajrit. Poezi.*
Tiranë. Lidhja e Shkrimtarëve. 1993. 209 faqe.

Visar Zhiti është një nga shkrimtarët e talentuar të Shqipërisë së sotme, që ka vuajtur nga përndjekjet tmerruese pa kurrfarë arsyeje konkrete. I lindur në Durrës më 2 dhjetor 1952, bir i një aktori të skenës, ai u rrit në Lushnjë, ku përfundoi edhe shkollën e mesme më 1970. Më pas punoi si mësues në qytetin malor verior të Kukësit. Që në rininë e hershme Zhitin e pati tërhequr poezia dhe pati botuar disa cikle në organet periodike letrare. Në vitin 1973 ai ishte duke përgatitur për botim përmbledhjen *Rapsodia e jetës së trëndafilave,* kur në Pleniumin e 4-t famëkeq të Partisë së Punës shpërtheu fushata e goditjes së intelektualëve. Zhiti, babai i të cilit më parë kishte pasë rënë në konflikt me autoritetet, u përzgjodh si një nga kurbanet e fushës së artit për t'i futur frikën bashkësisë së intelektualëve. Dorëshkrimi i përmbledhjes me vjersha, që kishte dorëzuar më parë në redaksinë e shtëpisë botuese 'Naim Frashëri', u riinterpretua tani si një libër me gabime të rënda ideologjike, që nxinte "realitetin tonë socialist". Poeti nuk pati ç'tu thoshte hetuesve për të provuar pafajësinë e vet.

Pasi jetoi për pesë vjet me shpatën e Damokleut 'të popullit të tij' mbi kokë, Zhiti u arrestua më në fund më 8 nëntor 1979 në Kukës, ku puntonte si mësues. Më tej ai kaloi disa muaj në izolim të plotë. Gjatë kësaj kohe, për të ruajtur normalitetin e psikikës dhe shpirtit, krijoi me mend nëntëdhjetë e shtatë vjersha (në qeli ishin të ndaluara lapsi dhe letra). I dënuar në prill 1980 me dhjetë vjet burg për "agjitacion e propagandë", Zhiti u transportua në kaushën e Tiranës dhe prej andej në kampet famëkeqe të përqëndrimit, nga ku shumë talente nuk u kthyen më: në minierat e bakrit në Spaç të Mirditës dhe në kampin e acartë malor të Qafë-Barit pranë Fushë-Arrëzit. I liruar më 28 janar 1987, ai *u lejua* të punojë deri në fundin e diktaturës në një fabrikë tullash në qytetin e Lushnjës, ku kishte banuar më parë.

Në vjeshtë të vitit 1991 poeti plotësoi një ëndërr të tij duke kaluar një vit specializimi në Itali, duke shijuar për herë të parë aromën e lirisë. Tani Visar Zhiti është drejtori i shtëpisë botuese 'Naim Frashëri', pikërisht i asaj shtëpie që dikur e pati hedhur në kthetrat e atij fati.

*Kujtesa e ajrit*, vëllim prej nëntëdhjetë e tetë vjershash të denja, na shpie nëpër kollonat e diktaturës, brenda në kafkën e madhe të burgut. Këtu, në pjesën e parë të librit, poeti evokon gjithë tmerrin, neverinë, dëshpërimin dhe shpresën e atyre viteve të gjata. Vëllimi përmban dhe një cikël poezish të hapjes, përfshirë dhe atë të udhëtimeve të para në Itali dhe Austri. Ajo që e dallon poezinë e Visar Zhitit nga ato vëllime të tjera poetikë që mund të cilësoheshin si 'vargje të burgut' është respekti i thellë absolut për gjithçka njerëzore. Kjo kronikë tmerresh të kohës është pa farë fryme ligësie e urrejtjeje dhe pa atë tiparin kaq shqiptar - thirrjen e palëkundur për hakmarrje.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 67.4
Vjeshtë 1993

Zejnullah Rrahmani
*Udhëtimi arbdhetar. Roman*
Prishtinë. Rilindja. 1992. 271 faqe.

Romani *Udhëtimi arbdhetar* është një vështrim dhe hetim metaforik i thelbit të qenies shqiptare. Titulli është kuptimplotë sidomos për shqiptarët e Kosovës. Me të gjitha rrugët e kalvarit të tyre si komb të zëna e të mbyllura - as mund të ecin përpara, as të kthehen prapa e as të qëndrojnë në vend - Zejnullah Rrahmani hidhet në flatrat e fantastikes dhe mitikes, duke na shpënë në një kohë e vend ku realiteti dhe iluzioni shkrihen e bëhen njësh.

Letërsia e krijuar nga Zejnullah Rrahmani, që ka lindur në fshatin Ballovc në veri të Kosovës më 1952, është një përzierje e shkrirje e prozës me poezinë, kurse disa nga shkrimet e tij janë vërtetë art i shkallës së lartë. Tema themelore e Rrahmanit ka qenë gjithmonë rezistenca shqiptare, jo vetëm kundër sundimit dhe agresionit të sotëm serb, por në një kuptim më të përgjithshëm, si vullnet i shqiptarëve si popull për të mbijetuar e për të shpënë etnosin e tyre drejt një të ardhmeje më të sigurt. Për trajtimin poetik nga Rrahmani të identitetit shqiptar ka qenë romani i hershëm *Zanoret e humbura* (Prishtinë 1974), *E Bukura e Dheut* (Prishtinë 1977), e frymëzuar nga përralla shqiptare me të njëjtin emër, si dhe romani 510-faqesh *Sheshi i Unazës* (Prishtinë 1978). Profesor Rrahmani jep teorinë e letërsisë dhe aktualisht është dekan në Universitetin e Prishtinës, tani ilegal pas mbylljes me dhunë nga ushtarakët serbë më 1992. Bashkë me shkrimtarin po aq eksperimental Anton Pashku, Zejnullah Rrahmani konsiderohet si një nga stilistët më në zë të prozës bashkëkohore shqiptare në Kosovë.

Ndërsa lexuesi brenda Shqipërisë me këmbë në tokë mund t'i pëlqejë apo mund të mos i pëlqejë fantazimet nacionaliste të Rrahmanit, për lexuesit shqiptarë në Ish-Jugosllavi, ashtu si për këdo tjetër në rrëmujën ballkanike që është mbërthyer më shumë se kurrë nga ideja e identitetit të vet kombëtar, me siguri është ndryshe, ai u hyn atyre me dëshirë.

*Udhëtimi arbdhetar* është roman i një përmase historike, për një arsye krejt tjetër. Ka shumë të ngjarë të hyjë në histori si romani i fundit i botuar nga shtëpia botuese *Rilindja* në Prishtinë, e cila ka botuar mbi 90 për qind të librave dhe periodikëve në gjuhën shqipe në atë që dikur ishte Jugosllavi. Tani, shqiptarët nuk lejohen më të shkelin në ndërtesën e Rilindjes në qendër të qytetit. Ashtu sikundër universiteti, shkollat e mesme shqiptare, radioja dhe televizioni, edhe ky institucion i nderuar i kulturës në gjuhën shqipe është shuar me egërsi nga autoritetet e Beogradit. Se spastrimi etnik mund të bëhet edhe pa u ndjerë e pa gjak, apo jo?

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 68.1
Dimër 1994

Jorgo Bllaci
*Zërat e natës. Poezi*
Tiranë. Lidhja e Shkrimtarëve. 1993. 207 faqe.

Jorgo Bllaci është një poet me prirje klasike, vargu i lëmuar dhe magjepsës i të cilit mbeti i fshehur për publikun gati një çerekshekulli. I lindur në Gjirokastër më 1938, ai pat punuar si mësues i thjeshë dhe përkthyes para se të arrestohej e të burgosej në fillim të viteve gjashtëdhjetë. Bllaci ishte një nga ato kokat e turkut që u sakrifikuan aso kohe nga Partia e Punës e Shqipërisë për të frikësuar shtresën e intelektualëve e për ta nënshtruar. Pas lirimit më 1967, pushteti komunist 'i bëri një të mirë', e lejoi të nxirrte bukën e gojës si punëtor ndërtimi; vetëm më 1990 ai mundi të dalë në sipërfaqe si shkrimtar. Ja përse është kënaqësi e dyfishtë të kemi në dorë këtë vëllim pas kaq vitesh heshtjeje të plotë. *Zërat e natës* na jep një tufë vjershash elegante e të rrjedhshme të shkruar nga poeti midis viteve 1957 dhe 1990.

Në rini, gjatë periudhës së aleancës sovjeto-shqiptare, Jorgo Bllaci pati mundësinë të studiojë rusishten, gjuha që aso kohe u hapte shqiptarëve të vetmen dritare për të parë botën e jashtme. I zhytur thellë në vizionet poetike të Pushkinit, Ljermontovit dhe Eseninit, Jorgo Bllaci tani e sheh veten ndër të fundit me këtë formim në kulturën shqiptare. Forma dhe metri klasik i një pjese të mirë të gjashtëdhjetë vjershave origjinale të përfshira në këtë përmbledhje janë refleks i njërit prej atyre ndikimeve të pakta pozitive që Nëna e Shenjtë Rusi pati mbi Shqipërinë.

Si shtojcë lirike në vëllimin *Zërat e natës* vijnë përkthimet e zgjedhura bukur nga poeti kinez (Du Fu), poetë persianë (Rumiu, Saadiu), rusë (Pushkini, Blloku, Esenini), ukrainas (Shevçenko), polakë (Tuvimi), grekë të sotëm (Sollomosi, Zallokostasi, Paraskosi, Kristalisi, Pallamasi), italianë (Karduçi), gjermanë (Hajne, Gëte), britanikë (Bërnsi, Kitsi, Bajroni) dhe amerikanë (Longfellou, Frosti). Edhe poezitë origjinale, edhe përkthimet e sakta e të kujdesshme, e dëshmojnë Bllacin si poet me tingëllim e ndjershmëri të thellë, të patrëmbur nga nata e gjatë e harresës.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 68.1
Dimër 1994

Ismaïl Kadaré
*Clair de lune. Récit* [= Natë me hënë. Tregim]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1993. 133 faqe.
*La Grande Muraille, suivi de Le Firman aveugle. Récits* [= Muri i Madh, bashkë me Qorrfermani. Tregime]. Përkth. Jusuf Vrioni.
Paris. Fayard. 1993. 137 faqe.

Kur u botua së pari në Shqipëri në janar 1985, *Natë me hënë* shkaktoi një farë skandali. Ishte ky një nga rastet e rrallë në kohën e diktaturës që Ismail Kadareja guxoi të trajtontë një temë aktuale. Me që Shqipëria staliniste nuk ishte nga ato vende që të shquhej për tolerancë në ndonjë fushë, duhej treguar kujdes i madh po të shkelje në fushën e minuar të realitetit social, e sidomos në ato anë të jetës që kanë të bëjnë sadopak me seksin. Prozën shqiptare me tema aktuale deri atëherë e përbënin panegjirikët e zakonshëm për ndërtimin e shoqërisë së përkryer komuniste dhe për kthimin e punëtorëve dhe intelektualëve në fenë e re të detyrueshme. Kadare zgjodhi një temë që, në vështrim të parë dukej si pa rrezik. Emanicipimi i gruas nga zgjedha e shoqërisë patriarkale kishte qenë në fund të fundit një nga qëllimet e mëdha të partisë në fund të viteve gjashtëdhjetë. Ç'vend kishte morali mikroborgjez në një shoqëri socialiste?

Gjatë rrugës për në shtëpi në një natë me hënë, së bashku një të njohurin e saj, Mariana lëshon me zë pyetjen në se dashuria është ndjenjë më e fortë tek burrat se sa te gratë. Por shoqëria e afërt e saj fillon të dyshojë për këto trallisje në të vërtetë naive të saj dhe, në një atmosferë të rënduar thashethemesh, zilie e ligësie, mbi të nis e bie i gjithë ingranazhi i kontrollit të shoqërisë. Në një 'mbledhje' të organizuar të repartit të punës ku ajo bënte pjesë, diskutimi shkon tepër larg dhe Marianës i kërkojnë në sy të të gjithëve të paraqesë një çertifikatë mjekësore për të vërtetuar se është e virgjër, si prova përfundimtare se ka akoma qëndrim të 'shëndoshë' moral në shoqëri.

*Natë me hënë* u ndalua pak muaj pas botimit, jo aq për trajtimin larg e larg të çështjeve të seksit, se sa për pasqyrimin me realizëm të thellë të egërsisë me të cilën ingranazhi i 'mbledhjeve' famëkeqe të kolektivave punonjës në atë kohë (që edhe sot kur e kujtojnë, i bën shpirtrat të dridhen), arrin të shkatërrojë jetën e individit të pafajshëm.

Nga këto që thamë del qartë se *Natë me hënë* nuk është vetëm një pohim me natyrë politike. Këta dy-tre vjetët e fundit pas rënies së diktaturës kanë treguar se shoqëria shqiptare, e lidhur ngushtë dhe e mbrujtur thellë me vlera tradicionale patriarkale të cilave u nënshtrohet, është dhe mbetet në themel intolerante. Kufizimet shoqërore mbi gruan dhe mbi sjelljet seksuale janë tipare të kësaj shoqërie, që i ka kapërcyer caqet e ideologjisë politike. Duke qenë kështu, një ribotim i kësaj vepre në gjuhën shqipe nuk do të bënte dëm.

Në një vëllim të veçantë, Kadareja u jep lexuesve të frëngjishtjes dy tregime të tjerë: *Le Grande Muraille* [= Muri i Madh] dhe *Le Firman aveugle* [= Qorrfermani], ku në të dyja kemi përzierjen e parapëlqyer prej autorit të prozës historike më alegorinë politike.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 68.2
Pranverë 1994

Lazër & Josef Radi
*Muret e muzgut. Poezi.*
Tiranë. Lilo. 1993. 160 faqe.

Në këto kohë Shqipërisë mund t'i mungojnë shumë gjëra, por jo poetët. Shqiptarët si popull, qoftë në Shqipëri, qoftë në Kosovë e në Maqedoninë Perëndimore, janë të lidhur gati-gati në mënyrë mistike pas gjuhës e pas poezisë së tyre. Atje, janë të paktë ata që mund të kenë dëshirën dhe durimin për të lexuar romanet vendas, por nuk është kurrësesi rast i rrallë po të dëgjosh se punëtorë të varfër fabrikash apo bujq të thjeshtë shpenzojnë ç'u mbetet nga pagat e tyre nevojtare për një libër me vjersha. Ky është një vend ku intelektuali, i cfilitur nga një gjysëm shekulli burgimi e internimi, prapëseprapë gjen kohën dhe prehjen për t'iu kushtuar kënaqësive që sjell poezia, apo fuqinë për të botuar një vëllim me vjersha pas një kalvari të tillë të papërshkrueshëm.

Lazër Radi, i cili ka lindur në Prizren më 1916, u rrit në Shkodër dhe ka mbaruar studimet për drejtësi në Romë gjatë Luftës së Dytë Botërore, kaloi *dyzetegjashtë* vjet të jetës së vet në burgje dhe kampe internimi të Shqipërisë dhe mbeti gjallë. Ai qe arrestuar për arsye politike në nëntor 1944, në po atë muaj që quhej i 'çlirimit', dhe u lirua vetëm pas rënies së diktaturës.

Në vëllimin e tij të parë poetik të botuar, *Muret e muzgut,* Lazër Radi paraqet një cikël meditativ prej pesëdhjetekatër vjershash të shkruara nga nëntori 1945 deri në shkurt 1991, shumë prej të cilave qenë ruajtur për vite me radhë në një qese plastmasi të fshehur nën tokë - poezi '*underground*' në kuptimin më të kthjellët të fjalës. Ato janë përsiatje poetike prekëse e emocionuese të mbrujtura me ankth, vuajtje e shpresë.

*Muret e muzgut* është një përmbledhje e veçantë në disa pikëpamje. Në të vërtetë kemi dy vëllime në një, sepse përmban poezin e babait dhe të birit. Jozef Radi pat lindur në janar 1957 dhe e kaloi në fakt gjithë jetën duke u rropatur nga një kamp i ndyrë përqendrimi në tjetrin. Në regjimin e Enver Hoxhës, pas arrestimit politik të një personi, vinte zakonisht internimi apo përndjekja e tërë familjes, madje deri te kushëriri i dytë. Kësisoj që Jozef Radi pati lindur si skllav në një shoqëri të ashtuquajtur pa klasa, duke mos patur asgjë përveç emrit, gjuhës dhe ëndërrave të tij. Shtatëdhjetetre vjershat e Jozef Radit, të rënditura në tre cikle, ndjehen të plota në këtë përmbledhje dhe janë një provë e mjaftueshme për talentin e një shkrimtari që nuk është më nën hijen e babait të tij më të shquar.

Lazër dhe Jozef Radi nuk janë veçse dy nga emrat e një aradhe poetësh e shkrimtarësh që po çelin një kapitull tjetër në letërsinë shqiptare, atë pas apokalipsit.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 68.3
Verë 1994

Dritëro Agolli
*Pelegrini i vonuar. Poezi*.
Tiranë. Progresi. 1993. 270 faqe.

A nuk qenkan ngopur lexuesit me Dritëro Agollin, që ishte kryetari i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të kontrolluar nga partia për periudhën nga spastrimi i liberalëve më 1973 e deri në fundin i diktaturës më 1990, dhe që ishte kreu e qendra e vëmendjes e sistemit zyrtar të funksionimit të letërsisë së Shqipërisë komuniste, e, për më tepër, që është bërë edhe politikan drejtues i Partisë Socialiste në opozitë sot? Punë të errëta këto, do të thonin kundërshtarët dhe kritikët e tij, të errëta jo vetëm duke u nisur nga ndërprerjet e përditshme të energjisë elektrike në kryeqytetin shqiptar, por edhe për gjithë atë baltë që hidhet brenda e jashtë parlamentit shqiptar.

Jo, e vërteta është se lexuesit nuk janë ngopur me Dritëro Agollin dhe ende presin prej tij. Dritëro Agolli, prozator dhe poet i tokës, është një zë i rrallë humanizmi dhe sinqeriteti në letrat shqiptare. Ai është një poet që, pavarësisht nga rrethanat e jetës publike, ka mundur t'i mbesë besnik vetëvetes dhe lexuesve të tij.

*Pelegrini i vonuar* është i pari vëllim me vjersha i Agollit pas vëllimit *Udhëtoj i menduar* të vitit 1985, dhe i pari ndër librat e tij të shkruar pa u përgjuar nga syri i censorit të padukshëm. Është një përmbledhje që të le mbresa të mëdha e të thella, me 217 vjersha të pabotuara më parë, në të cilat ndeshemi me një kapitull të ri, jo vetëm në jetën e poetit, por edhe në luftën e popullit të tij për të mbijetuar.

Do të duhen vite që shqiptarët të marrin veten pas aq dekadash izolimi, egërsie e terrori që përjetuan nën regjimin surrealist të Enver Hoxhës. Ashtu sikundër ndodh me viktimat e një aksidenti të papritur rrugor, ata vetëm tani po zgjohen, dalëngadalë e me dhëmbje, për të ndjerë e për të kuptuar se ç'goditje kishin marrë dikur. Poetit të moshuar i mbetet të marrë pjesëzat e jetës e t'ia fillojë nga e para.

"*Unë jam prej kohësh pelegrin,*
*Udhëtar në vendin e shpresës së thyer,*
*Jam ndarë pa dashur nga karvani im*
*Mes shtigjeve nga vapa e shirat gërryer.*"

Në një shënim në fund, Agolli rrëfehet: "*Për poetët e brezit tim erdhi koha e zhgënjimeve dhe e dilemave, erdhi koha e peshimit të atij materiali që e prodhuam, pa e harruar dhe pa e mohuar atë të bukur dhe humane që kemi sjellë tek njerëzit. Por ajo kështjellë idesh dhe idealesh që e kemi besuar, ku përgjithësisht e ku pjesërisht, pothuaj se u rrëzua dhe në muret e saj digjen zjarret e ëndrrave tona. Këto zjarre zgjojnë një poezi të një lloj tjetër...*"

Nëse të kuptuarët e së kaluarës i mundëson njerëzit si të merren me të sotmen e si të përgatiten për të ardhmen, Dritëro Agolli - buka e poezisë, siç shprehet një poet i ri kohët e fundit - me siguri do t'i ndihmojë shqiptarët të kalojnë traumën kolektive që ka pësuar kombi i tyre.

botuar në *World Literature Today* [Letërsia Botërore Sot] 68.3
Verë 1994

Rexhep Qosja
*La mort me vient de ces yeux-là* [= Vdekja më vjen prej syve të tillë]. Përkth. Christian Gut. Paris. Gallimard. 1994. 321 faqe.

Kanë kaluar tashmë njëzet vjet që nga botimi i parë i *Vdekja më vjen prej syve të tillë* të Rexhep Qoses, i cili ndoshta është punimi në prozë më i fuqishëm dhe më tërheqës i dalë nga Kosova, që nga lindja e letërsisë shqiptare atje. Romani, ose siç me të drejtë autori e quan "trembëdhjetë tregime që mund të bëjnë një roman", u shkrua në vitet pas Pleniumit të Brionit në korrik 1966, i cili i dha fund sundimit të zëvendëskryetarit jugosllav Aleksandar Rankoviq (1909-1983) dhe që lejoi ata 2-3 milionë shqiptarë në Jugosllavi të merrnin frymë disi më lirisht.

*Vdekja më vjen prej syve të tillë* është një roman fiktiv për mësuesin dhe shkrimtarin Xhezair Gjika, të cilin e kanë zënë me një rrjetë të frikshme intrigash politike dhe tradhëtie. Romani është gjithashtu një analizë letrare e kohës së zymtë të Rankoviqit. Gjika ka fatin e intelektualit në një shtet totalitar. Ai përndiqet, merret në pyetje dhe torturohet nga policia sekrete. Krimet e tij qëndrojnë në të shkruarit 'jo-konform' si dhe në një ëndërr të cilën gabimisht ia tregoi një miku.

Shkrimtari Rexhep Qosja (l. 1936) është një nga kritikët letrarë më të shquar dhe më prodhimtarë në Ballkan. Si akademik dhe drejtor i dikurshëm i Institutit Albanologjik të Prishtinës, Qosja është autor antologjish dhe monografish të shumta me vlera shkencore, duke përfshirë këtu edhe tre vëllimet e historisë së letërsisë shqiptare për periudhën romantike. Monografia e tij e fundit prej 500 faqesh *Populli i ndaluar*, Prishtinë 1990, është një kronikë e shpresave dhe ankthit të Kosovës në një Jugosllavi në shpërbërje e sipër. Tani si një figurë atërore për kombin, Qosja mbështet kundërshtimin paqësor të sundimit kolonial serb, por ky duhet të jetë më aktiv, se sa rezistenca pasive e propaganduar nga presidenti Ibrahim Rugova dhe qeveria kosovare në mërgim.

Përkthimi në frëngjisht i këtij romani nga Kristian Gyt, i plotësuar me një parathënie nga Ismail Kadare, është përkthimi i parë në perëndim i një punimi të rëndësishëm nga proza shqiptare e Kosovës dhe si i tillë u pritet mirë. Për autorin ishte e pamundur të shkonte në Paris për të paraqitur librin e tij, pasi i është ndaluar të largohet nga Kosova. Pas vajtjes së tij, vitin e kaluar në Tiranë, qeveria e Beogradit konfiskoi pasaportën e Qoses, ashtu sikundër vepron dhe me tërë intelektualët në Kosovë, që guxojnë të largohen pa vizën e daljes serbe, të cilën duhet t'a kenë siguruar detyrimisht.

Në mars 1994, profesor Qosja asistoi në një nga aktet e fundit barbare të asgjësimit të vetëdijshëm të kulturës shqiptare në Kosovë, ku dhe u keqtrajtua. Autoritetet e Beogradit, pasi mbyllën radion, televizionin, arsimin e lartë për shqiptarët, që janë shumica, hapën lajmin se u nevojitej rastësisht edhe godina e Institutit Albanologjik në Prishtinë. Studiuesit dhe nëpunësit e Institutit kishin punuar pa u kursyer gjatë tri viteve të fundit, të privuar jo vetëm në pagesë por edhe në ngrohje dhe në ndriçim. Në 8 mars, një njësi para-ushtarake serbe, duke hyrë me dhunë brenda në ndërtesë, rrahu dhe dëboi punonjësit, midis të cilëve Rexhep Qosen, në praninë e policisë (serbe). Arestimet dhe torturat arbitrare edhe sot vazhdojnë në përmasa të mëdha.

Duke e konsideruar vazhdimësinë e represionit në Kosovë tashmë më intensive dhe më sistematike se në kohën e Rankoviqit, *Vdekja më vjen prej syve të tillë* e Rexhep Qoses ka marrë dimensionet e vërteta të një profecie të vetëpërmbushur.

Një ditë në Prishtinë. Rrëfim i një mysafiri

Meqenëse jam albanolog, gjithnjë vij me kënaqësi në Prishtinë. Këtu nuk e përjetoj frymëzimin e shokut kulturor të Tiranës e as bukurinë apo qytetërimin e ndonjë kryeqëndre evropiane, megjithatë, ky qytet e ka një hijeshi të vetën, që tani sikur e ka marrë të tatëpjetën. 'Grandi' ka parë edhe ditë më të mira. Rrënimi i ekonomisë kosovare vërehet në çdo skutë të hotelit, dhe ka vite që katër nga pesë yjet e tij do të duheshin hequr. Sidoqoftë, unë këtu gjithnjë ndjehem si në shtëpi. 'Grandi' dukej çuditërisht i qetë, pas udhëtimit dërrmues me autobus nga Beogradi i shëmtuar. Kënaqësia dhe malli për të folur shqip m'u shuan sapo kumboi përgjigja e sjellshme, por e prerë e recepcionistit: "Molim?". U morëm vesh anglisht.

Pas disa orësh po shikoja qartë të vërtetën e hidhur. Çdo gjë ishte siç thoshin gazetat gjermane. Pothuaj tërë punëtorët shqiptarë ishin përjashtuar dhe ishin zëvendësuar me serbë. T'i pyesja ata të recepcionit për këtë, apo të paktën, të shprehja hidhërimin tim për një akt të tillë barbar? Mos vallë sjellja ime do të merrej si provokim apo naivitet? Të kërkoja hotel tjetër? 'Bozhuri' me siguri ishte katandisur njëlloj, ndërkaq bujtinën, plotë përplot me udhëtarë e shtëllunga duhani, as që mund ta përfytyroja në qendër të Prishtinës. "Ti je i huaj," thashë me vete, "sapo ke ardhur në Jugosllavi dhe nuk bën t'i fusësh hundët në politikën ballkanike."

Në 'Grand' mbretëronte qetësia. Kolltuqet e veshura me lëkurë të zezë, vazot me lule artificiale, disa njerëz të ulur pranë barit dhe një zyrtar që po lexonte gazetën. Në dukje ishte si çdo hotel tjetër i madh. "Vallë a dinë gjë?" pyesja veten. Dhe, po ta dinë, a thua ç'mendojnë? Është qetësi dhe gjithçka më duket e zakonshme. Nuk u ndjeva mirë dhe dola të ecja.

Ndryshe nga ndërtesa e hotelit dhe rrethina e tij, restoranti i 'Grandit' sikur ka ruajtur diçka nga hijeshia e dikurshme. Mbi tavolinë ka lule, ndriçimi është pothuaj romantik, pianisti i veshur me kostum të zi i bie melodisë *Strangers in the night*, çiftet dhe grupet e vogla të mysafirëve të veshur mirë hanë, pijnë dhe dëfrehen. E tillë mund të ishte kudo kjo darkë, qoftë edhe në Amerikë. Shërbyesit ishin të sjellshëm, edhe pse vetëm njëri fliste shqip. E lexoja listën e gjellërave me emrat e ngatërruar në disa gjuhë. Vetëm emrat në serbisht kishin çmime. E pyeta kamarierin mos ishte pa para ushqimi i shënuar në shqip dhe në anglisht, që ta bëja të qeshte. "Jo," tha ai. Siç jam kokëshkretë, ia dola në krye të porosis në shqip darkën dhe verën. Po e dëgjoja melodinë në piano dhe kundroja fytyrat e njerëzve, kur përnjëherësh konstatova se të tërë po flisnin serbisht. Në restorant s'kishte asnjë shqiptar. Vallë, shqiptarëve, 90% e popullsisë së Kosovës, u ishte ndaluar të hynin në 'Grand'? Apo këta e bojkotonin hotelin? Nuk e dija. U ndjeva njëkohësisht i zemëruar, i zhgënjyer dhe i pafuqishëm. Me siguri nuk do të isha futur në një restorant që s'i qas zezakët apo çifutët dhe u ndjeva aq keq sa nuk mundja ta gëlltisja kafshatën. Si mund të ndodhte diçka e tillë? Tek e fundit, ishte viti 1991, e jo 1936.

Duke i parë mysafirët që darkonin e qeshnin me njëri-tjetrin, pa ia vënë veshin gjëndjes që po ma ndizte kokën, m'u fanit fantazma e Gjermanisë naziste. M'u bë sikur jam në një restorant lluksoz të anës perëndimore të Berlinit, diku në vitët tridhjetë, dhe dëgjohen tingujt e melodisë në një hotel që është *judenfrei*, i ndaluar për çifutët. Po me këta hapa të vegjël, të qetë dhe banalë, siç është përjashtimi i punëtorëve, duhet të jetë pastruar edhe shoqëria gjermane nga çifutët. Në fytyrat e mysafirëve të 'racës së pastër' me siguri duhet të shkëlqejë po kjo shprehje e injorancës. "Po të fluturon mëndja," thashë me vete. Ky është viti 1991 e jo 1936, këta njerëz thjesht po hanë darkë dhe mund të jenë njerëz të rëndomtë, të mirë. Do të doja të dija më mirë serbisht e t'ua lexoja mendimet, ta kuptoja të pakuptueshmen. Fundi i fundit, ata këtu ecin, në këtë vend marrin frymë. Me siguri e dinë se 60 mijë njerëz janë të papunë nga faji i vetëm pse janë shqiptarë. Si mund të hanë aq qetësisht? Mos vallë ekziston një shtet fashist në vitin 1991, vetëm dy orë me aeroplan nga

shtëpia ime? A është e mundur kjo?

Në ato çaste, kur isha mbushur plot me mllef, urrejtje dhe hutim, m'i zuri syri disa kryqe të qëndisura në jakat e kamarierëve, kryqe të çuditshme që për herë të parë i kisha parë në afishet nacionalistë në mes të Beogradit dhe, më vonë, të vizatuar me ngjyrë të zezë nëpër mure e në ashensorin e hotelit. S'kish si të mos ta kujtonin një kryq tjetër të zi.

maj 1991

botuar anglisht në: *Index on Censorship* [= Indeks mbi Cenzurën], Londër, 21.9 (1992), f. 12-13.
botuar gjermanisht në: *Pogrom, Zeitschrift für bedrohte Völker* [= Pogromi, Revistë për Popuj të Rrezikuara], Gëtingen, 165 (maj/qershor 1992), f. 32-33.
botuar shqip në: *Ora*, Prishtinë, 06.06.1991, dhe në *Bashkimi*, Tiranë, 13.07.1991.

përkthyer nga Lindita Aliu

# Një kulturë - dy realitete
## Rëndësia e letërsisë kosovare për Shqipërinë

Nuk ka dyshim se shqiptarët kudo në Ballkan flasin gjuhën e tyre të përbashkët dhe, si rezultat, kanë kulturën e përbashkët, ndryshimet krahinore të së cilës veçse e begatojnë atë. Megjithatë, tani mund të shtrohet teza e ekzistencës, jo e një, por e dy letërsive shqiptare ose të paktën e një letërsie me dy realitete.

Gjysmëshekulli i fundit, periudë më të rëndësishme të historisë së zhvillimit të Shqipërisë, ka qenë periudha e ndarjes. Flirti politik midis partisë komuniste jugosllave dhe partisë komuniste shqiptare përfundoi në një tërmet që tundi gjithë botën shqiptare, duke e ndarë në copa. Kështu u krijua drama e saj e madhe, aktet e së cilës luheshin njëkohësisht.

Me çlirimin e Shqipërisë nga diktatura, me shpërthimin e luftës në ish-Jugosllavi, një luftë e cila bëhet afër, shumë afër Kosovës, me rritjen e nacionalizmit dhe acarimin e marrëdhënieve midis vendeve të Ballkanit, ideali i ribashkimit të popullit shqiptar merr një rëndësi të veçantë. Nga një ideal i ëndërruar u bë sërish shpresë konkrete. Por realizimi i bashkimit politik, tani për tani, duket një çështje tepër delikate dhe plot rreziqe. Mundësia e bashkimit duhet trajtuar me qetësi, me kujdes dhe me largpamësi.

Mirëpo, ekziston një fushë tjetër bashkimi, ndoshta po aq e rëndësishme, në mos më tepër, e cila mund të realizohet mjaft shpejt dhe pa rreziqe. Është bashkimi kulturor i shqiptarëve.

Bashkimi kulturor në ansjë mënyrë nuk duhet të sjellë me vete rrafshimin e gjërave, as dhe uniformitetin. Përkundrazi, kultura shqiptare, le të ketë sa më shumë ndryshueshmëri, sa më shumë kundërshtime. Rrafshimi, kjo ambicje partiake, ëndrra delirante e shokut Enver, takohej shpesh në Shqipëri. Shkrimtari Anton Pashku e përshkroi bukur në romanin '*Oh*' nga ku po e citojmë:

> "*Do të ketë vetëm nji shtypshkronjë, e cila do të botojë vetëm nji abetare, vetëm nji libër leximi, vetëm nji libër të historisë, vetëm nji libër të filozofisë, vetëm nji tregim... vetëm nji dramë, vetëm nji sonet... vetëm nji gazetë të përditshme... do të ketë vetëm nji radiotelevizion, i cili do të emitojë vetëm nji kangë... vetëm nji lajm, vetëm nji informatë... vetëm nji vështrim, vetëm nji kritikë letrare...*"

Nëse do të duhet sa më shumë ndryshueshmeri, ç'do të ishte atëhere bashkimi kulturor? Për mua ai duhet të jetë zbulim, një zbulim i vërtetë. Shqiptarët e Republikes së Shqipërisë, të cilët jetuan për një kohë të gjatë, jo në Evropë, por, si të thuash, në një shkretëtirë të një planeti tjetër, tani po prekin botën e madhe të jashtme. Ndërkohë vlen që ata të përvetësojnë arritjet e kulturës së shkruar në Kosovë.

Ç'ka Kosova për t'i ofruar dheut amë? Me siguri mendimet ndryshojnë. Në fushën e letërsisë, sipas meje, ka mjaft elemente që e pasurojnë mozaikun magjepës kulturor të Shqipërisë.

Në një kohë, kur intelektualet e Shqipërisë rrinin urtë, detyrimisht shumë urtë, ashtu të urtësuar, brënda mureve të Spitalit Psikiatrik me emrin Republika Popullore Socialiste e Shqipërisë, intelektualet dhe shkrimtarët e Kosovës zbuluan botën, shkruan dhe shprehën mendimet dhe ndjenjat e tyre në mënyrë pak a shumë të lirë. Bile kjo vetëkuptueshmëri e lirisë së fjalës në Kosovë përbën për mua ndihmesën kryesore. Por kultura kosovare nuk është vetëm kaq. Ajo na sjell gjithashtu mendime, guxim dhe eksperimente të shumëllojshme.

Nuk ka dyshim se gjatë njëzet vjetëve të fundit, librat më interesante të poezisë dhe të dramës shqiptare u botuan, jo në Tiranë, por në Prishtinë. Kritika letrare shqiptare e mirëfilltë, do të thosha, u botua ekskluzivisht në Kosovë. Edhe në fushën e prozës letrare u

bënë eksperimente të shumta, disa prej tyre, jo të gjitha, me një sukses të dukshëm, veçanërisht në adaptimin e rrymave kryesore të kulturës bashkëkohore evropiane dhe botërore në letërsinë shqipe.

Mund të jetë e kundërshtueshme, por, gjithmonë sipas meje, letërsia e Kosovës përbën atë urë shqiptare, që lidh rrugën e kulturës bashkëkohore të Evropës me vlerat e kulturës tradicionale shqiptare, të cilat u humbën, u shkatërruan gjatë viteve të diktaturës komuniste.

Populli i Shqipërisë ka për të mësuar shumë nga Kosova dhe kultura e saj. Gjithashtu edhe populli i Kosovës ka aq shumë për të mësuar nga dheu amë. Arritjet në prozën e gjatë dhe në poezinë e re janë të padiskutueshme. Shpresoj se ky zbulim i ndërsjelltë do të përfundojë në një pasurim të mëtejshëm dhe jo në rrafshim të kontraktuar.

Duke theksuar rëndësinë e letërsisë së Kosovës për Shqipërinë, unë e kam të qartë se nuk do të arrijë çdo gjë të sigurojë pëlqimin e lexuesit. Përdorimi i gjuhës herë-herë mund të duket i rëndë në Shqipëri, lexuesi i të cilës është mësuar ta shijojë fjalën. Disa nga figurat, nga pikëpamja e stilit, do t'i duken të dyshimta. Çdo lexues ka të drejtë të krijojë mendimin e vetë: ose do të pranojë ose do të refuzojë, por ajo që është kryesorja është të bindet edhe një herë se fjala shqipe ka mundësi të pafundme.

botuar shqip në rastin e *Javës Kulturore të Kosovës*, qershor 1993, në: *Rilindja*, Tiranë, 01.07.1993.

## SHËNIME PËR AUTORIN

Albanologu Robert Elsie u lind në Vankuvër [Vancouver] të Kanadasë më 1950. Ndoqi Universitetin e Kolumbisë Britanike [University of British Columbia] ku mbaroi studimet e filologjisë klasike dhe të gjuhësisë më 1972. Po n'atë vit, erdhi në Evropë me një bursë studimesh. Vazhdoi studimet e larta në Universitetin e Lirë të Berlinit Perëndimor [Freie Universität Berlin], në Shkollën Praktike e Studimeve të Larta [Ecole Pratique des Hautes Etudes] në Paris, në Institutin e Dublinit për Studime të Larta [Dublin Institute for Advanced Studies] në Irlandë, dhe në Universitetin e Bonit [Universität Bonn], në Gjermani, ku mbrojti doktoraturën më 1978. Që nga 1978, pati mundësi të vizitojë Shqipërinë disa herë në kuadrin e 'takimeve shkencore' midis Institutit të Gjuhësisë së Universitetit të Bonit dhe Akademisë së Shkencave të Shqipërisë. Gjithashtu mori pjesë disa vite me rradhë në Seminarin Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare në Kosovë. Pas studimeve universitare punoi për Ministrinë e Punëve të Jashtme gjermane në Bon. Është anëtar i Shoqatës së Evropës Juglindore [Südosteuropa-Gesellschaft] të Mynihut si dhe anëtar nderi i Shoqatës së Shkrimtarëve të Kosovës. Jeton larg rrëmujës e rrëmetit në një fshat malor të Gjermanisë.

Në fushën e albanologjisë, përveç reçensave dhe artikujve të shtypit, ka botuar veprat anglisht dhe gjermanisht si më poshtë:

*The Albanian lexicon of Arnold von Harff, 1497* [= Fjalori shqip i Arnold fon Harfit, 1497].
në: Zeitschrift für Vergleichende Sprachforschung, Gëtingen, 97, 1 (1984), f. 113-122.

*The Bellifortis text and early Albanian* [= Teksti i Belifortis-it dhe shqipja e hershme].
në: Zeitschrift für Balkanologie, Berlin, 22. 2 (1986), f. 158-162.

*Dictionary of Albanian literature* [= Fjalor i letërsisë shqiptare]. ISBN 0-313-25186-X.
(Greenwood Press, Nju Jork, Uestport & Londër 1986) 171 faqe.

*Migjeni. Freie Verse. Gedichte aus Albanien. Übertragen von Robert Elsie* [= Migjeni. Vargjet e lira. Poezi nga Shqipëria. Përkthyer nga Robert Elsie].
ISBN 3-925196-31-5.
(Schulz-Kirchner Verlag, Idshtain 1987) 70 faqe.

*Einem Adler gleich. Anthologie albanischer Lyrik vom 16. Jahrhundert bis zur Gegenwart* [= Si një shqiponjë. Antologji e poezisë shqiptare nga shekulli 16 deri me sot]. ISBN 3-487-08301-9.
(Georg Olms Verlag, Hildes'haim 1988) 303 faqe.

*Albania in the 'Anonymi Descriptio Europae Orientalis' (1308 A.D.)* [= Shqipëria në 'Anonymi Descriptio Europae Orientalis' të vitit 1308].
në: Zeitschrift für Balkanologie, Berlin, 26. 1 (1990), f. 24-28.

*Modern Albanian literature* [= Letërsia moderne shqiptare].
në: Albanien in Umbruch. Eine Bestandsaufnahme. Untersuchungen zur Gegenswartskunde Südosteuropas. Herausgegeben vom Südost-Institut. Schriftleitung Franz-Lothar Altmann. Band 28 (Mynih 1990), f. 247-292.

*Albanian literature in Greek script. The eighteenth- and early nineteenth century Orthodox tradition in Albanian writing* [= Letërsia shqiptare me shkronja greke. Tradita Ortodokse e shekullit të tetëmbëdhjetë dhe e fillimit të shekullit nëntëmbëdhjetë në letrat shqiptare].
në: Byzantine and Modern Greek Studies, Bërmingëm, 15 (1991), f. 20-34.

*Albanische Literatur und Kultur nach sechsundvierzig Jahren Sozialismus. Ein Zustandsbericht* [= Letërsia dhe kultura shqiptare pas dyzetegjashtë viteve të socializmit. Një raport mbi gjëndjen aktuale].
në: Südosteuropa, Zeitschrift für Gegenwartsforschung, Mynih, 11-12 (1991), f. 600-613.

*The earliest references to the existence of the Albanian language* [= Dokumentat më të hershëm për ekzistencën e gjuhës shqipe].
në: Zeitschrift für Balkanologie, Berlin, 27.2 (1991), f. 101-105.

*Evolution and revolution in modern Albanian literature* [= Evolucioni dhe revolucioni në letërsinë e sotme shqiptare].
në: World Literature Today, Norman Oklahoma., 65.2 (Pranverë) 1991, f. 256-263.

*Migjeni. Free verse. Translated from Albanian by Robert Elsie* [= Migjeni. Vargjet e lira. Përkthyer shqip nga Robert Elsie].
(8 Nëntori, Tiranë 1991) 117 faqe.

*Rezeption albanischer Literatur im deutschen Sprachraum* [= Njohja e letërsisë shqiptare në vendet gjermanfolëse].
in: Aspekte der Albanologie. Akten des Kongresses 'Stand und Aufgaben der Albanologie heute' 3.-5. Oktober 1988, Universität zu Köln. Herausgegeben von Walter Breu, Rolf Ködderitzsch und Hans-Jürgen Sasse. Balkanologische Veröffentlichungen, Band 18.
(Harrassowitz Verlag, Visbaden 1991), f. 167-174.

*The Scutarine Catholic contribution to the development of nineteenth-century Albanian literature* [= Ndihmesa katolike shkodrane për zhvillimin e letërsisë shqiptare të shekullit nëntëmbëdhjetë].
në: Buletini Katolik Shqiptar / Albanian Catholic Bulletin, San Fransisko, 12 (1991), f. 91-97.

*Two Irish travellers in Albania in 1322* [= Dy udhëtarë irlandezë në Shqipëri në vitin 1322].
në: Albanien in Vergangenheit und Gegenwart. Südosteuropa-Studien 48. Klaus-Detlev Grothusen, red. (Südosteuropa-Gesellschaft, Mynih 1991), f. 24-27.

*Albanian literature in English translation: a short survey* [= Letërsia shqiptare në përkthim anglisht: një vështrim i shpejtë].
në: The Slavonic and East European Review, Londër, 70. 2 (Prill 1992), f. 249-257.

*Albanian literature in the Moslem tradition. Eighteenth and early nineteenth century Albanian writing in Arabic script* [= Letërsia shqiptare e traditës myslimane. Letrat shqipe me shkronja arabe të shekullit të tetëmbëdhjetë dhe të fillimit të shekullit

nëntëmbëdhjetë].
in: Oriens, Journal of the International Society for Oriental Research, Laiden - Hollandë, 33 (1992), f. 287-306.

*Three poets of the golden age of Scutarine Catholic literature in Albania* [= Tre poetë të kohës së artë të letërsisë katolike shkodrane në Shqipëri].
in: Buletini Katolik Shqiptar / Albanian Catholic Bulletin, San Fransisko, 13 (1992), f. 97-101.

*Albanian Literature* [= Letërsia shqiptare].
in: Albanien. Südosteuropa-Handbuch. Band VII. Grothusen, Klaus-Detlev (red.). (Vandenhoeck & Ruprecht Verlag, Gëtingen 1993) f. 653-680.

*Albanian Theatre* [= Teatri shqiptar].
in: Albanien. Südosteuropa-Handbuch. Band VII. Grothusen, Klaus-Detlev (red). (Vandenhoeck & Ruprecht Verlag, Gëtingen 1993) f. 681-692.

*An Elusive eagle soars. Anthology of modern Albanian poetry. Edited and translated with an introduction by Robert Elsie. UNESCO Collection of Representative Works* [= Një shqiponjë e arratisur fluturon. Antologji e poezisë së sotme shqiptare. Botuar e përkthyer nga Robert Elsie. Përmbledhje e UNESCOs e Veprave Përfaqësuese].
(Forest Books, Londër & Boston 1993) 213 faqe.

*Benjamin Disraeli and Scanderbeg. The novel 'The Rise of Iskander' (1833) as a contribution to Britain's literary discovery of Albania* [= Benxhamin Dizraeli dhe Skënderbeu. Romani 'Ngritja e Skënderbeut' (1833) si ndihmesë për zbulimin letrar të Shqipërisë nga Anglia].
in: Südost-Forschungen, Mynih, 1993, f. 25-52.

*Gjergj Fishta. The voice of the Albanian nation* [= Gjergj Fishta. Zëri i kombit shqiptar].
në: Buletini Katolik Shqiptar / Albanian Catholic Bulletin, San Fransisko, 14 (1993), f. 104-113.

*Hydronymica Albanica. A survey of river names in Albania* [= Hydronymica Albanica. Një studim mbi emrat e lumenjve të Shqipërisë].
in: Zeitschrift für Balkanologie, Berlin, 30 (1994), 1.

*Albanian folktales and legends* [= Përralla dhe legjenda shqiptare].
(Naim Frashëri, Tiranë 1994) 223 faqe.

*The currents of Moslem and Bektash writing in Albania (1850-1950)* [= Rrymat e letërsisë myslimane dhe bektashiane në Shqipëri (1850-1950)].
në: Buletini Katolik Shqiptar / Albanian Catholic Bulletin, San Fransisko, 15 (1994). f. 172-177.

*History of Albanian literature. A survey of creative writing in Albanian from the beginning to the present day, including a selective bibliography* [= Historia e letërsisë shqiptare. Një pasqyrë e të shkruarit krijues në shqip që nga fillimi deri me sot, duke përfshirë një bibliografi selektive]. 1,057 faqe. në botim.